# DITURIA ISLAME

NUMER 234 | VITI 25 | JANAR 2010 | SEFER 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



Gerald Butt

## E kaluara Islame e Spanjës

Thomas A. Tweed

## Islami në Amerikë

Emine A. Vezaj

## “Anonimët” e BE-së dhe frika e Turqisë

Mirnes Kovaç

## Tokën ua morën, tani ua nxjerrin organet

Hüseyin Yücel

## A ishte Gëte mysliman?

Jusuf Islam

## Muzika, çështje e besimit apo thirrjes islame?

www.dituriaislame.net




**Thuaj: Thërrisni All-llah ose thërrisni Er Rrahman,**
**me cilindo që ta thërrisni (me këta dy emra),**
**emrat e Tij janë më të bukurit ...**
**EL-ISRA, 110**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA... AL-A'RAF, 180**










Me të kaluar pranë varrezave Bekij el Garkad, ai vuri re dy varre, ku ishin varrosur dy burra. Pejgamberi a.s. u ndal duke pyetur:" Ke e keni varrosur këtu sot"? I thanë: " Filanin dhe filanin". Pastaj i thanë: "O i dërguar i Allahut, për se është fjala"? (Pejgamberi a.s. u përgjigj) "Njëri prej tyre nuk ruhej nga urina, ndërsa tjetri bante fjalë" (për keqbërje). Pastaj mori një degë të njomë dhe e çau përgjysmë duke e ngulur në varr. Të pranishmit i thanë: "O i Dërguar i Allahut, pse e bëre këtë"? Ai tha: "Që tua lehtësojnë". I thanë: "O i dërguar i Allahut, deri kur do të dënohen këta të dy"? Pejgamberi a.s. u tha: "Kjo është fshehtësi që s'e di kush përveç Allahut, dhe, po të mos copëtoheshin zemrat tuaja dhe (po të mos shtohej) interesimi juaj për të mësuar edhe më tepër, do të dëgjonit atë që po dëgjoj unë". (Imam Ahmedi, hadithi nr. 21261)




DITURA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

"ZOTI NUK E NDËRRON GJENDJEN E NJË POPULLI, PËRDERISA AI POPULL NUK E NDËRRON GJENDJEN E VET..."
ER-RRAD, 13

# MINARET SFIDË CIVILIZUESE APO PROBLEM SIGURIE?!

*Organizimi i Referendumit nga Qeveria Zvicerane më 29 nëntor të vitit të kaluar, për ndalimin e ngritjes së minareve në hapësirat e këtij shteti, ka shqetësuar opinionin mysliman dhe më gjerë si dhe ka hapur debat të gjerë në medie përkitazi me këtë çështje. Reagimi i shteteve demokratike evropiane ishte i menjëhershëm, atje kritikohej dhe dënohej haptazi ky referendum i organizuar nga grupi i deputetëve të Unionit Demokratik të Qendrës (UDC) me profil të djathtë. Edhe gjigandët mediatik botërorë, si BBC, CNN, Washington Post, The New York Times dhe organizata si "Amnesty International", etj., kanë shprehur habinë përkitazi me qëndrimin dhe rezultatet e këtij referendumi, duke alarmuar se mos ky referendum do të bëhet shkak që edhe shumë vende të tjera evropiane të marrin një hap të tillë, që do të rrënonte e minonte në tërësi tolerancën fetare që kanë dëshmuar këto shtete për vite me radhë. Reporteri i BBC-së në Bernë, Foulkes Imogen, vlerëson se Referendumi është rezultat surprizë dhe është veprim i keq për qeverinë zvicerane, e cila frikësohet për trazira të mundshme nga komuniteti mysliman. Ai, në analizën e tij, thotë se votuesit, të shqetësuar për emigracionin në rritje - dhe për rritjen e Islamit - kanë injoruar këshillat e Qeverisë Zvicerane. Për Zvicrën, shteti që ka garantuar dhe rregulluar lirinë fetare me anë të ligjit, që deri sot mund të jetë shembull e model për shtetet e tjera demokratike, ky hap tejet i ngutshëm dhe i panevojshëm duket se ka lënë gjurmë të pashlyeshme në vazhdën e kulturës dhe civilizimit të këtij shteti. Shtrohet pyetja: Pse gjithë ky shqetësim dhe frikë e një pjese të Zvicrës nga ngritja e minareve?! Minaret janë të ndërtuara nga një material i betonuar, ato nuk flasin, nuk vrasin, as nuk prodhojnë dhunë, përkundrazi në to thirret pesë herë në ditë ezani " Hajja alel felah" –Ejani në shpëtim, në paqe e siguri, një thirrje që forcon stabilitetin dhe harmoninë fetare që ka gëzuar ky vend për vite me radhë deri më tash. Nga ana tjetër, pse dikush të ketë frikë nga siguria dhe shpëtimi! Megjithatë, mediet kanë ngritur shumë dilema se çfarë ka dashur Zvicra me këtë referendum dhe thjesht ku e shpien atë këto vendime. Ueb sajti www.mediatenor.com, në artikullin " Nga po shkon Evropa", për çudi, minaret i sheh si simbol të Islamit agresiv. "Votimi zviceran në referendum për ndalimin e minareve si simbol i Islamit agresiv, dhe votimi është një lëvizje antiislame për të ndaluar minare të reja. Valter Vobmann, president i komitetit iniciues, i ka deklaruar agjencisë së lajmeve "Reuters": " Ne vetëm duam ta ndalim islamizimin e mëtejshëm në Zvicër, pra Islamin politik. Njerëzit mund të praktikojnë fenë e tyre pa kurrfarë problemi". Myslimanët në Zvicër përbëjnë rreth 4.3% të popullsisë 7.5-milionëshe. Ishin të ngjashme reagimet evropiane pas shpalljes së rezultateve të referendumit, dhe një numër i madh njerëzish në Gjermani, Holandë dhe Britani, si edhe në Francë, - shprehën keqardhjen për rezultatet e referendumit. Kreu i komunitetit turk në Gjermani (TGD), Kenan Kolat, për të përditshmen "Berliner Zeitung" tha se vendimi ishte "shumë i keq", duke shtuar se të drejtat themelore të tilla, si liria fetare, nuk duhet të lejohen të nxirren në votim popullor.*

*Suedia ka kritikuar rezultatet e referendumit zviceran që miraton ndalimin e minareve në vend. Ministri i Jashtëm Suedez Karl Bildt, i quajti zgjedhjet një dëshmi paragjykimesh në mesin e popullatës zvicerane. Megjithatë, vështruesit vunë në pah se frika evropiane nga minaret nuk është proporcionale me përqindjen e myslimanëve në vende të ndryshme të kontinentit plak.*

*P.sh., Islami dhe myslimanët në komunitetin danez janë sfidë e civilizimit, e cila kishte qenë e referuar nga Mbretëresha Elizabeth II e Danimarkës në librin e kujtimeve të saj në vitin 2004. Ajo kishte shkruar: Islami është një sfidë për vlerat perëndimore dhe daneze.*

*Megjithatë, qëndrimi më i mirë është ai që ka kërkuar edhe Amnesty International, që ka thënë se votimi ka shkelur lirinë e fesë dhe shpreson që do të përmbyset nga Gjykata e Lartë zvicerane ose Gjykata Evropiane e të Drejtave të Njeriut. Dhe gjithashtu populli i Zvicrës duhej ta refuzonte këtë propozim të plotë, që do të ishte një sinjal i qartë se ata mbështesin barazinë e të drejtave për të gjithë që jetojnë në vend, sa kohë që dihet se liria e besimit fetar është një e drejtë themelore e njeriut dhe ndryshimin e Kushtetutës zvicerane për të ndaluar ndërtimin e minareve përbën qartë shkelje të të drejtave të myslimanëve të vendit. S'duhet harruar se Islami është feja e dytë më e madhe në Zvicër pas Krishterimit, dhe se pasuesit e saj përfaqësojnë mbi 4 për qind të popullsisë së vendit. Gjithashtu se të krishterët lokalë, prijësit hebrenj dhe myslimanë kanë bashkuar forcat për të hedhur poshtë edhe një ndalim në minare.*

*Jehona e këtij referendumi përbën një kërcënim të drejtpërdrejtë ndaj marrëdhënieve paqësore midis feve dhe pengon përpjekjet e myslimanëve në Zvicër, që të integrohen me pjesën tjetër të popullsisë.*

*Mr. Rexhep Suma*



# FETARE

Sabri Bajgora

## Komentimi i kaptinës “Et-Tekvir”

Kaptina “Et-Tekvir” është kaptinë mekase, e zbritur pas sures “El-Mesed” dhe ka gjithsej 29 ajete, 104 fjalë e 533 shkronja. [1] Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 81. Transmetojnë Ibn Durejsi, En-Nehasi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi, se kaptina “Et-Tekvir” ka zbritur në Mekë. Ibn Merduvije, transmeton të njëjtin mendim edhe nga Aishja r.a. dhe Ibn Zubejri. [2]

Kjo kaptinë është emërtuar “Et-Tekvir”, për shkak të ajetit të parë hyrës të saj, në të cilin Allahu xh.sh. sqaron momentet e kataklizmës, kur çdo gjë fillon të shkatërrohet, pra edhe Dielli ynë, i cili do të mbështillet në vete, do të errësohet dhe do ta humbë dritën e shkëlqimin e tij. Nga komentatorë njihet edhe me emërtimin: “Kuvviret”.



## VLERA E KËSAJ KAPTINE

- Surja "Et-Tekvir" bën pjesë në suret "El-Mufassal", me të cilat Resulullahi s.a.v.s. është nderuar ndaj të dërguarve të tjerë. Në lidhje me këtë, është transmetuar nga Vailete ibnul Eska'ë el-Lejthi, të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Më është dhënë në vend të Tevratit shtatëshja (suret prej El-Bekare deri tek ato El-Enfal dhe Et-Tevbe), më janë dhënë në vend të Zeburit, njëqindëshet (suret që kanë mbi 100 ajete), më është dhënë në vend të Inxhilit "El-Methani" – (Fatihaja), ndërsa jam nderuar (ndaj të dërguarve të tjerë) me suret "El-Mufassal" (prej sures "Kaf" e deri tek "En-Nas"). [3]

- Transmetojnë Imam Ahmedi, Tirmidhiu dhe Hakimi nga Ibn Umeri r.a., të ketë thënë: Ka thënë Resulullahu s.a.v.s.: "Kush dëshiron të shohë me sytë e tij realitetin e Ditës së Kiametit, le të lexojë kaptinat: "Et-Tekvir", "El-Infitar" dhe "El-Inshikak". [4]

- Transmetohet nga Ibn Abasi të ketë thënë: Ebu Bekri i kishte thënë të Dërguarit të Allahut: Je thinjur o i Dërguar i Allahut, ndërsa ai ia kishte kthyer: "Më kanë thinjur (suret: "Hud", "El-Vakiatu", "El-Murselat", "Amme jetesaelune" dhe "Idhe-sh-shemsu kuvviret". (Tirmidhiu). [5]

- Transmetojnë Ibn ebi Shejbe, Muslimi, Ibn Maxhe dhe Bejhekiu nga Amr ibn Hurejthe, se i Dërguari a.s. në namazin e sabahut lexonte: "Vel-lejli idha as'ase" (d.m.th, suren "Et-Tekvir"). [6]

Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake "Abese" qëndron në faktin se të dyja këto kaptina flasin dhe përshkruajnë tmerret dhe lemeritë e Ditës së Kiametit.

Përderisa në ajetet e fundit të sures "Abese", Allahu xh.sh. dëfton për gjërat që do të ndodhin pas Kiametit – Ringjalljen dhe fillimin e Llogarisë, në ajetet: "E kur të vijë ushtima (krisma e Kiametit); Atë ditë njeriu ikën prej vëllait të vet, prej nënës dhe prej babait të vet, prej gruas dhe prej fëmijëve të vet. Atë ditë secilit njeri i mjafton çështja e vet..." (Abese, 33-37). Në këtë kaptinë, Allahu xh.sh. flet për realitetin se si do të ndodhë vetë çasti i Kiametit, ku ceken disa fenomene që do të ndodhin: Dielli do të mbështillet në vetvete dhe do të errësohet, yjet do të bien, kodrat do të lëvizin andej-këndej, detet do të vlojnë sikur zjarr etj: "Kur Dielli të jetë mbështjellë (dhe errësohet), dhe kur yjet të kenë rënë (e të jenë shkapërderdhur), dhe kur kodrat të kenë udhëtuar (e të jenë bërë pluhur në ajër), dhe kur devetë e shtrenjta të lihen pa bari në fushë, dhe kur egërsirat të jenë bashkuar (tubuar), dhe kur detet të vlojnë si zjarr i flakëruar". (Et-Tekvir, 1-6)

## PËRMBAJTJE E SHKURTËR E KËSAJ KAPTINE

Edhe kjo kaptinë, sikurse edhe të tjerat mekase, ka të bëjë me besimin-akiden. Kjo vërteton të gjitha ato që do të ndodhin në Ditën e Kiametit, dhe po ashtu konfirmon fuqishëm faktin se nuk ka dyshim që ky Kur'an është zbritje nga ana e Allahut xh.sh..

Kaptina fillon me përshkrimin e tmerreve të ditës së Kataklizmës dhe të ndryshimeve të çuditshme që do të ndodhin në këtë gjithësi, ku çdo gjë fillon të shkatërrohet dhe të humbë funksionin e saj paraprak. Asgjë më nuk do të jetë sikur ka qenë; Dielli do të humbë shkëlqimin e tij dhe do të bëhet copë e thërrime, yjet do të eksplodojnë, Toka së bashku me kodrat do të dridhet e të shkatërrohet. Detet do të digjen flakë e do të trazohen. Për këto fenomene të çuditshme e të papara kurrë më parë në këtë ekzistencë, flasin ajetet: (1-14). Ajetet: (15-29), flasin për Kur'anin dhe zbritjen e tij nga i Lartmadhërishmi, nëpërmjet Xhibrilit deri tek zemra dhe mendja e Muhamedit a.s.. Në këto ajete vërtetohet bindshëm pejgamberia e tij dhe përgjegjësia që ka ai në transmetimin e mesazhit hyjnor tek mbarë njerëzimi, sikur që flitet edhe për të parit e Xhibrilit nga ana e Muhamedit a.s. në pamjen e tij të vërtetë. Këto ajete të fundit flasin edhe për humbjen e qartë në të cilën gjenden idhujtarët, duke ua bërë me dije të gjithë mohuesve se ky Kur'an, vërtet është përkujtim dhe këshillë për të gjitha botët, duke përfshirë këtu edhe botën njerëzore edhe atë të exhinëve, natyrisht, për ata që dëshirojnë të udhëzohen e të përudhen në dritën e së vërtetës. Kaptina përmbyllet me mesazhin se vullneti i njeriut i nënshtrohet Vullnetit të Allahut, nga vetë fakti se njeriu nuk mund të bëjë asgjë pa dëshirën dhe vullnetin hyjnor.

إِذَا الشَّمْسُ كُوِّرَتْ
وَإِذَا النُّجُومُ انكَدَرَتْ
وَإِذَا الْجِبَالُ سُيِّرَتْ

KOMENT:

***1. Kur Dielli të jetë mbështjellë (dhe të errësohet).***

Një prej shenjave të para të Kiametit, ndërlidhet me Diellin, më saktësisht me lindjen e tij nga perëndimi, ndodhi pas së cilës fillojnë çrregullimet zinxhirore në tërë këtë gjithësi. Ky është një prej momenteve të fundit të kësaj bote. Edhe ajeti i parë i kësaj sureje dëfton për njërin nga momentet më të llahtarshme, që i paraprijnë shkatërrimit tërësor të kësaj gjithësie, që është errësimi i Diellit, humbja e dritës dhe e shkëlqimit të tij, që për pasojë ka vdekjen e çdo qenieje të gjallë mbi sipërfaqen e Tokës. Jeta në Tokë, nuk mund të imagjinohet pa dritën dhe shkëlqimin e Diellit. Rrezet e tij i japin gjallëri çdo gjëje të gjallë në tokë, duke filluar nga bimët, dhe gjallesat e tjera, përfshirë kafshët e insektet, deri tek njerëzit.

Fjala "kuvviret", e përmendur në këtë ajet, ka disa kuptime, nga të cilat: 'të mbështjellësh diçka, të palosësh diçka mbi diçka'; 'të rënët', 'shkatërrimi', 'zhdukja', 'errësimi". Në lidhje me këtë errësim dhe mbështjellje të Diellit dhe Hënës, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Dielli dhe Hëna do të mbështillen e do të errësohen në Ditën e Kiametit". [7] Disa nga mufesirët kanë shfaqur mendimin se Dielli me tërë nxehtësinë e tij përcëlluese do të bjerë në Xhehenem, për t'ua shtuar edhe më shumë ndëshkimin banorëve të skëterrës, në mënyrë që banorët e tij të cilin e kishin adhuruar, ta shohin atë me sytë e vet.[8] Dijetarët që përkrahin këtë mendim, mbështeten në këtë ajet Kur'anor: "Ju dhe ata që i adhuruat përveç Allahut, do të jeni lëndë e Xhehenemit". (El-Enbija'ë, 98)

Po dijetarë të tjerë e kanë kundërshtuar këtë mendim duke thënë se drita e Diellit është "Nur", që buron nga Arshi i Allahut, e nuri nuk përzihet me flakën e zjarrit. Grupi i tretë që u përpoqën të gjenin një mendim të mesëm karshi të këtyre dy grupeve, kanë thënë se Dielli në përbërjen e tij përmban dritë-nur, po edhe zjarr, kështu që nuri i tij do të jetë dritë për banorët e Xhenetit, kurse zjarri i tij përcëllues, ndëshkim për banorët e Xhehenemit.

Sidoqoftë, ajo që synon të thotë ajeti në fjalë, është se drita e Diellit do të shuhet përfundimisht. Nga ana shkencore e dimë se përmbajtja e Diellit është e tëra helium dhe hidrogjen i lëngët, prandaj, kur kjo materie të fillojë të harxhohet, do të pasojë ftohja e tij graduale. Në mungesë të energjisë së tij, çdo gjë vdes dhe ngurtësohet, dhe kjo di të shkaktojë një varg zinxhiror të shkatërrimit masiv të yjeve dhe planetëve, si të sistemit tonë diellor, ashtu edhe të sistemeve dhe galaktikave të tjera në këtë Univers.

***2. Dhe kur yjet të kenë rënë (e të jenë shkapërderdhur)***

Pamja tjetër trishtuese e kataklizmës së llahtarshme, do të jetë rënia dhe shkapërderdhja e yjeve në kupën qiellit. Sipas Ibn Abasit, fjala "inkederet" do të thotë rënia e tyre në Tokë. Ai po ashtu ka thënë se yjet janë si kandila (llambadarë-shandanë) ndriçues, të varur në mes qiellit dhe Tokës, me zinxhirë të padukshëm, nga nuri-drita. Këta zinxhirë nga drita qëndrojnë në duart e engjëjve, e kur pas fryrjes së parë në sur, vdesin të gjitha krijesat, përfshirë këtu edhe engjëjt, atëherë yjet dhe planetët, të cilët qëndrojnë pezull, do të bien njëri pas tjetrit, dhe kjo botë e edhe gjithësia do të shkatërrohet. [9] Ky komentim nga Ibn Abasi, absolutisht nuk vjen në kundërshtim me faktin e pamohueshëm shkencor, po dhe të atij Kur'anor, se yjet dhe planetët në këtë gjithësi, qëndrojnë pezull, për shkak se ndërmjet tyre ekziston forca e tërheqjes së gravitacionit, dhe kur kjo forcë të jetë zhdukur, ata detyrimisht do të bien njëri mbi tjetrin, sepse tashmë janë thyer rregullat e deriatëhershme të gravitacionit, të cilat i kishte krijuar më parë i Gjithëfuqishmi, e të cilat ua kishte lënë për t'i ruajtur engjëjve të Tij, të cilët asnjëherë nuk i thyejnë Urdhrat e Tij, prandaj edhe nëse kjo fjalë është thënë nga Ibn Abasi në mënyrë alegorike apo simbolike, megjithatë, në të ka një të vërtetë të madhe...

Yjet që i shohim gjatë natës në kupën e qiellit, janë trupa të largët nga Toka, e madhësia e tyre është shumë herë më e madhe edhe se e Diellit tonë, por megjithatë, edhe drita e tyre një ditë do të shuhet-fiket, sepse kështu është përcaktimi i Allahut. Fikja e tyre do të thotë se drita që buron prej tyre, do të shuhet gradualisht dhe më pastaj do të ndodhë shkapërderdhja e tyre, duke u ndeshur me njëri-tjetrin dhe duke shkatërruar në këtë mënyrë edhe Tokën tonë, e cila në krahasim me madhësinë e tyre i ngjason një xhuxhi të vogël, si trup planetar.

S'ka dyshim se shkapërderdhja e yjeve të gjithësisë do të ndodhë shumë shpejt. Kjo do të shkaktojë çrregullime të mëdha në gjithësi, që do të reflektohet edhe në Tokë, po njerëzit, thjesht, nuk do të arrijnë t'i vërejnë këto momente, sepse llahtaria që do t'i kaplojë ata, sapo të vërejnë ndryshimin e fenomeneve natyrore, do t'i shtangojë në vend. Ata, mbase edhe nuk do të arrijnë të kuptojnë se ç'u ndodh atyre dhe rreth tyre, sepse vdekja e tmerrshme do t'i arrijë për një çast të shkurtër, sa çel e mbyll sytë.

Jona është që të shpjegojmë at që do të ndodhin në vazhdim në Tokë, sepse në ato momente llahtarie, çdo gjë do të shembet, dhe kodrat do të fluturojnë sa andej



e sa këndej, duke përmbysur çdo gjë...

***3. Dhe kur kodrat të kenë udhëtuar (e të jenë bërë pluhur në ajër)***

Në këtë kaos dhe pështjellim që do të ndodhë në ekzistencë, me lejen dhe dëshirën e Allahut, Toka do të përfshihet nga ndryshime të mëdha, të cilat kurrë më parë nuk i ka përjetuar. Çdo gjë në të e mbi të, do ta humbë përqendrimin. Kodrat, si një prej faktorëve stabilizues të baraspeshës së Tokës, do të fluturojnë sa andej, sa këndej, pa ndonjë kontroll. Kjo vjen nga shkaku se bërthama e Tokës do ta humbë forcën e gravitacionit, dhe më asgjë nuk do të jetë sikur ishte më përpara. Në Kur'an, shumë ajete flasin për fenomenin e mos-stabilitetit të tokës dhe kodrave në momentet e fundit të kësaj bote, si: "Dhe të ngrihen toka e kodrat e t'i mëshojnë njëra-tjetrës me një të goditur." (El-Hakkah, 14). Kjo nënkupton se lëvizja e Tokës dhe e kodrave do të jetë e pakontrolluar dhe, për rrjedhojë, do të ketë ndeshje të kodrave e të shkëmbinjve në mes tyre, të cilat do të sjellin edhe më shumë shkatërrim e llahtari.Madje kodrat, sipas asaj që është theksuar në suren "El-Kariatu", ajeti 5: "Dhe kodrat bëhen si leshi i shprishur.", do t'u shëmbëllejnë shtëllungave të leshit të shprishur, të cilat fluturojnë në hapësirë, të rrëmbyera nga erërat e stuhishme. Momenti që do t'i paraprijë bërjes së kodrave si shtëllunga leshi të shprishur që fluturojnë në ajër, është kur qielli do t'i ngjasojë një kallaji të shkrirë, ashtu siç e përshkruan Kur'ani fisnik:"Dita kur qielli të bëhet si kallaji i shkrirë e kodrat të bëhen si leshi i lënurur." (El-Mearixh, 8-9)

Ajete që përshkruajnë shndërrimin e kodrave në pluhur të imët, i cili me forcë nxirret nga brendia e Tokës dhe shkapërderdhet në hapësirë, hasim edhe në suren "El-Vakiatu":"(Ajo ndodh) Kur toka tundet me dridhje të forta. E kodrat shkapërderdhen e bëhen copë e thërrmija. E bëhen pluhur i shpërndarë."(ajetet 4-6). Që të gjitha këto përshkrime na bëjnë me dije se kodrat në Ditën e Kiametit do të shkatërrohen nga themeli ndërsa toka në të cilën do të ringjallen njerëzit, do të jetë e rrafshët, pa asnjë bregore të vogël, tërësisht e lëmuar, pa asnjë shenjë jete a gjallërie, sikur e përshkruajnë edhe ajetet 106-107 të sures "Taha":"Dhe vendin e tyre ta bëjë rrafsh pa farë bime e ndërtese. E nuk do të shohësh në të as ultësirë dhe as lartësirë." *(vijon)*

(1) Muhamedinilemin bin Abdullah el Arumijj esh-Shafi'ijj - "Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani fi revabi ulumi-l-Kur'ani", v. 31, f. 153, Bejrut-Liban, 2001. (2)Imam Shevkaniu, "Fet'hul Kadiir" v.5, f. 384. (3) Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në "Shuabil Iman" (2/465); Albani ka kategorizuar si hadith "hasen" në "Sahihu-tergib" (1457); si hadith "sahih" me të gjitha rrugët e transmetimit në "Silsile es-sahiha" (1480) dhe në "Sahihul Xhamiu" (1059).(4) Imam Ahmedi, 8/423; Tirmidhiu (3333); Taberaniu 7/134; Hakimi 2/515.(5) Ky hadith është i kategorisë "hasen". E kanë transmetuar Tirmidhiu (3297); Hakimi në "El-Mustedrek" (2/476) dhe Taberaniu në "El-Evsat" me konstatimin se transmetuesit e tij janë njerëz të besueshëm. Shih: "El Kitabul Xhamiu li fedailil Kur'anil kerim" , f. 275, Aman-Jordan 2008. (6)Ibn Ebi Shejbe (1/352); Muslimi (456); Ibn Maxhe (817); Bejhkeiu (2/388); Shih: Tefsirin e Imam Sujutiut "Ed-Durrul menthur..." v. 15, f. 257. (7) Transmeton Buhariu, nga Ebu Hurejre (3200)
(8) Zemahsheriu, "El-Kesh-shaf..." v. 6, f. 321, Rijad, 1998. (9) Shihabuddin Mamud el Alusi "Ruhul Meani...", v.. 30, f. 50, Bejrut-

Dr. Sulejman Osmani

# Dënimi në varr

عَنْ أبي أُمَامَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قال: مَرَّ النَّبِيُّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِي يَوْمٍ شَدِيدِ الْحَرِّ نَحْوَ بَقِيعِ الْغَرْقَدِ ، قَالَ فَكَانَ النَّاسُ يَمْشُونَ خَلْفَهُ ، قَالَ فَلَمَّا سَمِعَ صَوْتَ النِّعَالِ وَقَرَ ذَلِكَ فِي نَفْسِهِ فَجَلَسَ حَتَّى قَدَّمَهُمْ أَمَامَهُ لِئَلَّا يَقَعَ فِي نَفْسِهِ شَيْءٌ مِنْ الْكِبْرِ ، فَلَمَّا مَرَّ بِبَقِيعِ الْغَرْقَدِ إِذَا بِقَبْرَيْنِ قَدْ دَفَنُوا فِيهِمَا رَجُلَيْنِ ، قَالَ فَوَقَفَ النَّبِيُّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَقَالَ مَنْ دَفَنْتُمْ هَهُنَا الْيَوْمَ ؟ قَالُوا فُلَانٌ وَفُلَانٌ ، قَالُوا يَا نَبِيَّ اللَّهِ وَمَا ذَاكَ ؟ قَالَ أَمَّا أَحَدُهُمَا فَكَانَ لَا يَتَنَزَّهُ مِنْ الْبَوْلِ ، وَأَمَّا الْآخَرُ فَكَانَ يَمْشِي بِالنَّمِيمَةِ ، وَأَخَذَ جَرِيدَةً رَطْبَةً فَشَقَّهَا ثُمَّ جَعَلَهَا عَلَى الْقَبْرِ قَالُوا يَا نَبِيَّ اللَّهِ لِمَ فَعَلْت هَذَا ؟ قَالَ لِيُخَفَّفَنَّ عَنْهُمَا . قَالُوا يَا نَبِيَّ اللَّهِ حَتَّى مَتَى هُمَا يُعَذَّبَانِ ؟ قَالَ غَيْبٌ لَا يَعْلَمُهُ إِلَّا اللَّهُ ، وَلَوْلَا تَمَزُّعُ قُلُوبِكُمْ وَتَزَيُّدُكُمْ فِي الْحَدِيثِ لَسَمِعْتُمْ مَا أَسْمَعُ

Ebu Umamete tregon se në një ditë shumë të nxehtë, Pejgamberi a.s. kishte kaluar pranë varrezave në Bakij. Ai thotë se njerëz po ecnin pas tij, dhe ai, me të dëgjuar trokitjen e nallaneve të tyre, u ndal gjersa ata të dilnin para tij. Veproi kësodore që në veten e tij të mos kishte ndonjë dozë mendjemadhësie. Me të kaluar pranë varrezave Bekij el Garkad, ai vuri re dy varre, ku ishin varrosur dy burra. Pejgamberi a.s. u ndal duke pyetur:" Ke e keni varrosur këtu sot"? I thanë: " Filanin dhe filanin". Pastaj i thanë: "O i dërguar i Allahut, për se është fjala"? (Pejgamberi a.s. u përgjigj) "Njëri prej tyre nuk ruhej nga urina, ndërsa tjetri bante fjalë" (për keqbërje). Pastaj mori një degë të njomë dhe e çau përgjysmë duke e ngulur në varr. Të pranishmit i thanë: "O i Dërguar i Allahut, pse e bëre këtë"? Ai tha: "Që tua lehtësojnë". I thanë: "O i dërguar i Allahut, deri kur do të dënohen këta të dy"? Pejgamberi a.s. u tha: "Kjo është fshehtësi që s'e di kush përveç Allahut, dhe, po të mos copëtoheshin zemrat tuaja dhe (po të mos shtohej) interesimi juaj për të mësuar edhe më tepër, do të dëgjonit atë që po dëgjoj unë". (Imam Ahmedi, hadithi nr. 21261) Hadithin e shënojnë edhe Buhariu e Muslimi, por ne kemi zgjedhur versionin e imam Ahmedit, ngase është më i gjerë dhe ka përmbledhur detaje të rëndësishme, që nuk janë cekur nga transmetuesit e tjerë.

Tregimi shtjellon dy tema kryesore:
1. Kujdesin që duhet të kemi gjatë urinimit.
2. Ndalimin e bajtjes së fjalëve me qëllim keqbërjeje.

## NJË HADITH ME RËNDËSI TË VEÇANTË

Ky hadith paraqet një element të përbashkët në literaturën islame. Këtë mund ta gjejmë në librat e hadithit, fikhut, tefsirit, etikës dhe të dhënies së këshillave të tjera. Tematika e tij përfshin një fushë të gjerë normash dhe dispozitash, që mund të rezultojnë nga studimi. Secili e studion nga aspekti i fushës së vet, prandaj që të gjithë e konsiderojnë, me të drejtë, si të veçantë dhe marrin hisen e tij. Sidoqoftë, nuk ka dyshim se është i frytshëm dhe paraqet tema të një rëndësie të veçantë, ngase kemi të bëjmë me mësime praktike që prekin përditshmërinë tonë. Tërheqja e vërejtjes në hadith është shumë serioze, sepse kemi të bëjmë me dy veprime që paraqesin rrezikshmëri të lartë dhe, në peshën e mëkateve, rangohen nga më të mëdhatë. Dy rastet kanë të bëjnë me pastërtinë, me atë objektive dhe subjektive, materiale e morale dhe me dëmin e të dyjave, që është shumë i madh. Veprimet e tilla mund të jenë pjesë e mësimeve në lëmin e pastërtisë, të edukatës, raporteve shoqërore e të tjera.

## SHKOQITJE E TEKSTIT

Nga një krahasim i transmetimeve të tilla, gjejmë se kemi versione të ndryshme, nga të cilat vërejmë se disa transmetime në tekst dallojnë nga njëri tek tjetri. Duhet ta themi se nuk është fjala për transmetime kontradiktore. Jo assesi. Tekstet e tilla paraqesin një pasurim në ndriçimin e kuptimit të përgjithshëm të hadithit dhe pasurojnë domethënien e tij. Krahasimet e tilla zakonisht janë shumë të nevojshme, ngase nxjerrin në pah domethënien shumëdimensionale të asaj që Pejgamberi a.s. kishte për qëllim.

Një përfitim të tillë e kemi kur hulumtojmë pas përcaktimit të vendit, ku Pejgamberi a.s. ka kaluar pranë dy varrave. Versionet e tjera të të njëjtit hadith na zbulojnë se kjo kishte ndodhur në Medinë. Madje bëhet e qartë se Pejgamberi a.s. i kishte pyetur të pranishmit se kë kishin varrosur në ato dy varre dhe ata i ishin përgjigjur me emrat e tyre. Është interesant se në transmetime nuk janë bërë të qartë emrat dhe çështja është përgjithësuar duke i paraqitur në mënyrë diskrete. Ky veprim është



bërë qëllimisht, sepse kreu i çështjes kishte të bënte me denoncimin e veprimit dhe paraqitjen e ndëshkimit të madh, me të cilin të vdekurit ballafaqohen në varr, dhe kjo është esenca, kurse, në anën tjetër, nuk do të kishte ndonjë efekt produktiv nëse do të njihej identiteti i tyre. Në anën tjetër, kemi të bëjmë me një parim moral islam, që shkon në interes të individit e shoqërisë, dhe ruajtjen e interesit të përgjithshëm duke mos publikuar personalitetin e individit i cili, nëse nuk e kërkon nevoja, nuk duhet të bëhet i njohur. Synimi ynë esencial është të urrejmë veprimin e keq dhe jo të bëjmë publike gabimet e të tjerëve. Çfarë interesi do të kishte nga publikimi i emrave të tyre? Nëse do të ishte interesant për kohanikët e tyre, çfarë domethënieje do të kishte për ne?! Vëmendja duhet të përqendrohet në veprimin e shëmtuar e jo në individin, dhe kjo është e rëndësishme për të gjitha gjenerata deri në Ditën e Gjykimit. Edhe shprehja që tërheq vëmendjen për "kujdesin gjatë urinimit" ka disa forma shprehëse, që gjithsesi sqarojnë qëllimin. Në to thuhet: Kujdeset, mbrohet, ruhet, që të gjitha në funksion të trajtimit serioz të gjithë kësaj situate.

## KUJDESI PËR MËSIMET NGA HADITHI

Çështja e urinimit implikon shumë segmente të tjera të temës që ne po trajtojmë, ngase, si rrjedhojë e papastërtisë, zhvleftësohet namazi që falim, por shtjellimi edukativ i paraprin vetëdijes së përgjithshme mbi njohjen e çështjes, e cila rezulton me trajtimin e duhur të çështjeve të cekura në hadith dhe kujdesin relevant. Nëse dikush i nënvleftëson veprimet e tilla, duke menduar se nuk janë aq serioze dhe ndoshta u duken si të tepërta, duhet ta bëjmë të qartë se Islami në tërësi mbulon jetën e besimtarit dhe se Pejgamberi a.s. në gjithë atë që thotë, është i mbuluar me Shpallje nga Allahu. Pastaj, tregimi mbi gjendjen e dy të vdekurve është një tregues shtesë se për këtë e ka njoftuar Allahu xh.sh. nëpërmes vajit, ngase është e qartë se Pejgamberi a.s. nuk e di të fshehtën. Për të gjithë ata që njohin mësimet islame, është e qartë se ne na është mësuar edhe mënyra e hyrjes në WC pastaj, veprimet e tjera që lidhen me këtë veprim, duke përcaktuar edhe kahun e drejtimit për të qëndruar galiç. Gjithsesi, edhe kjo është pjesë e Islamit, që ne duhet ta zbatojmë në praktikë. Shkalla e praktikimit të Islamit nuk matet vetëm me zbatimin e shtyllave të tij, edhe me korrektësinë ndaj tërësisë së tij, deri edhe në pjesët më të imëta. Islami është trungu me shumë degë, dhe imani ka shkallëzim në vlerat referente në mes të asaj që njihet si shkalla më e lartë, dëshmia islame, dhe shkallës më të ulët, që shprehet edhe me largimin e ndonjë pengese nga rruga. Veprimet tona marrin emër besimi në çfarëdo shkalle qofshin ato. Prandaj, a thua ruajtja gjatë urinimit, nuk është pjesë e besimit, dhe, e kundërta, injorimi i çështjes, ashtu siç është paraqitur, a nuk është tregues i defektit në perceptimin e drejtë të besimit? Dukurit e tilla nuk duhet të maten me karakterin personal, por me shkallën e gatishmërisë për përgjegjësinë ndaj Islamit dhe islamizimit të jetës.

## DËNIMI I MENJËHERSHËM

Vdekja paraqet daljen nga kjo botë dhe fillimin e një jete tjetër, ndërsa varri banesën e parë në nisjen drejt rrugës së përjetshme të Ahiretit. E gjithë bota tjetër dhe ndodhitë e saj paraqesin kulmin e besimit që, përmbledhtazi, shprehin shumë fshehtësi, të cilat për ne reflektojnë besimin e sinqertë dhe matin përkushtimin e besimtarit. Për tërë ato që bëjmë, shpresojmë mirëqenien dhe shpërblimin në Ahiret.

Ndëshkimi apo shpërblimi në varr, janë vërtetuar me ajete të Kur'anit dhe me hadithe të Pejgamberit a.s.. Aty njeriu do të ballafaqohet me veprat e veta, çfarëdo qofshin ato, të mira a të këqija. Situata të tilla mund të njihen vetëm nëpërmes argumenteve fetare, ngase nuk ka ndonjë rrugë tjetër komunikimi si do të informoheshim për ndëshkimin apo shpërblimin. Janë raste të rralla kur argumentet fetare kanë bërë të qartë se për ndonjë veprim të caktuar, njeriu do të ndëshkohet në varr. Një rast i tillë është në hadithin në fjalë, ku Pejgamberi a.s. na njofton se për ata që bien në një mëkat të tillë, do të filloj gjykimi për të keqen e bërë që në varr, menjëherë, që nga momentet e para. Këtë vlerësim e mbështetë versioni i hadithit në fjalë, që e transmeton imam Ahmedi në Musnedin e tij. Aty gjejmë se Pejgamberi a.s. kishte pyetur shokët e tij se kë kishin varrosur në ato dy varre, që do të thotë se tërë tregimi ka të bëjë me një zhvillim shumë të shpejtë dhe ishte ngjarje dite. Ky fakt duhet të tërheqë vëmendjen në mënyrë të veçantë.



VEPRIME QË NËNÇMOHEN!

Në hadithin që shënojnë Buhariu dhe Muslimi, gjejmë se Pejgamberi a.s. ka thënë:" Këta të dy po dënohen dhe jo për ndonjë çështje të madhe. Po, gjithsesi, (ajo është e madhe)..." Në lidhje me komentin dijetarët kanë shfaqur disa mendime:

1. Në vlerësimin e njerëzve kjo nuk llogaritet si e madhe dhe nënvleftësohet duke mos i kushtuar kujdesin e duhur, por gjithsesi, tek Allahu është veprim i keq dhe paraqet dënim shumë të madh.

2. Nuk ka qenë veprim shumë i vështirë, sa të mos mund të ruheshin prej tij, dhe ata lehtë kanë mundur ta bënin me kujdesin e nevojshëm e të mos binin në këtë dënim, i cili te njerëzit nënçmohet, po tek Allahu është shumë i madh.

PAKUJDESI E DËNUESHME

Vërtet njeriu nënçmon veprimet që në mendjen e tij i duken si pa peshë, dhe ndoshta as që u kushton kujdesin e duhur. Ndoshta për shkak se janë të përditshme, njeriut i bëhet e zakonshme, prandaj nuk kujdeset sa duhet, dhe kjo bëhet shkak që të bëjë mëkat të madh. Është me interes të themi se veprimet e tilla nuk nisin nga mëkati i vogël e të rriten derisa të bëhen të mëdha. Jo, jo, - kurrsesi, mosruajtja nga papastërtia dhe bajtja e fjalëve, që në nisje paraqesin shkelje në zonën e mëkateve të mëdha. Ndoshta këtu qëndron edhe arsyeja e tërheqjes së vëmendjes, ngase njerëzit nuk janë të kujdesshëm.

Ngritja e vetëdijes në këtë aspekt është shumë e nevojshme, sidomos kur kemi të bëjmë me një çështje që lidhet ngushtë me aspektin fetar dhe që ngërthen shumë pasoja. Tregimi i hadithit shpie drejt një komenti shumë të rëndësishëm dhe korrespondon me atë që dijetarët e kanë vlerësuar si mendim shumë i çmueshëm, i cili në faqet e zemrës duhet të shkruhet me shkronja të arta.

Sipas një hadithi, e para punë për të cilën do të pyetet në Botën tjetër dhe për se do të marrë ndëshkimin, është namazi, si e drejtë e Allahut, ndërsa në raportet që kanë të bëjnë me shkeljen e të drejtave ndaj njeriut, është mbytja-vrasja e tjetrit. Dy mëkatet e cekura në hadithin e temës, lidhen shumë fort me këtë që thamë së fundi, dhe pikërisht ky është përfundimi të cilit Pejgamberi a.s. ia ka prerë udhën që në nisje. Kjo komentohet në këtë mënyrë:

1. Nga obligimet që kemi ndaj Allahut, i pari për të cilin ne do të japim përgjegjësi, është namazi, të cilin besimtari, në rastet si në hadith, nuk e ka plotësuar si duhet e ndoshta edhe e ka bërë të pavlefshëm, sepse nuk ka plotësuar njërin nga kushtet bazë të tij, që është pastërtia. Personi i tillë, nga pakujdesia, ka rrezikuar namazin duke mos u kujdesur gjatë urinimit. Ka nënçmuar një veprim me pasoja shumë të mëdha, prandaj, si rezultat i pakujdesisë, ka qenë me namaz të pavlefshëm, meqë e ka falur me rroba të papastra. E tani, në Botën tjetër, kur merret në pyetje, namazi që ai e ka falur, nuk është i vlefshëm, ngase, nuk është plotësuar njëri nga kushtet themelore për faljen, që është pastërtia. Kjo paraqet një konditë unike në mesin e të gjitha medhhebeve. Ky pa dyshim është një përfundim shumë i keq, nga i cili Pejgamberi a.s. ka synuar të na tërheqë vëmendjen dhe të bëhemi të vetëdijshëm për pasojat e pashmangshme në Botën tjetër, duke filluar që në varr.

2. Gjithë të këqijat që u bëjmë tjerëve, janë të dënueshme, dhe njeriu do të japë llogari për to, por, sipas hadithit, dënimi i parë me të cilin do të ballafaqohet njeriu, është vrasja, si akti më i rëndë. Vrasja si një akt i tillë, shumë herë vjen si rezultat i faktorëve të ndryshëm e nuk ka dyshim se ngatërresat në mes njerëzve paraqesin një nga shkaqet e para. Shumë herë ngatërresat janë si pasojë e të dhënave jo të drejta dhe thashethemeve të shumta, që nganjëherë mbushin kupën e durimit. Bartja e fjalëve të pavërteta e të pasakta, gjeneron një urrejtje që shpie tek më e keqja. Kët e arrin ai që ban fjalë me qëllim keqbërjeje, ngase njërit i shkon me një fytyrë e tjetrit me tjetrën. Bartja e së keqes në mes njerëzve shpi në aktin më të rëndë, dhe kjo paraqet njërin nga shkaqet e vrasjes. Prandaj, Pejgamberi a.s. ka dashur që, me pengesën e parë, ta mënjanojë atë të fundit. Në jetën tonë të përditshme dëgjojmë raste të shumta kur dikush, për shkak të thashethemeve, ka përfunduar me vrasje. Në këtë aspekt, në dy rastet, lidhja është shumë e fortë dhe pasojat të njohura. Kjo është nga mësimet esenciale të hadithit. Kujdesi nga veprimet e tilla në këtë botë, që të mos heqim pasojat e dënimit në Botën tjetër.



KINI KUJDES

Në lëmin e fikhut- së drejtës islame, kapitulli mbi pastërtinë gjithmonë radhitet si temë me prioritet, sepse shumë çështje varen nga pastërtia si kushti elementar, sidomos në segmentin e kryerjes së adhurimeve, si falja e namazit, leximi i Kur'anit e të tjera. Aty mund t'i gjeni çështjet të detajuara edhe në segmentet më të imëta, si në teori, ashtu edhe në praktikë. Sqarohen argumentet për kujdesin e duhur, ku parashihen edhe situata të ndryshme që trajtohen me shumë përgjegjësi.

Argumentet fetare trajtojnë edhe mënyrën e kryerjes së nevojës fiziologjike, gjithnjë në funksion të ruajtjes së pastërtisë fizike e morale. Mësimet e tilla janë detyruese dhe nuk lënë mundësi tjetër. Me të drejtë polemizohet rreth mënyrës së kryerjes së urinimit deri në masën e sigurisë së plotë se nuk na prek asnjë pikë e papastërtisë. Nuk është kusht që të shihen shenjat e pikjes ose lagështia evidente, sepse në këtë rast ndotësia është objektive, por këtu fjala është për kujdesin nga ato stërpikje të imëta, që zakonisht nuk shihen dhe me përsëritjen e vazhdueshme krijojnë një masë papastërtie, që është e mjaftueshme të dëmtojë namazin, e ndoshta edhe të bëhet shkaktare për mospranimin e tij. Ky kapitull është pjesë përbërëse e namazit dhe gjithsesi duhet t'i kushtojmë kujdes të veçantë, duke i bërë të qarta gjërat, dhe sigurisht këtu, në plan të parë, këshilla u drejtohet atyre që e falin namazin. Si është e mundur të pranosh t'u përgjigjesh të gjitha riteve që kanë të bëjnë me namazin, e në anën tjetër e ke filluar me dyshimin nëse do të të pranohet apo jo, sa kohë që disa stërpikje paraprake mund ta kenë rrezikuar atë! Shumë herë edhe ne imamët ndoshta, duke folur për probleme të natyrave të përditshme, kulturore e shoqërore, harrojmë tema shumë të ndjeshme që kanë të bëjnë me praktikën e thjeshtë islame, duke u nisur nga ato elementaret, pa të cilat nuk bën assesi.

Ndoshta një imami i vjen keq që në një prej hytbeve të flasë rreth mënyrës së kryerjes së urinimit, gjithnjë duke e trajtuar këtë sipas mësimeve të Islamit dhe edukatës së tij. Patjetër, zhvillimi i temave të tilla kërkon të ruhemi nga banaliteti dhe shprehjet e ulëta, që ndoshta te disa janë bërë pjesë e mënyrës së komunikimit, por një dukuri e tillë nuk duhet të bëhet shkak e të injorojmë mësime shumë të rëndësishme. A mos është banale nëse u themi që të siguroheni nga stërpikjet e mundshme, prandaj gjatë urinimit, patjetër duhet të ulemi. Ky veprim a mos është nënçmim për burrërinë e dikujt! Ulja, a mos është e veçantë vetëm për femrat? Jo, kurrsesi. Kjo çështje duhet trajtuar si mësim fetar e jo të ketë për kriter botëkuptimin e dikujt për burrërinë e menduar. Ndoshta dikujt burrëria i ka mbetur vetëm aty ku nuk e shohin të tjerët!

Në kohët e sotme kjo problematikë është edhe më e ndjeshme, ngase wc-të e sotme janë shumë të papërshtatshme për të gjithë ata që urinojnë në këmbë. Pllakat dhe materiet tjera të forta në dysheme, nuk e thithin urinën, por shpërndajnë, e kur këtë fakt ia shtojmë edhe diametrin e ngushtë të vrimës së uleses, atëherë bëhet edhe më e qartë nevoja për mbrojtjen nga papastërtia, që mund të na godasë gjatë urinimit. Bazuar në argumente, nuk mund të them se kjo është e ndaluar rreptësisht, sepse kemi vende kur edhe nëse dikush e kryen nga pozita e qëndrimit në këmbë, mund të ruhet e të mos stërpiket, por qëllimi është të nxjerrim mësime të nevojshme nga tregimi i hadithit e t'i bëjmë të qarta pasojat e mundshme dhe t'i mënjanojmë faktorët që bëhen shkak i dënimit në Botën tjetër. *(vijon)*

Dr. Fahrush Rexhepi

# Historia e hixhretit të Ebu Bekrit r.a. dhe kontributi i tij

Pas formimit të grupit të myslimanëve prej 38 personave, të cilët që të gjithë ishin shokë të Pejgamberit a.s., me propozimin e Ebu Bekrit dhe me pëlqimin e Muhamedit a.s., u vendos që të fillonte shfaqja e Islamit publikisht. Atëherë myslimanët u shpërndanë nëpër xhami dhe secili shkoi tek farefisi i vet. Këtij veprimi të myslimanëve iu kundërvunë pabesimtarët, të cilët i sulmuan dhe i rrahën pa mëshirë. Utbe ibn Rebia e kishte sulmuar Ebu Bekrin r.a. dhe e kishte rrahur aq shumë, saqë mezi e kishin shpëtuar të afërmit e tij.Jo më lehtë nga pabesimtarët kishte shpëtuar edhe Pejgamberi a.s..Transmetohet nga Esma, bija e Ebu Bekrit r.a., e cila ka thënë: "Erdhi një njeri te Ebu Bekri duke bërtitur e i tha ec te shoku yt më shpejt. Doli nga ne e ai kishte bishtalec. Hyri brenda Qabesë duke thënë: "Vaj halli për ju. A doni ta mbytni një njeri vetëm pse thotë Zoti im është Allahu". Këta mushrikë e lanë Pejgamberin a.s. e mësynë Ebu Bekrin duke i rënë me grushte dhe duke i shkulur flokët. Kur u kthye Ebu Bekri, filloi t'i prekte bishtalecat, të cilët i binin nga koka, ndërsa thoshte: "I Madhërishëm dhe i Respektuar qofsh, o Zoti im".

Transmetohet nga Buhariu se Aishja r.a. ka thënë: "Nuk e kisha menduar se prindërit e mi kishin pranuar fenë e vërtetë dhe, kur kjo kishte ndodhur, që atëherë nuk kalonte asnjë ditë pa na vizituar i Dërguari i Allahut, dy herë në ditë, në mëngjes e në mbrëmje". Kur mbi myslimanët filluan të ushtronin trysni në Mekë, Ebu Bekri u nis të emigronte në Etiopi. Kur kishte arritur në Jemen, në vendin e quajtur Berkel Gimad, takoi Ibn Dugunnen, kryetarin e fisit El-Kane, i cili e pyeti: "Ku po shkon, o Ebu Bekër?". Ebu Bekri iu përgjigj: "Populli im më ndoqi nga toka ime, kështu që unë po kërkoj një tokë ku mund ta adhuroj Zotin tim". Ibn Dugunne tha: "Njerëzit si ti, o Ebu Bekër, nuk largohen nga toka e tyre dhe as nuk thirren nga të tjerët…ti i ndihmon të dobëtit e të sëmurët, ti e përkrah gjithnjë të vërtetën…kthehu në vendin tënd dhe adhuro Zotin tënd, sepse do të të mbroj unë". Pas këtij dialogu në mes Ebu Bekrit dhe Ibn Dugunnes, Ebu Bekri u kthye në Mekë, sepse e kishte përkrahur Ibn Dugunne, i cili shkoi tek prijësit e Kurejshëve dhe u tha: "Njerëzit si Ebu Bekri nuk duhet të largohen në asnjë mënyrë nga tokat e tyre. Ai i ndihmon të dobëtit e të sëmurët, i viziton shpesh të afërmit, i respekton miqtë dhe gjithnjë e përkrah të vërtetën". Në fakt, Ebu Bekrit iu lejua të kthehej, por me kusht që të lutej dhe të falej vetëm në shtëpinë e tij. Pas kësaj ndodhie, Ebu Bekri filloi të falej e të lexonte Kur'an në shtëpi, ku nuk dëgjohej e nuk shikohej nga të tjerët. Kjo gjendje e qetë nuk zgjati shumë, pasi kur familjarët e pabesimtarëve kalonin pranë shtëpisë së Ebu Bekrit, atyre u bënte përshtypje adhurimi i Ebu Bekrit. Kjo filloi t'i shqetësonte Kurejshët, të cilët reaguan përsëri tek Ibn Dugunne, i cili e kishte marr në mbrojtje Ebu Bekrin r.a..



## EMIGRIMI I EBU BEKRIT ME TË DËRGUARIN E ALLAHUT

Roli shumëdimensional i Ebu Bekrit dhe kontributi i tij shumë i madh në Islam paraqesin në mënyrë të kristalizuar dëshirën aq të madhe që kishte ai për këtë fe. Nga kjo vërehet qartë se ai njeri jetën e vet ia kishte kushtuar tërësisht Islamit, vetëm e vetëm që të lartësohej fjala e kësaj feje. Në vazhdën e shumë sakrificave në emër të Islamit dhe për Islamin, Ebu Bekri ishte i pari që i sfidoi të gjithë edhe në rastin e emigrimit të Pejgamberit a.s. nga Meka në Medinë. Kur ishte dhënë Urdhri nga Allahu xh.sh. për hixhret në Medinë, Ebu Bekri shkoi i pari te Pejgamberi a.s. dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut, më jep leje për hixhret?" Muhamedi a.s. i tha: "O Ebu Bekër, prit, ndoshta Allahu ka për të zgjedhur ndonjë shok".Ebu Bekri r.a. kishte shpresuar se do të ishte shoku i  Muhamedit a.s. në hixhret, prandaj shkoi dhe bleu dy deve për udhëtimin e gjatë deri në Medinë. Kur erdhi dita e nisjes, Muhamedi a.s. shkoi tek ai dhe i tha: "O Ebu Bekër, Allahu më dha leje për hixhret". Ky e pyet: "A do të jemi së bashku, o i Dërguar i Allahut ?"Ai tha: "Po, së bashku, o Ebu Bekër". Aishja tregon se nuk kishte parë asnjëherë tjetër ndonjë njeri të qante aq shumë nga gëzimi, sa qau Ebu Bekri kur kishte kuptuar se do ta shoqëronte Pejgamberin a.s. në hixhret. Ai ishte një udhëtim i vështirë, ndoshta mund të ishte edhe i vdekjes, sepse nuk dihej nëse do të mbërrinte gjallë në Medinë, po megjithatë u gëzua aq shumë, sepse donte ta shoqëronte Pejgamberin a.s.. Ebu Bekri kishte marrë me vete tërë pasurinë që kishte, edhe pse mbrapa la familjen, pa u lënë atyre asgjë, - vetëm Allahun xh.sh. dhe Pejgamberin e Tij. Kur i erdhi leja Pejgamberit a.s. për hixhret  në Medinë, në fillim të muajit Rebiul Ev-vel, shkoi te shtëpia e Ebu Bekrit dhe e lajmëroi për Urdhrin që i kishte ardhur për hixhret, përmes Shpalljes hyjnore. Pasi e mori lajmin, Ebu Bekri i premtoi Pejgamberit a.s. devenë e mirë nga dy devetë e zgjedhura që kishte. Pejgamberi a.s. nuk pranoi të hipte në devën e Ebu Bekrit, edhe pse kishte marrëdhënie shumë të afërta shoqërore me Ebu Bekrin, përderisa nuk ia pagoi devenë aq sa e kishte blerë ai.

Gjatë rrugës për në shpellën "Thever", Muhamedin a.s. e shoqëroi Ebu Bekri r.a , i cili herë ecte para Pejgamberit a.s. dhe herë prapa, herë në të djathtë dhe herë në të majtë të tij. Kur e kishte pyetur Pejgamberi a.s. se pse vepronte ashtu, ai ishte përgjigjur: "Për shkak të sigurisë tënde, o i Dërguari i Allahut". Përveç kujdesit që kishte treguar gjatë udhëtimit, Ebu Bekri r.a. ishte përkujdesur për Pejgamberin a.s. edhe kur kishin arritur në shpellën Thever dhe ishin strehuar atyë. Enesi, Allahu qoftë i kënaqur me të, ka thënë: "Kur Ebu Bekri dhe i Dërguari a.s. arritën te shpella, Ebu Bekri tha: "O i Dërguar, më lejo mua të hyj i pari e të kontrolloj, nëse ka ndonjë gjarpër a akrep, le të më



kafshojë mua të parin". I Dërguari i tha:"Futu".Ebu Bekri hyri dhe filloi të prekte çdo cep të shpellës dhe të çarat që gjente, i mbyllte duke grisur rrobën e tij … Në fund Ebu Bekri, në dalje të shpellës, vuri thembrën e tij dhe e njoftoi të Dërguarin a.s. se mund të hynte. Në mëngjes, kur u bë dritë dhe lindi dielli, Pejgamberi a.s. vuri re se rroba e Ebu Bekrit ishte grisur.E pyeti Ebu Bekrin se ç'kishte bërë me të, e ai i tregoi ç'kishte bërë, kurse Pejgamberi a.s.  ngriti duart lart menjëherëë dhe tha: "O All-llah, ngrije Ebu Bekrin në gradat e mia Ditën e Gjykimit", dhe Allahu ia bëri të ditur se lutja  i ishte pranuar.  Për fisnikërinë dhe bujarinë  e Ebu Bekrit, thuhet edhe një fakt tjetër: Kur ai kishte emigruar në Medinë, kishte pasur vetëm 5 mijë dërhemë, të cilat, që të gjitha, i kishte shpenzuar për Islamin dhe myslimanët. Transmetohet nga Ebu Hurejre  se i Dërguari a.s. ka thënë: "Nuk më ka bërë dobi asnjë pasuri në krahasim me dobinë që më ka bërë pasuria e Ebu Bekrit". Ebu Bekri e kishte dëgjuar dhe me sy të përlotur kishte thënë: "Unë dhe pasuria ime të përkasim vetëm ty, o i Dërguar i Allahut". (Transmeton Ahmedi). Përsëri nga Ebu Hurejre transmetohet se i Dërguari i Allahut ka thënë:



"Ata që kanë falur shumë namaz, do të ftohen të hyjnë nga dera e namazit…Ata që kanë dhënë më shumë sadaka, do të ftohen të hyjnë nga dera e sadakasë dhe ata që kanë agjëruar më shumë, do të ftohen të hyjnë nga dera Rrajan". Ebu Bekri e pyeti: "O i Dërguar!A nuk do të thirret asnjë nga të gjitha këto dyer?"I Dërguari a.s. u përgjigj: "Po, dhe unë shpresoj që ti do të jesh njëri prej tyre".

## ROLI DHE PJESËMARRJA E EBU BEKRIT NË BETEJA PËR TË VËRTETËN E ISLAMIT

Pa kaluar dy vjet nga emigrimi i myslimanëve në Medinë, mushrikët kurejshë filluan t'u dërgonin mesazhe kërcënimi mushrikëve në Medinë se do të shkonin edhe atje për t'i luftuar. Pas mesazheve kërcënuese dhe provokimeve të tjera, ishte e qartë se lufta e mushrikëve kurejshë ishte e paevitueshme. Në ato rrethana të krijuara, në vitin e dytë h. lejohet lufta për myslimanët nga Allahu xh.sh. – për t'u mbrojtur.Në vitin e dytë h. zhvillohet njëra ndër betejat më të rëndësishme për Islamin, e njohur në historinë islame si "Lufta e madhe e Bedrit"Pasi kishin kaluar ditë e muaj erdhi dita e betejës së Bedrit. Abdurrahman bin Ebu Bekri ende nuk e kishte pranuar Islamin. Ai, duke mprehur shpatën, tha: "Kush më del në dyluftim?" Ebu Bekri u ngrit e tha: "O i Drguar i Allahut, do t'i dal unë".Pejgamberi a.s. i tha: "Jo, o Ebu Bekër, më argëto me shoqërinë tënde duke jetuar pranë meje". Atëherë ai tha: "Si të thuash, o i Dërguar i Allahut". Pasi kishte kaluar ajo kohë dhe Abdurrahmani kishte pranuar Islamin, ai i kishte thënë babait të tij (Ebu Bekrit): "A e di, o baba, në ditën e luftës së Bedrit, kur të shihja, fshihesha që të të mos dilja përpara e të të mos luftoja". Kurse Ebu Bekri tha: "Pasha Allahun, po të të shihja para meje, do të të vrisja". Në ditën e zhvillimit të betejës së Bedrit, ashabët i kishin ndërtuar një strehimore (bazë) Pejgamberit a.s. që ta mbronin nga sulmet e ushtrisë kurejshite. Pastaj e diskutuan se kush do ta mbronte Pejgamberin a.s. Aliu r.a. tregon: "Ne të tjerët u tërhoqëm, ndërsa Ebu Bekri tha: "Unë e ruaj dhe e mbroj Pejgamberin a.s.". Në të vërtetë ashtu dhe veproi gjatë gjithë zhvillimit të betejës. Ishte kjo edhe një trimëri e rrallë e Ebu Bekrit r.a..Në betejën e Uhudit, kur lufta zhvillohej me ashpërsinë më të madhe me armikun kurejshit, Pejgamberi a.s. I lutej Allahut me ngulm me fjalët: "Zoti im, nëse asgjësohet ky grup, nuk do të ketë kush të Të adhurojë në tokë, Zoti im na jep ndihmën që na është premtuar…" përderisa nuk i ra guna nga supet dhe iu ofrua Ebu Bekri duke i thënë: "O Pejgamber i Allahut, lehtësoje veten, sepse Allahu xh.sh. do të ta jap atë që ka premtuar. Për Allahun, Allahu nuk do të të poshtërojë kurrë". Ebu Bekri r.a. kishte kontribuar në mënyra të ndryshme edhe në luftën e Tebukut. Kontributi i tij ishte veçanërisht në aspektin material, sepse atë kishte kërkuar Pejgamberi a.s.. Omeri r.a. kishte shkuar në shtëpinë e vet dhe kishte marrë gjysmën e pasurisë së tij dhe ia kishte dorëzuar Pejgamberit a.s.. Ai i kishte thënë: "Çfarë i le familjes sate, o Omer?" Omeri iu përgjigj: "Lashë gjysmën e pasurisë për familjen". Pastaj erdhi Ebu Bekri që kishte sjellë më pak pasuri se Omeri, dhe e dorëzoi para Pejgamberit a.s, i cili e pyeti: "Çfarë i le familjes, o Ebu Bekër?"Ai i tha: "Ua lashë Allahun xh.sh. dhe të Dërguarin e Allahut". Omeri tha: "Pasha Allahun, pas kësaj dite kurrë më nuk do të vihem në garë me Ebu Bekrin". Ebu Bekri është i vetmi që kishte dhënë tërë pasurinë e tij tri herë për hir të Allahut xh.sh.. Një herë e kishte dhënë pasurinë kur shpëtoi dhe liroi një robëreshë besimtare të dobët, herën e dytë kur bëri hixhretin me Pejgamberin a.s. dhe herën e tretë kur e bëri hixhretin në ditën e luftës së Tebukut.

(1) (Gafir:28). (2)Katër halifët e drejtë, Hasan Ejub, Shkup,1424 h.-2003 m,f.16(titulli origjinal:El-hulefau-rrashidin).(3)Mahmud Shakir,Tarihul Islami,1411 h-1991m,botimi i shtatë,Bejrut,f.38.(4)Po aty.(5)Amër Halid,Katër halifët e drejtë,Prishtinë,2009,f.22. (5)Mahmud Shakir, Tarihul Islami,f.39,40.(6)Po aty,f.40. (7)Hasan Ejub, Katër halifët e drejtë,f.18. (8)Amër Halid, Katër halifët e drejtë,f.27.(9)Po aty. (10)Muslimi,kaptina "El-xhihad",3/1384,nr.1763 dhe Ahmedi në Musned",1/30,32.

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Namazi është shtyllë e fesë

Namazi është shtylla e fesë, çelësi i Xhennetit, dëshmia e besimit, përkatësisht pengesa në mes njeriut dhe mosbesimit. Kështu e ka përshkruar Pejgamberi a.s.: "Midis njeriut dhe mosbesimit është braktisja e namazit". (Muslimi nga Xhabir ibën Abdullahu r.a.)."Besa në mes nesh dhe atyre është namazi, ai që e braktis atë është mosbesimtar". (Ahmedi, Nesaiu, Tirmidhiu, Ibn Maxhe, Ibn Hibbani dhe Hakimi).Kur Ibrahimi a.s. E luti Zotin e tij, E luti Atë që bijtë e tij t'i bënte prej atyre që falin namazin:"O Zoti im! Më bëj mua nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mi, dhe pranoje lutjen time, o Zoti ynë!" (Ibrahim, 40). Kur Allahu xh.sh. e lavdëroi Ismailin a.s., tha:"Ai urdhëronte familjen e vet për faljen e namazit dhe për zeqatin, dhe ishte shumë i pranishëm te Zoti i tij". (Merjem, 55). Kur Allahu xh.sh. i foli Musait a.s. në çastet e para të shpalljes, i tha atij: "Unë të zgjodha ty (për pejgamber), prandaj dëgjo mirë se ç'po të shpallet! Vërtet, vetëm Unë jam Allahu, nuk ka zot tjetër pos Meje, pra Mua më adhuro dhe fal namazin për të Më kujtuar Mua". (Ta Ha, 13-14). Kur Allahu xh.sh. bëri që Isai a.s., i biri i Merjemes, të fliste gjersa ishte fëmijë në djep, fjalët e para të tij që tha, ishin: "Unë jam rob i Allahut, mua më ka dhënë (ka caktuar të më japë) librin dhe më ka bërë Pejgamber. Më ka bërë dobiprurës kudo që të jem, dhe më ka porositur për namaz (falje) e zeqat për sa të jem gjallë!" (Merjem, 30-31.). Kur Lukmani i mençur e këshilloi të birin, një prej këshillave më të rëndësishme ishte: "O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira e ndalo nga të këqijat, përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet, këto janë nga çështjet më të preferuara". (Lukman, 17). Namazi e zë këtë pozitë të lartë në të gjitha besimet, në veçanti në besimin islam. Namazi është prej obligimeve të para që është obliguar nga adhurimet. Është obliguar në Mekë, në një mënyrë që asnjë adhurim nuk ishte obliguar  më përpara. Të gjitha adhurimet ishin obliguar në Tokë, kurse namazi është adhurimi i vetëm që u obligua në qiell: me thirrje të drejtpërdrejtë nga Allahu drejtuar të Dërguarit të Tij, Muhammedit a.s. në natën e Israsë dhe Mi'raxhit. Namazi është dhurata dhe kujtimi që na ka mbetur nga përkujtimi i ndodhisë së Israsë dhe Mi'raxhit. Namazi është ngritja e çdo besimtari tek Zoti i tij. Kjo është rëndësia e namazit dhe pozita e tij.

Një ditë, Pejgamberi a.s. e kujtoi namazin dhe tha: "Ai që kujdeset për namazin e tij, do ta ketë këtë namaz dritë, dëshmi dhe shpëtimtar për të në Ditën e Gjykimit. E ai që nuk kujdeset për të, ai nuk do të ketë as dritë, as dëshmi dhe as shpëtimtar për të. Në Ditën e Gjykimit, ai do të jetë me Karunin, Faraonin, Hamanin dhe Ubej ibn Halefin".Ibn El-Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Personi që nuk falet, është i zënë me pasurinë, mbretërinë, pozitën apo tregtinë. Ai të cilit pushteti ia merr kohën e namazit, do të ringjallet me Faraonin; ai të cilit pasuria ia merr kohën e namazit, do të ringjallet me Karunin; ai të cilit pozita ia merr kohën e namazit, do të ringjallet me Hamanin; ai të cilit tregtia ia merr kohën e namazit, do të ringjallet me Ubej ibn Halefin".Nuk ka justifikim për atë që e lë namazin. Kudo që të jetë njeriu, në Lindje a në Perëndim, në udhëtim, i shëndoshë apo i sëmurë, është obligim i tij që ta falë namazin. Pejgamberi a.s. thotë: "Fale namazin në këmbë, nëse ke mundësi ta bësh këtë, e nëse nuk mundesh, atëherë falu ulur. Nëse nuk mund ta bësh as kështu, atëherë falu shtrirë". (Buhariu, Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxhe nga Imran ibn Husejn).

Obligueshmëria e namazit nuk i hiqet askujt, përveç atyre që e kanë humbur vetëdijen dhe nuk kuptojnë se çka u flitet, por gjersa ai është i vetëdijshëm dhe i dallon gjërat, e ka për obligim të falet, edhe nëse është i sëmurë dhe i shtrirë në shtrat dhe nuk ka mundësi për të lëvizur në të djathtë e as në të majtë, duhet të falet duke sinjalizuar dhe duke bërë gjeste me kokën dhe vetullat e tij, duke e lëvizur gjuhën e tij, ose në ndonjë formë tjetër. Gjersa njeriu është i vetëdijshëm, obligueshmëria e namazit asnjëherë nuk do t'i hiqet, edhe nëse është në mes të luftës, duke luftuar me shpatë a me armë, hipur mbi ndonjë mjet udhëtimi apo duke ecur në këmbë. Allahu xh.sh. thotë:"Vazhdoni rregullisht namazet (faljet), e edhe atë namazin e mesëm, dhe ndaj Allahut të jeni respektues (në namaze). E nëse keni frikë (nga armiku), atëherë faluni duke ecur ose duke kalëruar". (El-Bekare, 238-239.) Pra, faluni duke ecur në këmbë apo hipur mbi ndonjë mjet udhëtimi. Edhe nëse je duke ecur në këmbë e duke luftuar me shpatë apo duke gjuajtur me bombë, ose je hipur mbi at, ose në luftanije, tank apo në aeroplan, falu edhe në këtë gjendje, edhe nëse nuk mund të kthehesh nga kibleja, sepse Allahu xh.sh. për këto raste thotë: "Të Allahut janë edhe (anët nga) lindja edhe nga perëndimi, dhe ngado që të ktheheni, aty është anë e Allahut" (El-Bekare, 115). Falu pa qëndruar në këmbë, pa bërë ruku e sexhde, sepse të gjitha këto pjesë përbërëse të namazit në këto situata janë jo të detyrueshme. Falu me abdes dhe me pastërti, e nëse nuk gjen ujë apo nuk mund ta përdorësh atë, atëherë falu me tejemum



(dhe të pastër), e nëse s'ke mundësi edhe për këtë, atëherë fale namazin pa asnjërën prej tyre: "Prandaj, sa të keni mundësi, ruajuni prej dënimit të Allahut" (Et-Tegabun, 16.).Në Islam ekziston një namaz - "Namazi i luftës" ose "Namazi i frikës", kur luftëtarët myslimanë ndeshen me armiqtë. Lufta nuk mund të jetë justifikim për ta për ta lënë namazin, por ata duhet të ndahen në dy grupe: njëri grup të luftojë me armiqtë, kurse tjetri të falet, e pastaj të shkojnë dhe t'i zëvendësojnë ata në luftë, në mënyrë që edhe grupi i parë të falet. Falen dhe kujdesen për namazin me xhemat, pas një imami.

Shikoni këtë: me xhemat dhe pas një imami!! Çfarë kujdesi për namazin, e sidomos për namazin me xhemat?!

## CILA ËSHTË DISPOZITA E DIJETARËVE ISLAMË PËR ATA QË NUK E FALIN NAMAZIN?

Ai që e braktis namazin duke injoruar obligueshmërinë e tij, është kafir (jobesimtar) me unanimitetin e dijetarëve myslimanë, sepse çështja e tij është si çështja e idhujtarëve, të cilët Allahu i ka përshkruar me Fjalën e Tij: "Dhe kur atyre u thuhej: Përkuluni! Ata nuk përkuleshin". ( El-Murselat, 48.).Nëse e injoron namazin apo e nënçmon atë, ose tallet me ata që falen, pa dyshim ai është kafir (jobesimtar) dhe renegat, ai është si ata për të cilët Allahu ka thënë:"Edhe thirrjen (ezanin) tuaj për namaz ata e marrin për tallje e lojë. Me këtë vërtetojnë se janë popull që nuk kupton". (El-Maide, 58.). Ndërsa, për sa u përket atyre që e braktisin namazin me qëllim nga përtacia, dijetarët islamë kanë shfaqur mendime të ndryshme:

1- Imam Ahmedi (në versionin e tij më të njohur), Is'hak ibn Rahavejhi dhe një numër i konsiderueshëm i ashabëve dhe i atyre pas tyre (tabiinët), kanë thënë: Ky braktisës i namazit është kafir (jobesimtar) e nuk është mysliman, sepse nuk falet dhe nuk e kryen këtë obligim e të drejtë të Allahut xh.sh.. Ky qëndrim transmetohet edhe prej një numri të konsiderueshëm të ashabëve r.a., që mbështeten në kuptimin e jashtëm dhe të përgjithshëm të haditheve, të cilat braktisjen e namazit e bëjnë pengesë në mes njeriut dhe besimit.

2- Dy Imamët, Maliku dhe Shafiu, thonë: "Braktisësi i namazit është a'si (i pabindur) fasik (mëkatar i madh); frikësohemi që t'i përfundojë jeta me kufr (mosbesim), Allahu na ruajttë, nëse vazhdon kështu, sepse ai e kryen njërin prej mëkateve më të mëdha në Islam, e braktis të drejtën e Allahut xh.sh.. Nëse vazhdon ta braktisë namazin, është frikë që zemra e tij t'i nxihet, e të vdes si jomysliman, nëse nuk I pendohet Allahut xh.sh.". Sipas mendimit të tyre, ai e meriton mbytjen, si dënim për të e jo duke e trajtuar dhe gjykuar si pabesimtar dhe të pafe. Këtë qëndrim e përkrahin Ahmedi dhe të tjerët që janë të mendimit të tij.

3- Imam Ebu Hanife thotë: "Braktisësi i namazit është



fasik-athim (mëkatar). Duhet të edukohet, të dënohet duke i rënë ashpër derisa të rrjedhë gjaku prej tij, të burgoset derisa të falet". Ky është njëri prej mendimeve më të lehta për sa u përket atyre që e braktisin namazin me qëllim nga përtacia:"Pas besimit është keq të përhapet llagapi i keq". (El-Huxhurat, 11)."A mos është ai që ishte besimtar, sikurse ai që ishte jashtë rrugës (mëkatar)? Jo! Këta nuk janë të barabartë". (Es-Sexhde, 18). Ky është statusi i atyre që e braktisin namazin.

Në një hadith, Pejgamberi a.s. thotë: "Urdhërojini fëmijët tuaj që të falen, kur ata të kenë arritur moshën shtatë vjeç. Rrihini ata (nëse nuk falen), kur të kenë arritur moshën dhjetë vjeç, dhe vendosini të flenë veç e veç". Pra, urdhërojini të falen kur ata të kenë arritur moshën shtatë vjeç, dhe vazhdoni këtë urdhërim me dëshirë e frikësim për tre vjet, e kush përton ta falë namazin pas kësaj moshe, është e drejtë e babait, madje obligim i tij, që ta rrahë fëmijën e tij, një rrahje pa pasoja e thyerje. Rrahja në këtë rast ka për qëllim ndëshkimin për rëndësinë e namazit, dhe namazi nuk është vetëm fjalë që thuhet, në mënyrë që pastaj ta lerë fëmijën e tij të bëjë ç'të dëshirojë, dhe nuk mendon a e ka kryer urdhrin e tij apo jo. Ç'do të bënte prindi sikur ta urdhëronte fëmijën e vet për ndonjë çështje të dynjasë, ndërsa ai i lë anash fjalët e prindit të tij? Ç'do të bënte? A do ta pranonte një gjë të tillë prindi, dhe çfarë qëndrimi do të merrte? Kështu duhet të jetë edhe në çështjet e fesë. Disa prindër mendojnë se obligimi i vetëm i tyre ndaj fëmijëve të vet është që t'i dërgojnë ata në shkollë, t'ua sigurojnë kushtet materiale, t'u japin para më shumë sesa kanë nevojë, ndoshta t'u blejnë edhe automobil, e nuk mendojnë që pas kësaj nëse është falur fëmija apo jo? A po i kryen obligimet fetare apo po i braktis ato? Ç'të sjell dobi që fëmija yt të ketë diplomat më të larta dhe të ngrihet në gradat më të larta, e më pastaj Xhehennemi të jetë vendbanim i tij, sa vend i keq që është ai! A dëshiron që fëmija yt të digjet në zjarr? Allahu xh.sh. thotë:"O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët". (Et-Tahrim, 6).

Në kohën e sundimit të Omerit r.a., një komandant persian e pa ushtrinë e myslimanëve sesi qëndronin të rreshtuar dhe faleshin. Në këta rreshta ai nuk shihte ndonjë zbrazëti a ndonjë të metë, të gjithë ishin të rreshtuar sup më sup, këmbë më këmbë. Kur imami binte në ruku, edhe ata bënin ruku; kur ai binte në sexhde, edhe ata binin; kur imami lexonte Kur'an, ata e dëgjonin. Komandanti persian i shikonte ata, dhe tha me zemërim: "Ma ka ngrënë shpretkën i biri i Hattabit, ma ka ngrënë shpretkën i biri i Hattabit. Këta beduinë tashmë e kanë mësuar mirësjelljen". Ata nuk i ka mësuar Omer ibn Hattabi, por të gjithë ata i ka mësuar Islami dhe i Dërguari i Islamit, Muhammedi a.s.. Ky është namazi për të cilin duhet të kemi kujdes, ashtu që në të ardhmen të jetë ndihmë dhe forcë për ne: "Fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja (e adhurimeve); Allahu e di ç'punoni ju". (El-Ankebut, 45)

Dr. Islam Hasani

# Zhvillimi ekonomik nga perspektiva islame

Islami është një fe universale dhe e vetmja e pranuar tek Allahu Fuqiplotë dhe patjetër duhet t'u përgjigjet të gjitha kohëve dhe te gjitha aspekteve njerëzore. Një prej prioriteteve kryesore në Islam është mirëqenia njerëzore. Kur'ani dhe Syneti shprehin një interesim thelbësor rreth mirëqenies njerëzore në përgjithësi. Allahu xh.sh. u ka dhënë një rëndësi të madhe të arriturave ekonomike në këtë botë, mirëpo pa harruar qëllimin final, që është Bota tjetër. "Dhe prej tyre thonë, o Zoti ynë na jep të mira në këtë botë dhe të mira në Botën tjetër dhe na ruaj nga dënimi i zjarrit" (El-Bekare, 201)

Ndërsa një qëndrim unanim i të gjithë juristëve myslimanë (fukahenjve) është se mirëqenia njerëzore dhe lehtësimi nga mundimi apo varfëria, është qëllimi kryesor i Sheriatit. Zhvillimi në përgjithësi, duke përfshirë edhe zhvillimin ekonomik, duhet të jetë i qëndrueshëm dhe të jetë në akordim të plotë me dispozitat e Sheriatit. Zhvillimi ekonomik në Islam mund të definohet si një balancues dhe përmirësues i aspektit material dhe jomaterial, që kontribuon në mirëqenien njerëzore dhe procesin e zhvillimit. Ekonomia islame, në mes të tjerash, përfshin edhe përmirësimin e mirëqenies njerëzore, nëpërmjet progresit, përparimit, riorganizimit dhe riorientimit të tërë sistemit ekonomik dhe shoqëror, në përputhje me normat dhe vlerat në Islam.[1]

## INDEKSI NGA ZHVILLIMI EKONOMIK

Zhvillimi ekonomik në Islam duhet të jetë i tillë që të kontribuojë në mirëqenie në të dy fazat a periudhat e jetës së njeriut. Pyetja që kërkon përgjigje në lidhje me zhvillimin ekonomik, është: Cili është indeksi i zhvillimit ekonomik sipas Islamit? Duke folur në përgjithësi, indeksi është i bazuar në 1 rritjen ekonomike, 2 drejtësi në shpërndarjen e të ardhurave dhe pasurisë, dhe 3 një mjedis shoqëror i shëndetshëm dhe i pëlqyeshëm nga normat dhe vlerat islame. Një rritje e lartë ekonomike dhe një e ardhur e arsyeshme janë të rëndësishme për furnizimin me ushqime, sigurimin e banimit apo strehimit, veshmbathjes, edukimit, mjekimit dhe nevojave të cilat janë të rëndësishme në jetën e njeriut.

"E, kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut, por edhe përmendeni shpesh Allahun, kështu që të gjeni shpëtim". (El-Xhumua,10)

Një rritje e lartë e të ardhurave apo një e ardhur e nivelit të lartë, megjithatë nuk është e mjaftueshme për furnizimin e nevojave themelore apo komforte për të gjithë njerëzit. Sepse, nëse fitimi që shpërndahet në mes njerëzve, është jo i barabartë, vetëm një pjesë e tyre do t'i



shijojnë frytet e rritjes dhe zhvillimit, kurse të tjerët do të vuajnë. Kjo është çështje e padëshiruar në Islam. Duhet që ky fitim dhe kjo pasuri të shpërndahet në mënyrë të barabartë tek ata që kanë kontribuar në fitimin e atij kapitali.

Një mjedis shoqëror i shëndetshëm, i pasuruar nga normat dhe vlerat islame, është i rëndësishëm për paqen dhe disiplinën jetësore. Nëse njerëzit i kanë të gjitha gjërat materiale, po standardi moral i tyre është i ulët, kjo do t'i pengojë arritjet për një standard të mirë të jetesës. Në të vërtetë, vlerat e Islamit do të ndihmojnë në mbajtjen e një jete të disiplinuar e të harmonizuar dhe të ngrohtë në shoqëri. Në mungesën e tyre, një jetë e padisiplinuar mund të krijojë probleme shoqërore të patolerueshme dhe të keqe në këtë botë, dhe vuajtje të paevitueshme në Botën tjetër, caktuar nga Allahu. Vlerat islame janë konsideruar esenciale në krijimin e një mjedisi për jetë më të mirë dhe për mirëqenie në të dy periudhat e jetës së njeriut.

Zhvillimi ekonomik është i lidhur me vlerat islame në dy mënyra. E para, zhvillimi ekonomik është shpjeguar si një balancim i pandërprerë i përmirësimit të mirëqenies materiale dhe jomateriale nga njeriu, e cila nuk është e kompletuar pa një standard të lartë moral, që rezulton nga vlerat Islame. E dyta, themelimi i vlerave islame, të cilat kërkojnë shpenzim në edukimin islam, përhapjen e Islamit e kështu me radhë.

"Dhe, me atë që të ka dhënë Allahu, kërko (ta fitosh) Botën tjetër, e mos lër mangu atë që të takon nga kjo botë, dhe bëj mirë siç të ka bërë Allahu ty, e mos bëj të këqija në tokë, se Allahu nuk i do çrregulluesit". (El-Kasas, 77).

Ky shpenzim është i supozuar të bëhet pozitivisht lidhur me nivelin e fitimit dhe forcën e imanit apo besimit të njeriut. Prandaj, indeksi i zhvillimit ekonomik në Islam përbëhet nga rritja ekonomike, shpërndarja e barabartë (në bazë meritash sipas kontributit apo sipas kategorive që e gëzojnë të drejtën që të marrin) dhe vlerat islame. Ky është një zhvillimi ekonomik, dhe është një funksion pozitiv i rritjes me drejtësi dhe me vlera Islame.[2]

## RRITJA (ZHVILLIMI) EKONOMIKE

Në këtë kontekst, është e përshtatshme të shqyrtojmë nëse Islami siguron ndonjë nxitje për rritjen e ekonomisë, dhe nëse po, cilët janë faktorët që ndihmojnë në rritje, çka është 'produkt-mix' për të arritur mirëqenien njerëzore.

Zhvillimi ekonomik jo vetëm që është i lejuar në ekonominë islame, por ekziston një nxitje e fuqishme për të krijuar përpjekje për të shfrytëzuar burime, në mënyrë që të eliminojë varfërinë dhe të arrijë një rritje të konsiderueshme të të ardhurave dhe të pasurisë.

Një metodë themelore ekonomike në Islam është për të ndaluar izolimin e pasurisë dhe për të inkurajuar aktivitetet ekonomike, që interesimi i njerëzve të mos jetë vetëm grumbullimi i pasurisë, por krahas saj të ketë qëllim mirëqenien e njerëzimit.

Varfëria i bën njerëzit të paaftë për të kryer obligime individuale, shoqërore dhe morale, prandaj nga njeriu kërkohet që të kërkojë ndihmë nga Allahu për ta ruajtur nga varfëria, nga mungesa dhe poshtërimi. Varfëria konsiderohet e padëshiruar dhe e urrejtur sikurse Kufri (mosbesimi në Allahun xh.sh.). Kërkimi për fitimet materiale konsiderohet shumë i rëndësishëm dhe njeriu është i urdhëruar ta kërkojë atë në tokë, kur të mbarojë Ibadeti (adhurimi ndaj Zotit), dhe fitimi nëpërmjet mjeteve të lejuara (hallall) deklarohet si obligim, pas namazit (lutjeve të obliguara). Këto janë, në mënyrë të qartë, nxitje për aktivitete ekonomike nga njeriu që duhet të kontribuojë në rritjen apo zhvillimin ekonomik.[3]

Zhvillimet në agrikulturë, industri dhe tregti janë shumë inkurajuese në ekonominë islame. Asnjë pjesë e tokës pjellore nuk duhet të lihet e papunuar. Zhvillimet në prodhimet e industrisë, të cilat shërbejnë për furnizimin me ushqim për njerëzit, janë trajtuar si një obligim fetar. Përveç kësaj, aktiviteteve të tregtisë dhe biznesit u është dhënë një status fetar me cilësi të lartë, kështu që një biznesmen i besuar dhe besnik, është thënë që do të jetë me pejgamberët në Ditën e Gjykimit. Prandaj mund të themi lirisht se ekonomia islame ka një karakter nxitës me anë të sanksionimit fetar për rritje të kënaqshme ekonomike.

## FAKTORËT E RRITJES APO ZHVILLIMIT

Inkurajimi për rritje ekonomike duhet të jetë i pafrytshëm, nëse struktura filozofike e Islamit nuk lehtëson apo ndihmon mobilizimin e faktorëve të nevojshëm për rritjen e ekonomisë. Në të vërtetë, më së miri e bën këtë struktura e sistemit ekonomik islam. Kur'ani thotë se të gjitha burimet natyrore janë të dedikuara për përfitimet e njerëzve. Njeriu duhet t'i zbulojë dhe studiojë ato, t'i përdorë për prodhime, të kënaqet me frytet e prodhuara nga mallrat dhe shërbimet e ndryshme dhe që t'i përdorë ato për t'i takuar apo arritur obligimet morale dhe sociale.[4] Një rol të rëndësishëm kanë luajtur edhe dijetarët myslimanë, duke iu përgjigjur nevojave të kohës për adaptimin dhe aprovimin e instrumenteve a prodhimeve financiare për ndihmë në financime në sektorët e përmendur pa i thyer normat ligjore islame.

Prej këtij diskutimi shihet qartë se organizimi i ekonomisë bazuar në parimet islame të përgjithshme, do të thotë zhvillim dhe në të njëjtën kohë eliminim i varfërisë. Ky është një dallim i madh nga ajo çfarë shohim në ditët e sotme, kur, si e shohim, shumë shtete të pasura dhe me teknologji të përparuar, por në të njëjtën kohë në ato shtete ka njerëz që vuajnë urie. Sikur të adaptohet një sistem i këtij lloji (sipas parimeve islame), në botë nuk do të ketë uri dhe nuk do të ketë njerëz të pastrehë.

(1) Muhammad Umar Chapra, "Why Islam Has Prohibited Interest? Rationale behind the Prohibition of Interest", Review of Islamic Economics, No.9. 2000, f. 6-8. (2) M. Ramzan Akhtar, Modelling the Economic Growth of an Islamic Economy, "The American Journal of Islamic Social Sciences 10:4" f. 493-495.(3) Ibid. (4) Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets: Islamic Economics, Banking & Finance, Investments, Takaful and Financial Planning. (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005) f. 15-17.

Driton Kastrati

# Lojërat e fatit

Lojërat e fatit janë përmendur në Kur'an bashkë me alkoolin, i cili është nëna e të këqijave. Bixhozi nuk është aspak më i parrezikshëm se alkooli. Meqenëse qëllimi i të gjitha lojërave të fatit është fitimi i pasurisë, konkretisht i të hollave, është e rëndësishme të ruhet pasuria nga kjo dukuri e shëmtuar dhe njëkohësisht të dihen pasojat e saj. Islami ka vënë rregulla dhe mënyra se si të fitohet dhe si të investohet në pasuri, dhe me të drejtë i ka ndaluar të gjitha rrugët që çojnë në shkatërrimin dhe humbjen e pasurisë. Për këtë arsye, janë të lejuara: shitblerja në mënyrë legale, disa kredi, qiraja, dhuratat e ndryshme etj..,si forma të ndryshme të mundësisë për t'u pasuruar. Ndërkaq, në anën tjetër, janë të ndaluara të gjitha format e tjera të palejueshme të pasurimit përmes: marrjes së kamatës, bixhozit, ryshfetit, shitblerjes së bazuar në mashtrim, vjedhjes, monopolit, tregtisë me mjete narkotike dhe me qenie të gjalla (është fjala për njerëz, ndoshta edhe ndonjë formë tjetër). Pasuria zë vend të rëndësishëm në Islam dhe, si e tillë, gëzon paprekshmërinë e saj njësoj si besimi, jeta dhe nderi. Lidhur më këtë, Pejgamberi a.s. në Haxhin Lamtumirës ka thënë:"Ju ndalohet sulmi ndaj pasurisë, jetës dhe autoritetit tuaj, ashtu si ju është ndaluar çfarëdo armiqësie në këtë ditë dhe në këtë vend".Dëmet e lojërave të fatit janë të mëdha, si për individin ashtu edhe për shoqërinë në përgjithësi. Bixhozi dhe lojërat e fatit mjerisht sot janë shumë të përhapura.

Mjetet e informacionit reklamojnë përditë një nga këto lojëra, saqë disa nga njerëzit kanë krijuar një mendim të gabuar se këto lojëra janë të lejuara dhe në to nuk ka asgjë të keqe. Format se si zhvillohen këto lojëra, janë nga më të ndryshmet, si në spektakle të ndryshme me këngëtarë, sportistë dhe personalitete të ndryshme, të ftuar me emër nga jeta politike apo artistike. Lojërat e fatit vetvetiu janë krim ose shkas i krimeve, siç janë: vrasjet, vetëvrasjet, vjedhjet, ryshfeti, grindja në familje, e të mos flasim për lënien e detyrimeve fetare si pasojë e këtyre lojërave.



BIXHOZI

Sikur të donim të përkufizonim bixhozin, do të mund të thoshim:"Bixhozi apo kumari është lojë në mes dy apo më shumë personave, objekti ose qëllimi i së cilës janë të hollat ose çfarëdo lloj tjetër i pasurisë, të cilat fituesi i merr nga humbësi".Ai sot pothuajse është i përhapur çdokund: në shtëpi, nëpër klube, në shkolla, në hotele, në sheshe, në tren apo anije dhe, si i tillë, është bërë qëllim jete për shumëkënd, si dhe për të arritur sa më shpejt pasuri të madhe.Bixhozi ose lojërat e fatit në përgjithësi kanë një gamë të gjerë, që përfshin të gjitha lojërat që mbështeten tek fati, raste frike dhe rreziku.

Islami është kategorik për sa i përket çështjes së ndalimit të bixhozit. Janë të shumta dëshmitë në Kur'anin dhe Synetin dhe nga dijetarët islamë, të cilët pajtohen pa asnjë përjashtim në këtë pikë. Mirëpo ne do t'i theksojmë dy ajete të Kur'anit dhe disa hadithe:

"O ju që keni besuar! Të gjitha pijet alkoolike dehëse



dhe që të marrin mendjen, kumari, bixhozi, idhujt, hedhja e shortit, kërkimi i fatit me shigjeta, - janë të neveritura e punë prej shejtanit, kështu që hiqni dorë prej të gjitha atyre punëve të neveritura, që të jeni të shpëtuar. Shejtani do vetëm që të nxisë armiqësi e urrejtje në mes jush, me anë të pijeve dehëse dhe kumarit (bixhozit), t'ju ndalojë nga të kujtuarit e All-llahut dhe nga falja, pra, a po i jepni fund alkoolit e bixhozit?" ( El- Maide: 90-91 ).

Të shumta janë hadithet që flasin për ndalimin e bixhozit ose lojërave të ndryshme të fatit me të holla ose me ndonjë lloj tjetër të pasurisë. Një prej tyre është ai që ka transmetuar Ebu Hurejre r.a., se i Dërguari s.a.v.s. ka thënë:"Kush i thotë shokut të vet: Eja të luajmë bixhoz, le të japë lëmoshë". Siç shihet nga hadithi, bixhozi ose kumari është mëkat i madh, aq sa edhe përmendja e tij duhet të shlyhet me dhënien e lëmoshës. Bixhozi është mjet për shkatërrimin e pasurisë, ndërsa, në anën tjetër, ruajtja e pasurisë është një ndër pesë qëllimet e larta dhe të detyrueshme të Islamit. Pasurimi i shpejtë me anë të këtyre lojërave është në kundërshtim me rregullat e Sheriatit. Pra, për të arritur pasuri, duhet të investohet mund dhe punë, që janë mjetet e vetme për fitimin dhe shtimin e pasurisë në mënyrë të lejuar (hallall). Bixhozi dhe lojërat e fatit, përveç të tjerash mbytin instiktin e njeriut për aksion dhe paralizojnë aftësinë prodhuese për punë. Njeriu kështu mësohet me përtaci dhe mbështetet tek fati, pa derdhur kurrfarë mundi a pune. Shumë familje, brenda një nate ose vetëm për pak kohë, varfërohen pas begatisë së madhe që u ka dhuruar i Madhi Zot. Sa familje janë që kanë qenë krenare për pasurinë e tyre, po një anëtar i tyre i ka shkatërruar për krejt pak kohë. Bixhozi e çon njeriun drejt plaçkitjes, vjedhjes, gënjeshtrës, vetëvrasjes, shkatërrimit të familjes dhe shkakton armiqësi të shumta. Bixhozi (kumari) ndikon edhe në shëndetin e njeriut. Ai shkakton sëmundje nervash, sepse personi investon gjithë energjinë shpirtërore në lojë. Vazhdimisht tek ai është e pranishme frika nga humbja, e kjo e çon drejt shkatërrimit të nervave dhe sëmundjeve shpirtërore. Ai që luan bixhoz (kumar) ose vë bast, ose në ndonjë formë tjetër loje me të holla ose me pasuri, nuk e ka të lehtë ta shikojë tjetrin se si ia merr të hollat apo pasurinë pa kurrfarë mundi a lodhjeje. Kjo e shtyn tjetrin pastaj të mendojë për hakmarrje dhe në ato çaste ai është në gjendje të bëjë çdo gjë që të mos mbetet duarthatë. Nga e tërë kjo kuptojmë se bixhozi, me të gjitha lojërat e fatit, janë një gjë shumë e shëmtuar dhe është e kuptueshme për se Islami nuk e lejon. Njeriu i arsyeshëm nuk do të pajtohet kurrë me këtë dukuri dhe kurrë nuk do ta thotë të kundërtën, sepse nga këto lojëra nuk ka asgjë të mirë përveç largimit nga e vërteta dhe mallkimit nga ana e Allahut xh.sh..




Gerald Butt

# E kaluara Islame e Spanjës

Kur ushtritë arabe dhe berbere kaluan nga Afrika Veriore në Spanjë në shekullin e tetë, ata menduan se zbuluan parajsën në tokë. Me kalimin e kohës, më në fund ata u përzunë në vitin 1492 dhe aty në atë kohë ata bënë një festim tokësor të parajsës - pallatin Alhambra dhe kopshtet në Granadë. Për arabët e shkretëtirës, uji është luks. Dhe në borën e shkrirë të maleve në Sierra-Nevada ata gjetën atë që dëshironin. Me anë të një vargu kanalesh të ndërlikuara, ata e drejtuan ujin drejt e në fushat e pallatit dhe në fushat e pluhurosura më poshtë.

Ende sot në Alhambra ju mund të shihni një pamje të shkurtër parajse. Rrymat e vogla e dërgojnë ujin andej-këndej nëpër shatërvanët dhe pellgjet e panumërta - deri në një vend duke u vërsulur poshtë kanaleve në parmakët

e shkallëve të gurta. Uji spërkat dhe vërshon ngado. Çikla të mëdha uji me ngjyra gjenden në trëndafilat halorë, zambakët dhe jaseminët me aromë të këndshme.

Nuk mund të lëmë pa përmendur këtu salltanetet e vetë pallateve me oborret e tyre të ndriçuara nga pemët dhe të freskuara nga shatërvanët e me muret të stolisura nga mbishkrime të hollësishme arabe dhe pllaka me motive.

Për një arabolog si unë, një vizitë në Alhambra do të ishte përvoja e tërë një jete. Por unë u ktheva paksa i zhgënjyer. Jo nga bukuria e asaj çfarë pashë - por më tepër nga një përshtypje se karakteri arab dhe mysliman qenkësh disi i minimizuar.

Kur të krishterët ripushtuan Granadën, ata i dogjën të gjithë 80, 000 librat që gjendeshin në bibliotekën e pallatit - për të bërë që të shuhej kujtesa e sundimit islam. Pastaj ata ndërtuan një katedrale në vendndodhjen e xhamisë së madhe dhe aty vendosën një fasadë baroku rreth pallatit kryesor.

## ALHAMBRA ËSHTË NJË TRASHËGIMI KULTURORE E THUAJSE TETË SHEKUJVE GJATË KOHËS KUR ARABËT JO VETËM QË E SUNDUAN SPANJËN...

Sot Alhambra është spikatur fort si një vend i rëndësishëm turistik i Spanjës. Një libër udhërrëfyes spanjoll thotë se Alhambra për Granadën është siç është sheshi i Shën-Pjetrit për Romën ose sheshi i Shën-Markut për Venecien.

Ajo çfarë nuk thotë libri udhërrëfyes, është se Alhambra është një trashëgimi kulturore e thuajse tetë shekujve gjatë kohës kur arabët jo vetëm që e sunduan Spanjën, por gjithashtu futën në Europë matematikën, filozofinë dhe diturinë greke. Gjithashtu, arabët sollën në Spanjë portokajtë, limonët, orizin, sheqerin, hurmat, pambukun dhe shumë gjëra të tjera.

Pastaj atje ndodhi sistemi i hollësishëm vaditës, për të sjellë ujin në fushat e Andaluzisë dhe për t'i dhënë asaj pamjen që ka sot. Edhe kur arabët u dëbuan në masë, u kërkua që nga 2 familje të qëndronin në secilin fshat, për të drejtuar sistemin vaditës.

Me fjalë të tjera, të krishterët e Europës ishin të kënaqur që trashëgonin trashëgiminë e sundimit arab në Spanjë, por ata nuk donin (ngurronin) të pranonin origjinën e saj islame. Udhëtari amerikan, Washington Irving, e vërejti këtë kur vizitoi Granadën në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë. "Spanjollët, tha ai, - i konsideronin myslimanët asgjë më shumë se "pushtues dhe uzurpues". Dhe duket se kjo është ende situata e sotme".

**"KUR TË KRISHTERËT E RIPUSHTUAN GRANADËN, ATA I DOGJËN TË GJITHË 80,000 LIBRAT QË GJENDESHIN NË BIBLIOTEKËN E PALLATIT - PËR TË BËRË QË TË SHUHEJ KUJTESA E SUNDIMIT ISLAM."**

A ka ndonjë arsye kjo? Unë besoj se ka. Arabët ndihen disi të mërzitur se si janë përshkruar në Perëndim - si njerëz të paditur, që u mungojnë epërsitë e historisë dhe qytetërimit tonë. Gjatë largimit tim nga Granada, më erdhën ndër mend fjalët që më kishte thënë dikur diplomati jordanez i dalë në pension, Hazem Nuseibeh.

Për të, historia është si një ilaç. Sa herë që ai ndihej i pikëlluar për shkak të prapambetjes dhe dobësimit që i ka ndarë arabët sot, ai arratisej në librat e historisë dhe lexonte rreth lavdive të së kaluarës, jo vetëm për lavditë e Andaluzisë.

Por ikja nga realiteti nuk mund ta fshehë faktin se të gjithë arabët e dinë që ata e kanë humbur rrugën e tyre dhe e kanë humbur respektin e tyre për veten. Ata jetojnë, në pjesën më të madhe, nën regjime të korruptuara dhe të paafta, dhe - siç e shohin ata - nën hijen e Perëndimit.

"Perëndimi kërkon melodinë me të cilën kërcejmë ne", - më tha Rabi Dexhani, një biznesmen palestinez në Jordani, "Ne e urrejmë melodinë dhe ne e urrejmë veten tonë për të kërcyer".

Mbledhja e kësaj fyerje është krijimi i brezave të rinj të arabëve, të cilët janë armiq të Perëndimit. Pa një platformë politike në të cilën të mund të shfryjnë inatin e tyre, ata do të kthehen gjithnjë e më shumë për t'u ngushëlluar me Islamin dhe fondamentalizmin islamik. Dhe veprimet e dhunshme që kryejnë luftarakët, e njollosin emrin e Islamit në Perëndim.

Prandaj sloganet kundërislame që i pashë të shkarravitura në muret e karavansarajit (hotel i madh) të vjetër në qendër të Granadës - dhe pamja e shqetësuar e mosbesimit në fytyrën e Hasanit, pastruesi i qendrës së vogël aty pranë, kur unë trokita në derë!....

I njëjti mosbesim është në rritje. Ai është një rreth vicioz që nuk do të prishet me lehtësi. Por ky do të ishte një fillim për Perëndimin, që të japë kredi aty ku i takon.

Po, Alhambra është një trashëgimi kulturore e prekshme e qytetërimit të madh islam. Por atje ka shumë trashëgimi të tjera të paprekshme që nga koha e sundimit arab në Spanjë, të cilat janë elemente përbërëse të jetës sonë të përditshme që ne i kemi marrë si dhuratë. Nëse do të pranoheshin këto borxhe, atëherë arabët, besoj, do të shkonin përsëri në numër të madh në xhamitë e tyre. Por ata do të tërhiqeshin më pak sesa tani për shkak të gjendjes së zemëruar të fondamentalistëve anti-perëndimorë.

*Përktheu nga anglishtja: Ermal Bega*

Thomas A. Tweed

# Islami në Amerikë

## Nga skllevërit afrikanë deri te Malkolm X

*Shumica e rrjedhave të historisë mbulojnë imigrantët që ndryshuan popullsinë e Amerikës gjatë gjithë shekullit XIX. Por jo të gjithë imigrantët ishin evropianë apo të krishterë.*

Kur të mendojmë për Islamin, nëse e bëjmë, mund të fitojmë imazhin e Denzel Washingtonit duke luajtur Malkolmin X të ashpër dhe të apasionuar në filmin e vitit 1992 të Spike Lee, apo mund të imagjinojmë Luis Farrahan në platformën e folësit në filmin Marshimi i një milion njerëzve, të vitit 1995. Disa mund të kenë hasur myslimanë të Lindjes së Mesme në lajmet e mbrëmjes, kryesisht si "fundamentalistë" dhe "terroristë". Disa mund të kenë takuar imigrantë myslimanë në lagjet e tyre. Por myslimanët janë shumë më të ndryshëm se sa i tregojnë imazhet e përhapura, dhe historia e myslimanëve amerikanë është më e gjatë sesa mendohet, duke u shtrirë që nga dita kur anija e parë me skllevër zbarkoi në bregdetin e Virxhinias më 1619. Ajo mbartte dy grupe myslimanësh nga vende të tjera, që kishin imigruar në Amerikë me forcë apo me zgjedhje, dhe afro-amerikanët që krijuan sektet myslimane në shekullin XX. Kështu, interesimi për praninë e Islamit në Amerikë ofron një perspektivë të re mbi disa çështje të rëndësishme (dhe të njohura) që do të përdoren për të organizuar këtë artikull:

1. Cila është historia e skllavërisë në ShBA?
2. Si i kanë rezistuar dhe si i janë përshtatur imigrantët kulturës amerikane?
3. Cilat ishin eksperiencat e afro-amerikanëve në qytetet veriore pas kësaj Shpërnguljeje të Madhe?
4. Si u është drejtuar Islami afro-amerikan marrëdhënieve racore që nga viti 1960?
5. A është tani Amerika një komb i krishterë?



### ISLAMI ËSHTË NJË FE E LARMISHME DHE E VJETËR NË AMERIKË, NJË FE QË KA PASUR PRANI TË RËNDËSISHME NË SHBA

Në botë jetojnë mbi një miliard myslimanë, shumica prej tyre në Azi dhe jo në Lindjen e Mesme, ashtu si supozojnë shumica e amerikanëve. Ashtu si në Krishterim dhe Judaizëm, Islami (që është e dyta pas Krishterimit sipas numrit të pasuesve në gjithë botën), përfshin një numër të komuniteteve apo degëve. Dy grupet kryesore janë myslimanët suni, të cilët përbëjnë rreth 85 % të myslimanëve, dhe myslimanët shi'i (apo shi'itët), të cilët vlerësohen në rreth 15 % të popullsisë myslimane në gjithë botën. Të gjitha grupet tradicionale janë të përfaqësuara midis 5 milionë muslimanëve të ShBA-së, së bashku me disa lëvizje të reja që janë kultivuar në tokën amerikane.

### SKLLEVËRIT MYSLIMANË NË AMERIKË

Një përqindje e vogël po e rëndësishme, e skllevërve afrikanë, disa e kanë vlerësuar 10%, - ishin myslimanë. Një ngjarje interesante është ajo e Omer ibn Seid-it (gjithashtu "Sejdi" 1770-1864), i lindur në Afrikën Perëndimore në shtetin mysliman të Futa Toros (në bregun jugor të lumit Senegal, i njohur në ditët e sotme si Senegal). Ai ishte dijetar mysliman dhe gjithashtu tregtar, i cili për arsye të cilat historianët nuk kanë arritur t'i njohin, e gjeti veten të robëruar dhe u skllavërua. Pas një udhëtimi gjashtë javësh, Omeri arriti në Charleston, në Karolinën Jugore, rreth vitit 1807. Afro katër vjet më vonë, iu shit Xhejms Oëenit në regjionin Cape Fear të Karolinës Veriore. Më 1819, një protestant i Karolinës Veriore i shkroi Francis Skot Key-t, një kompozitori, duke i kërkuar një përkthim të Biblës në gjuhën arabe për Omerin, dhe, si duket, Key ia dërgoi. Historianët debatojnë rreth faktit se në çfarë shkalle myslimani afrikan anoi nga Krishterimi në vitet e fundit të tij, por shënimet e Omerit në Biblën në gjuhën arabe, ku shpesh lavdërohej Allahu, na bëjnë të kuptojmë që ai ruajti një pjesë të madhe të identitetit të tij mysliman, siç bënë gjeneratat e para të skllevërve, emrat e të cilëve nuk i njohim ne. (Bibla në gjuhën arabe e Omerit, e cila është restauruar kohët e fundit, ruhet në bibliotekën e kolegjit Davidson (Davidson College), në Karolinën Veriore.

### MYSLIMANËT DHE EMIGRIMI, 1878-1924

Shumica e rrjedhave të historisë përfshijnë emigrantët, të cilët ndryshuan popullsinë e Amerikës gjatë gjithë shekul-



lit XIX. Por jo të gjthë emigrantët ishin evropianë apo të krishterë. Shumë ishin imigrantë kinezë dhe japonezë, të cilët praktikonin Budizmin dhe tradita të tjera aziatike. Gjithashtu erdhën edhe me qindra myslimanë, dhe shumica e këtyre emigrantëve të parë myslimanë ishin arabë, nga ajo që më vonë u quajt Siria e Madhe. Këta emigrantë sirianë, jordanezë dhe libanezë ishin punëtorë shumë pak të arsimuar, të cilët erdhën duke kërkuar stabilitet më të madh ekonomik. Shumë prej tyre u kthyen të zhgënjyer në vendlindjen e tyre. Ata që qëndruan, vuajtën izolimin, megjithëse disa prej tyre arritën të themelonin komunitete islame, zakonisht në vende të pashpresë. Më 1920, imigrantët arabë kryenin lutjet në një sallë të marrë me qira në Cedar Rapids, në Iowa dhe 15 vjet më vonë ndërtuan xhaminë e tyre. Komunitetet libanezo-siriane bënë të njejtën gjë në Ros, në Dakotën Veriore, dhe më vonë në Detroit, Pitsburg e Michigan City, në Indiana. Islami kishte ardhur në zemrën e Amerikës. Vala e parë e emigrimit të muslimanëve përfundoi më 1924, kur Akti për Përjashtime Aziatike dhe Akti për Emigrim Xhonson – Reed lejoi vetëm një rrymëzë të "aziatikëve", siç ishte përcaktuar që arabët të hynin në ShBA.

ISLAMI AFRO-AMERIKAN NË VERIUN URBAN

Muhamed Aleksandër Web (1847-1916), një euro-amerikan, e shpalli veten si mysliman në Ekspozitën Botërore të Kolumbias në Çikago, më 1893, por konvertimet qenë më dominuese në mesin e amerikanëve me prejardhje afrikane, veçanërisht të atyre që ndoqën shpërnguljen e madhe të zezakëve jugorë në qytetet veriore, duke filluar në dekadat e hershme të shekullit XX. Nobël Droe Ali themeloi një komunitet islamik të zezakëve nacionalistë, Tempulli Shkencor Murish, në Newark, Nju-Xhersi më 1913. Pas vdekjes së tij, më 1929, një prej fraksioneve e gjeti veten të joshur nga i mistershmi Wallace D. Fard, i cili u shfaq në Detroit më 1930 duke predikuar nacionalizmin zezak dhe besimin islam. Fardi themeloi Kombin Islam atje në të njëjtin vit. Pas zhdukjes së pashpjegueshme të Fardit, më 1934, Elija Muhamed (1897-1975) mori udhëheqjen dhe i joshi të zhgënjyerit dhe afro-amerikanët e varfër nga Veriu urban. Ata u konvertuan për shumë arsye, por, për disa, varfëria dhe racizmi në këto shtete e bënë mesazhin e Kombit të Islamit bindës rreth "djajve të bardhë" (dhe "superioritet zezak").

MARRËDHËNIET RACORE QË NGA 1960

Elija Muhamed fitoi një të konvertuar të rëndësishëm kur Malkolmi i Vogël (1925-1965) përqafoi fenë në një qeli burgu. Malkolm X, emri që e mori për të treguar trashëgiminë e humbur të tij afrikane, u bë një figurë publike gjatë viteve 1960, megjithëse u nda nga Kombi i Islamit para vdekjes së tij. Pas vdekjes së Elija Muhamedit, më 1975, lëvizja u nda. Një degë, nën udhëheqjen e djalit të pestë të Elija Muhamedit, lëvizi më pranë besimeve dhe praktikave të Islamit, ashtu siç praktikoheshin në shumicën e botës. Ky grup, i cili më vonë do të ndryshonte emrin në Misioni Mysliman Amerikan, është lëvizja më e madhe islamike afro-amerikane. Shumë më i vogël, Kombi i Islamit, të cilin Misioni Mysliman Amerikan dhe grupet e tjera islamike e dënojnë si raciste dhe joortodokse, është shumë më i njohur për shumicën e amerikanëve. Shumë myslimanë amerikanë pohojnë që Kombi i Islamit, i udhëhequr nga Luis Farrahan, nuk është përfaqësues i imigrantëve apo të konvertuarve në Islam në ShBA.

MYSLIMANËT DHE EMIGRANTËT E RINJ PAS 1965

Pas vitit 1965 ndodhën ndryshime të rëndësishme demografike në Amerikë, në lidhje me myslimanët. Erdhën refugjatët palestinezë pas krijimit të Izraelit, më 1948. Gjëja më e rëndësishme për historinë e Islamit amerikan, Akti MekKari-Walter i vitit 1952, lehtësoi sistemin e kuotës të vendosur më 1924, duke lejuar emigrim më të madh të myslimanëve.

Portat u hapën edhe më shumë pas rishikimeve të Ligjit për imigracionin në vitin 1965. Që atëherë, imigrantët myslimanë kanë nisur të iknin nga regjime tiranike në Egjipt, Irak e Siri dhe myslimanët nga Azia Jugore, si nga Pakistani, kërkonin mundësi më të mirë ekonomike. Deri në vitin 1990, myslimanët kanë ndërtuar më shumë se 600 xhami dhe qendra në gjithë ShBA-në.

A ËSHTË AMERIKA NJË KOMB I KRISHTERË?

Islami së shpejti do të jetë feja e dytë më e madhe në Amerikë, pas Krishterimit, nëse nuk është bërë tashmë. Vlerësimet ndryshojnë shumë, dhe një vlerësim i matur është - 5 milionë myslimanë amerikanë më 1997, më shumë se Episkopalianët, Kukerët dhe Dishepujt e Krishtit. Ashtu si rekflektojmë mbi Islamin në Amerikë dhe risjellim historinë e skllevërve myslimanë dhe debatet e hershme rreth Amandamentit të Parë, ne pyesim nëse është Amerika komb i krishterë, ashtu siç e kanë deklaruar disa. A mund të zgjedhim një President mysliman? Nëse po, a do ta shohë këtë tokë si Jerusalem të Ri apo do të bëjë betimin presidencial mbi Biblën e Krishterë, siç është traditë?

*Përktheu nga anglishtja: Fuad Morina*

Emine A. Vezaj

# "Anonimët" e BE-së dhe frika e Turqisë

*"Turqia duhet të bëjë ndryshime kulturore "për të dëshmuar" vlerat që e lidhin me kontinentin evropian" (Zhak Shirak)*

Dy figura minore, por kompetente, do të jenë në postin e presidentit dhe përfaqësuesit të lartë të BE-së: (1) Herman Van Romphy, Kryeministër i Belgjikës për më pak se një vit, dhe një teknokrat britanik, i cili kurrë nuk ka pasur post të zgjedhur nga votuesit. Është anëtar i Partisë Demokristiane Belge. (2) Catherine Ashton, një laburiste e pëlqyer dhe bashkëpunëtore e afërt e Kryeministrit britanik, laburistit Gordon Braun.

Suedia, që është kryesuesja e radhës e BE-së, i propozoi Kryeministrin belg, Herman Van Romphy-t për kryetar të këshillit evropian dhe eurokomesaren britanike për tregti, Catherine Ashton, për përfaqësuese të lartë për politikë të jashtme. Kryetari i parë i BE-së është prijës i 27 vendeve anëtare të BE-së, kurse znj. Ashton është Përfaqësuesja e lartë për politikë të jashtme, respektivisht Ministrja e parë e Punëve të Jashtme në BE.

Të dy këto personalitete, sikurse edhe shumë të ngjashme, sikur të ishin në pozitën e tyre, nuk do të kalonin 'testin' pa u analizuar personaliteti i tyre edhe në parametra më të hollësishëm nga analistët e ndryshëm. Gazeta prestigjioze "The Economist" ardhjen e Herman Van Romphy-t dhe Catherine Ashton-it e sheh si me skepticizëm. Duke i quajtur si dy figura minore të dy personalitetet në fjalë, gazeta e cituar bën edhe një përmbledhje të karrierës së tyre duke i përmendur si personalitete jokompetente për postet që kanë marrë. Gjithnjë sipas gazetës "The Economist", Van Ramphy njihet si një shkrimtar asket i stilit "haiku" dhe një katolik i devotshëm, por pa përvojë në samitet e BE-së. Ka vite të tëra trajnimi në menaxhimin e partnerëve grindavecë, falë shërbimit shumëvjeçar në qeveritë shumëgjuhësore koalicione të Belgjikës. Bile edhe vetë përkrahësit e tij e pranojnë se ai ka shumë pak "karizëm". Në anën tjetër, Lady Ashton erdhi në Bruksel nga një karrierë e kaluar si e emëruar e Partisë Laburiste. E emëruar në Dhomën e Lordëve, ajo kishte pasur poste të vogla ministrore, para se të bëhej prijëse e Dhomës së lart të parlamentit... ironikisht, njëri nga krimet më të mëdha në sytë e zotërve të saj politikë, ishte "udhëheqja" e Marrëveshjes së Lisbonës nëpër Dhomën e Lordëve. Përfundimisht, ajo nuk ka përvojë në politikën e jashtme" - përfundon përshkrimin "The Economist".

Sidoqoftë, kjo ishte vetëm një kronologji e gazetës "The Economist" rreth dy personaliteteve më "in" në politikën e BE-së, figura të cilat kanë ngjallur dhe shuar aspirata të shumë shteteve që mbajnë kokën nga Evropa.

Në shekullin tonë, tonin debatit publik i japin ata që shqetësohen për risitë. Nëse hedhim vështrimin më tej, sado që për disa shtete, si Franca, Gjermania dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës, dy figurat kryesore të politikës së BE-së mund të jenë më meritorët për këto pozita, për disa shtete që janë në pritje tash e sa vite për t'u futur në familjen e madhe evropiane, janë figura



që shihen me rezervë. Që në momentin kur shtetet e BE-së bënë publike Romphy'-n dhe Ashton-in, mediet botërore, dhe sidomos mediet turke, bënë një tip kryqëzate mediale rreth këtyre personaliteteve. Gazetat turke figurën Romphy e shihnin si njeriun adekuat të politikës evropiane, por kundër aspiratave turke. Mesazhi i sjellë nga Romphy për politikë në mes Turqisë dhe BE-së, është i thjeshtë, po megjithatë i fuqishëm. Logjika e tij për një politikë kundër Turqisë ishte qysh atëherë kur Ramphy ishte Kryeminister belg. Mesazhi tij para pesë vjetësh: "Turqia nuk është pjesë e Evropës dhe kurrë nuk do të jetë pjesë e saj... vlerat universale të cilat janë në forcat e Evropës, dhe të cilat janë çështje fundamentale të Krishterimit, do të humbin fuqinë me një shtet të hapur islam siç është Turqia" - ngjalli komente dhe reagime te intelektualët turq.

Gazetat turke kishin vërshuar të premten e kaluar me tituj skandalozë për figurën Ramphy, duke e cilësuar si anti turk. Në një nga të përditshmet e Ankarasë në ballinë shkruhet "Presidenti i parë i BE-së anti-turk". "Është e vështirë të komentoj përzgjedhjen e tij në një rrugë të arsyeshme, por nuk e shoh që ka ndikim drejtpërdrejt në këtë kohë të shkurtër", u shpreh Suat Kinikliolu, deputet nga AK parti. - "Shpresoj që ai të rishikojë panoramën e tij në një kohë të shkurtër. Por nuk mund të jem optimist" për sa i përket znj. Ashton. Kinikliolu komenton se ajo ka një qëndrim të mirë për Turqinë.



Shikuar më tutje, profesori i Universitetit të Ankarasë për Marrëdhënie Ndërnacionale me Lindjen e Mesme, Hysein Bagci, Van Ramphy'-n e sheh si "kandidat kompromisi, i vënë në këtë post me përkrahjen e Francës dhe Gjermanisë, por ky nuk është aspak një lajm i mirë për Turqinë".

Aversioni dhe pasqyrimi negativ për figurën Ramphy nga politikanë turq vjen pikërisht nga shkaku se Ramphy është një demokristian, i cili deklaratën e tij në dhjetor të 2004 - nuk e pati aspak të matur karshi Turqisë, e cila aspiron që në një të ardhme të afërt të jetë pjesë e familjes së madhe evropiane. Sidoqoftë, pas marrjes së postit të prijësit të BE-së, duket se Ramphy diçka ka "ndryshuar" në politikën e tij. I pyetur nëse ende ka të njëjtin qëndrim dhe pasqyrimin e parakohshëm për Turqinë, në konferencën e së premtes ai deklaroi se "pasqyrimi i tij i mëparshëm është i parëndësishëm" dhe në rolin e tij të ri do të përpiqet për më shumë konsensus, sa më shumë që të jetë e mundur për pjesëmarrje shtetërore".

## RETROSPEKTIVË

Turqia ka filluar bisedimet për t'u bërë anëtare e BE-së që nga 3 tetori 2005. Në një konferencë mbi Marrëdhëniet e Komunitetit Evropian me Turqinë, mbajtur në Stamboll në dhjetor 1989, fill pas rënies së Murit të Berlinit, përmban pesë argumente kryesore. Tre të fundit kanë më shumë domethënie, sepse në to theksohen: 1) Faktorët qytetërimorë dhe historikë dhe jo faktorët ekonomikë, do të jenë vendimtarë gjatë procesit të marrjes në shqyrtim nga Komuniteti Evropian të kërkesës së Turqisë për anëtarësim të plotë; 2)Udhëheqësit evropianë, të cilët besojnë kokëfortësisht në një epërsi qytetërimore euro–centrike nuk janë të gatshëm të shohin një vend mysliman në Evropë dhe 3) Ky iluzion egocentrik i njeriut perëndimor, ashtu siç është paraqitur nga Arnold Toynbee, është pengesa kryesore për një bashkëjetesë pluraliste në Evropë.

Turqia, ashtu siç e ka cilësuar dhe Presidenti Barak (Barack) Obama, përkufizohet si "urë" në mes Lindjes dhe Perëndimit, kurse Ministri i Punëve të Jashtme i Turqisë Ahmet Davutollu, parapëlqen shprehjen "shtet qendër" gjithnjë sipas këtij të fundit; "të qenët vend qendror në të njëjtën kohë e ngërthen në vete edhe të qenët urë. Turqia, shikuar nga këndi i koncepteve strategjike ndërkombëtare, është në qendër të Euro-Azisë, por mbi rrugët kalimtare Veri – Jug dhe Lindje – Perëndim. Pra, urë, po në një vend qendror. Domethënë, asgjë përreth Turqisë s'mund të kuptohet pa Turqinë".

Përfundimisht, le të shpresojmë se Turqia do të gjejë edhe një zgjidhje për Evropën. Për të përdorur një frazë shabllon, nuk është e lehtë të gjesh zgjidhje. Në vitet '40 ajo do të ishte e qartë: luftoni për liri dhe integrim, por në këtë shekull njerëzit janë të ngopur me luftëra, dhe rruga e paqes është shpresa e së ardhmes.

Mirnes Kovaç

# Tokën ua morën, tani ua nxjerrin organet...

*Shihet qartë se në Palestinë në thelb, po bëhen krime sikur askund tjetër në botë, ashtu që, sikur, përveç kësaj, është unike edhe natyra e okupimit të kësaj toke në mbarë historinë njerëzore. (Dr. Jusuf Kardavi)*

Megjithatë i vetmi që bëri diçka për këtë, është Homeini, i shumurryeri i Perëndimit, gjyshi plak me mjekër të bardhë dhe me vështrim të ngrysur! Pas më shumë se 30 vjetësh okupimi dhe 20 vjet nga okupimi i plotë i Jerusalemit, Al-Kudsit - siç e quajnë arabët këtë qytet, në muajin gusht 1979, Homeini u bëri thirrje myslimanëve të mbarë botës që xhumaja e fundit e muajit Ramazan t'i dedikohej Kudsit. Xhumaja e fundit e Ramazanit njihet si "Dita e Kudsit" (sot këtë ditë e shënojnë edhe jomyslimanët, por edhe disa grupe çifute antisioniste), dhe të solidarizohen me të drejtat legjitime të myslimanëve palestinezë, të cilët i janë ekspozuar një terrori dhe padrejtësie të Fuqive të Mëdha, ku Izraeli është eksponenti dhe ekzekutori kryesor. Sot, edhe pas 30 vjetësh, e gjithë bota, madje edhe myslimanët, të lodhur, çdo ditë e në vazhdimësi edhe më tej vërejnë dhe janë në pritje se a thua kur do ta ndërpresë qenia njerëzore krimin dhe padrejtësinë ndaj popullit të përvuajtur palestinez?Fjalimi i fundit historik i Presidentit të Shteteve të Bashkuara të Amerikës, Barak Obama, mbajtur këtë verë në Kajro, përgjithësisht është përshëndetur në mbarë Botën Arabe. Ajo që arabët nuk e pëlqyen nga ky fjalim, ishte barazimi i fajtorëve dhe përgjegjësve për luftën izraelito-arabe. Po insistimi i tij për zgjidhjen e këtij burimi të mosbesimit dhe konfliktit në botë, i sfidoi arabët e ndjeshëm, saqë tone të qeta erdhën edhe nga kundërshtarët më të mëdhenj të procesit paqësor arabo-izraelit.

### SOT KONFLIKTI ËSHTË KOMPLIKUAR EDHE MË TEPËR NGA PËRLESHJET NË MES GRUPEVE RIVALE PALESTINEZE

Shumica akoma shpresojnë për realizimin e premtimit të Obamës për një angazhim më intensiv për sanimin e plagëve në raportin në mes Lindjes dhe Perëndimit. Megjithatë, ajo që po ngjet në terren, paralajmëron se agonia palestineze, nëse vazhdon me këtë tempo dhe me këtë sjellje nga ana e Izraelit, do të zgjasë së paku edhe për tridhjetë vjet të tjerë! Sot konflikti është komplikuar edhe më tepër nga përleshjet në mes grupeve rivale palestineze. Ndërsa për varfërinë, lodhjen, shkatërrimin dhe shfarosjen e infrastrukturës, është e tepërt të flitet! Duke parë sjelljen e disa prijësve arabë dhe në përgjithësi të myslimanëve, duket sikur edhe ata janë lodhur nga "problemi palestinez"! Krahas gjithë fatkeqësive dhe presionit që palestinezët kanë nga regjimi okupator-kolonialist izraelit, siç është: ndërtimi i vendbanimeve të reja të kolonëve çifutë në Bregun Perëndimor (me gjithë kundërshtimin nga ana e ShBA-së); lufta mediatike në mes Suedisë e Izraelit edhe më shumë i hedh kripë plagës së quajtur "Palestinë"...Për se është fjala në të vërtetë? Një luftë e vërtetë shpërtheu në mes gazetave (medieve, portaleve) izraelite dhe atyre suedeze, kur gazeta më e madhe suedeze "Aftonbladet" më 26 gusht të këtij viti, botoi një tekst ku gazetari Donald Bostrom shkruante dhe bënte thirrje për një hetim për skandalin ndërkombëtar të tregtisë me organe të cilat ishin gjetur nga ana e IDF-së (Forcat Mbrojtëse Izraelite). Vini re!? Lexoni me kujdes: Organet janë nxjerrë nga djemtë dhe vajzat



palestineze, qoftë para ose pas vrasjes nga ana e IDF-së (në protesta, përleshje, etj.) Viktimat – të rinjtë, pas likuidimit sipas procedurës dërgoheshin në spital për shkak të gjoja obduksionit, kurse më vonë i ktheheshin familjes "anembanë të qepur". Dyshimet për vjedhjen e organeve, respektivisht vrasjes për shkak të nxjerrjes së organeve (çfarë është ndërtimi i vendbanimeve në krahasim me këtë krim?) qenë shfaqur për herë të parë qysh në vitin 1995."Mund të më quani si "shkues" / "mblerës" (matchmaker)" - ka thënë Levy Ishak Rosenbaum, nga Bruklini, ShBA, në një bisedë të incizuar me agjentin e FBI-së, për të cilin kishte besuar se ishte klient. Dhjetë ditë më vonë, nga fundi i korrikut të këtij viti Rosenbaum është arrestuar në Nju-Xhersi pas një afere pastrimi parash dhe tregtie me njerëz: rabinë, politikanë, zyrtarë të besueshëm civilë - janë të inkuadruar në pastrim parash dhe në tregti ilegale me organe. "Mblesëria e Rosenbaumit nuk kishte asnjë lidhje me romancën. E tërë puna e tij ishte e lidhur me shitjen dhe blerjen e veshkave nga Izraeli në tregun e zi." - shkruan Bastrom në medien suedeze "Aftonbladet." Ai përmend se në fillim të viteve '90, derisa Ehud Olmert ishte Ministër i Shëndetësisë, filloi fushata e regjistrimit të donatorëve të organeve me qëllim të ngritjes së vetëdijes për dhurimin e organeve. Ç'është e vërteta, fushata në fillim dha rezultate të caktuara, por dallimi në mes kërkimit dhe dhurimit të organeve, edhe më tej do të mbetet i pandryshuar. Dhe, ç'pasoi në të vërtetë?!Nëse Izraeli do t'i kishte të gjitha zgjidhjet, nuk do të duhej të pritej kaq shumë. Është e nevojshme vetëm të hidhet një sy në memoaret e viktimave të holokaustit dhe të lexohen tregimet mbi vuajtjet e hebrenjve që u nënshtruan nga ana e nazistëve. Pra, llamba nuk duhej të shkëlqente aq shumë - që mendja e prishur të ndiente atë që Bastrom zbuloi dhe ia botoi publikut të gjerë.

### ZHDUKJA E PALESTINEZËVE TË RINJ

"Dhe derisa fushata kalonte, nga fshatrat e Bregut Perëndimor filluan të zhdukeshin të rinjtë palestinezë. Pas pesë ditësh ushtarët izraelitë i kthenin të vdekur, me trupa të prerë dhe më pas të qepur. Tregimi për këta trupa i tmerroi banorët e territoreve të okupuara. U përhapën fjalë për një numër dramatik të të zhdukurve, gjë që bëri që të ndiqej varrimi i trupave të bërë gjoja autopsi gjatë natës." -, shkruan Bastrom. "Në atë kohë"- shton gazetari suedez, " isha në rajon duke shkruar librin, dhe në disa raste më afrohej një numër i caktuar i njerëzve nga OKB-ja, të cilët tregonin brengën e tyre për zhvillimin e ngjarjes. Personat që më kanë kontaktuar, treguan se kishte pasur vjedhje organesh dhe se atyre u ishte ndaluar të ndërmerrnin diçka në lidhje me këtë. Me detyrë të një Radio-televizioni kam udhëtuar gjithandej duke intervistuar një numër të madh familjesh palestineze në Bregun Perëndimor dhe



në Gazë; duke u takuar me prindërit që thoshin se djemve të tyre u ishin marrë organet para se të vriteshin." Bastrom si shembull tregon edhe fotot e Bilal Ahmed Ghani-t, një palestinez i ri, i cili, duke hedhur gurë ndaj forcave izraelite në një protestë, u vra në pritë dhe trupi i të cilit qe marrë e, kur i ishte kthyer familjes, trupi i tij kishte qenë i prerë dhe i qepur deri në fyt. Me afera të tilla, si marrja e organeve, vrasja për qëllime të tilla, paralajmërimet për ndërtimin e vendbanimeve të reja dhe prishja e premtimeve të Këshillit të Sigurimit nga ana e Izraelit, - krijimi i kushteve për procesin paqësor duket naiv. "Shihet qartë se në Palestinë në thelb, po bëhen krime sikur askund tjetër në botë, ashtu që, sikur përveç kësaj, është unike edhe natyra e okupimit të kësaj toke në mbarë historinë njerëzore." - është shprehur në mënyrë të shkëlqyer kohë më parë në një intervistë, dijetari i njohur Dr. Jusuf Kardavi. "Të gjithë myslimanët në botë janë të obliguar të japin kontributin e tyre për çlirimin e Palestinës... Dëshiroj t'ua tërheq vëmendjen të gjithë njerëzve, se okupimi dhe kolonizimi i Palestinës nga ana e Izraelit është diçka shumë e ndryshme nga ajo që shohim në të gjithë botën!" - deklaron më tej Dr. Kardavi, duke sqaruar se, në dallim nga okupimet dhe kolonizimet e tjera që janë të përkohshme, okupimi dhe kolonizimi që ka bërë Izraeli, është me të vetmin qëllim: Qëndrimin e gjatë, pa marrë parasysh koston e çmimit!Dhe që këtu myslimanëve të sotëm u qofshin për hajër edhe 30 (apo 300) vjet luftë për Kudsin, duke shpresuar në një sukses të madh!

*Nga boshnjakishtja: Arsim Dauti, preporod.com*

Prof. Dr. Abdul Fet-tah Mustafa Ganime

# Gjeografët arabë dhe roli i tyre civilizues

Perëndimit i ka interesuar çështja islame që kur ka filluar të lexojë për qytetërimin, kulturën dhe civilizimin. Një herë kishte lulëzuar civilizimi grek, pastaj ai romak në juglindje të Evropës, po u përqendrua kryesisht në pellgun e detit Mesdhe dhe nuk u përhap në Evropën e Mesme dhe as në veri të saj, kështu që ato anë mbetën të prapambetura për një kohë të gjatë.

Myslimanët i kushtuan kujdes të madh shkencës së gjeografisë dhe ua kaluan të tjerëve. Ata lanë pas përpilime(librash), që edhe sot janë objekt studimi në Lindje dhe Perëndim dhe ende pimë (ujë nga ato burime).

Për këtë kishte ndihmuar zgjerimi i shtetit arab-islam dhe shtrirja e kufijve në Lindje dhe Perëndim. Myslimanët e konsideronin çështje të dorës së parë bartjen e diturisë edhe tek të tjerët. Në ato udhëtime gjenin edhe tregje të reja, prandaj u përgjigjeshin vendet e botës në atë kohë gjerë e gjatë.

### ROLI I ISLAMIT ËSHTË TREGUAR POZITIV GJATË PËRHAPJES SË ZËRIT TË TIJ DHE PRESTIGJIT EDHE PËRTEJ KUFIJVE TË BOTËS ISLAME

Myslimanët lidhën marrëveshje tregtare me shumë vende; evropianët bënë shumë përkthime librash të gjeografisë nga gjuha arabe në gjuhën latine nga fundi i mesjetës. Duhet shtuar se evropianët u janë mirënjohës arabëve për faktin që i kanë ruajtur njohuritë e grekëve të vjetër (nga shkenca) e gjeografisë nëpërmes përkthimeve që u kishin bërë arabët atyre në fund të mesjetës. Po, nëse arabët në fillim mbështeteshin në njohuri (informacione) nga libri ''Mexhseti'', ato ishin nga gjurmët e grekëve të vjetër, por me gjithë atë, profesorët arabë kishin përmirësuar shumë gabime që kishin bërë gjeografët grekë dhe atyre u kishin shtuar shumë përvoja të tyre.

Ndoshta duhen vëllime të shumta për të bërë fjalë për udhëtimet që kishin bërë gjeografët arabë, të cilët na kanë pajisur me të dhëna gjeografike. Në vazhdim po përmend disa prej tyre:

l. Jakubi (ka vdekur në vitin 284 h. 897 m.); 2. El-Esteri (ka vdekur 287 h. 997 m.); 3. El- Makdesi (ka vdekur 287 h. 997 m.4); El-Muhlebi (ka vdekur 285 h.); 5. Ibni Hardadhibe (ka vdekur 300 h. 912 m).

Dhe nga gjeografët e shekullit të gjashtë hixhri më i njohuri është Idrisi (560 h. 1166 m); Kazvini, Jakut El-Hamevi (shekulli VII h. 626 h. 1228 m) e nga shekulli VIII h. Ebul-Feda.

### ARABËT GJITHASHTU JANË ATA QË DITËN T'I SHFRYTËZONIN DETET PËR TREGTI. EDHE NË KËTË DREJTIM EVROPA KA PASUR DOBI NGA MYSLIMANËT.

Nga shekulli i nëntë hixhri dallohet Ibni Shahini, kurse nga udhëpërshkruesit më të njohur myslimanë janë: Ibni Minkidhi, Ibni Xhubejri (viti 614 h. 1216 m.), Ibni Betuta (ka vdekur 777 h. 1278 m). Çdo njëri prej tyre ka dhënë kontributin e vet në shkencën e gjeografisë. Shumica e librave të tyre janë përkthyer në latinisht. Arabët gjithashtu janë ata që ditën t'i shfrytëzonin detet për tregti. Edhe në këtë drejtim Evropa ka pasur dobi nga myslimanët.

Pastaj është përhapur civilizimi islam në pjesën më të madhe të botës që ishte e njohur në agimin e Islamit. Pushteti islam shtrihej nga India në lindje, deri në Oqeanin Atlantik në perëndim, dhe nga vendet e Kaukazit në veri e deri në Afrikën e Mesme në jug. Njohuritë që kishin, myslimanëve u mundësuan të zgjeronin tregtinë nëpër rrugë tokësore dhe ujore (detare). Më shumë se çdo popull tjetër, para se të zbulohej Amerika në gjysmën e dytë të shekullit të nëntë hixhri.

Ishte e natyrshme që karvanët tregtarë të myslimanëve të udhëtonin nëpër vendet e Vollgës dhe të Evropës së Mesme, jo veç në këto drejtime, po edhe në veri të saj. Në këto udhëtime ata përfitonin të mira materiale nga tregtia, po edhe zbulonin vende të panjohura dhe shihnin mënyra të jetës së atyre popujve. Kjo ishte pikënisje për të kontaktuar edhe me njerëz me përkatësi të ndryshme fetare e kombëtare; në ato udhëtime nganjëherë binin në kontakt me njerëz që kishin mosmarrëveshje civilizimesh. Këto udhëtime hapnin derën e garave, në mënyrë që në fund të arrinin rezultate për njohuri sa më të mira gjeografike.

Ato udhëtime bëheshin me synime të frytshme e të llojllojshme -ekonomike,fetare,shkencore, zbulime vendbanimesh etj.. Të gjitha këto ishin një verifikim i hapjes së asaj që stimuloi Islami. Prandaj myslimanët u angazhuan në jetën e tyre të përditshme në përhapjen e thirrjes në Islam, në të gjitha regjionet, për të eliminuar mosmarrëveshjet civilizuese, pikërisht me shembullin e civilizimit islam, për të tubuar sa më shumë njohuri gjeografike e historike, dhe kjo sqaron rolin pozitiv të Islamit gjatë përhapjes dhe prestigjit të tij përtej kufijve të shtetit islam. Përgjatë shtrirjes së myslimanëve jashtë rajoneve arabe për t'u përballur me realitetin natyror njerëzor dhe për të ushtruar jetën faktike shoqërore në këto rajone të

reja, argumenti më i mirë është shtrirja e myslimanëve në territorin e Evropës, dhe kjo argumentohet me farkimin e monedhës islame, e cila daton që nga shekulli i parë h. (monedhat - dinari i artë dhe dërhemi i argjendtë janë farkuar në kohën e kalifit emevit Abdul Melik ibni Mervani - sundoi 65-86 h./683- 7o5 m./, i cili deshi të ishte i pavarur nga monedhat e jashtme që përdoreshin deri në atë kohë. Vlen të përmendet se ai kishte thënë - nuk duhet të ketë monedha pa mbulesë! (vërejtja e jonë).

## NGECJET QË KANË QENË NË RUSI, FINLANDË, SUEDI, NORVEGJI E VENDE TË TJERA EVROPIANE, JANË DËSHMI E FAKTIT SE NË Ç'NIVEL TREGTAR KANË QENË MYSLIMANËT

Tregtarët arabë-myslimanë importonin nga Evropa lloje të gëzofit,lëkura, shpata, këmisha mbrojtëse etj., kurse eksportonin në Evropë gjëra që prodhoheshin në Kinë, Indi, Egjipt e vende të tjera të Lindjes së Largët e të Mesme, si myshk e kjafur-lloje parfumesh,tekstil, six-hade, xhama, qeramikë etj..

Ishte e natyrshme që historianët dhe gjeografët myslimanë t'u kushtonin vëmendje çështjeve të vendeve perëndimore, prandaj ata do të udhëtonin atje shpesh për të vështruar ç'kishte andej dhe për t'i shkruar ato të reja. Në përpilimet e tyre për historinë dhe shkencën kalendarike të vendeve, ata mbështeteshin në shkrimet nga udhëtimet si dëshmi që u bënë burime për dijetarët e mëvonshëm evropianë.

Autori i librit ''Lidhjet shpirtërore'', Ibni Rrustemi, ishte nga të parët e (udhëpërshkruesve myslimanë që kanë përshkruar vendet në jug të Rusisë dhe në Evropën e Mesme dhe për ato që kishin ndodhur atje rreth viteve 290 h. (902 m.). Pastaj atë e pasoi Ahmed ibni Fadlan, i cili kishte shkuar si i deleguar i Halifit abasit Muktedir Bil-lah, në vitin 309 h.(921m) te mbreti Bullgar në jug të Rusisë. Ai që më përpara e kishte përqafuar Islamin, por nuk dinte asgjë nga parimet islame dhe kishte kërkuar nga Halifi Muktedir të dërgonte dikë që t'ia mësonte parimet dhe Sheriatin islam. Ibni Fadlanin Halifi Muktedir e ngarkoi dhe e dërgoi atje me detyrën që t'ia lexonte letrat e Halifit Muktedir mbretit bullgar Kajser, e pastaj t'ia mësonte atij dhe popullit bullgar bazat e fesë islame.

Mbreti i Sicilisë, Roxheri i Dytë 11o1-1154, zgjodhi Sherif Idrisin(1099-1166)për t'i hartuar librin-kalendarin e vendeve.

Kjo është një dëshmi se në ç'nivel shkencor ishin myslimanët në atë kohë. Ky libër mbeti një burim konsultimesh, tek i cili mbështeteshin studimet në Evropë deri në shekullin XVIII.

Idrisi në udhëtimet e tij përshkruante qytete të ndryshme të Endelusit (Spanjës), dhe pati hedhur dritë mbi të gjithë ishujt dhe qytetet nëpër të cilat kishte qarkulluar.

Mandej kishte përshkruar lumenjtë, luginat, tregjet, minierat dhe llojet e tregtisë që bëheshin nëpërmes komunikacionit detar nga rajone të ndryshme. Përshkroi pastaj lloje mëndafshi ,rrobash, kategori të bakrit dhe hekurit. Gjithashtu Idrisi kishte përshkruar pallate, kala, kështjella dhe kishte përmendur historinë e tyre në përputhshmëri me përshkrimin e mjedisit gjeografik për ato shtete-vende e qytete, si Xheneva, Roma, dhe të gjitha qytetet e Italisë, Francës dhe Anglisë. Idrisi, më tutje, kishte vizituar vendet e Endelusit, Veriun e Afrikës dhe Azinë e Vogël. Gjithashtu thuhet se kishte vizituar Francën dhe Anglinë, dhe këto i kishte vënë në përshkrimin e rajoneve veriore.

Gjeografi Kazvini (12o8- 1283) autor i librit ''Axhaib-Mahlukat'', ku bënte fjalë për Qiellin dhe ç'ka në të-bënte fjalë edhe për astronominë. Mandej kishte folur për Tokën dhe ç'ka në të, ka përmendur origjinën e Tokës dhe natyrën e saj, klimën që e rrethon atë; ka bërë fjalë edhe për erërat dhe llojet e tyre, për liqenet , ishujt , kafshët e çuditshme etj.. Pastaj ka folur (për tokë) e thatë dhe ç'ka mbi të nga gjërat e ngurta, po edhe për bimë e kafshë e për gjallesa në përgjithësi.

Kazvini, në udhëtimin që kishte bërë në Francë, Gjermani e Holandë, në shekullin e VII-h / XIII m/, përpiloi një libërth, të cilin e quajti ''Atharul-Bilad ve Ahbarul-Ibad'' dhe të cilin e kishte filluar me tri parathënie: E para bën fjalë për nevojën e njeriut për ngritjen e katundeve dhe qyteteve; e Dyta bën fjalë për specifikat e vendeve dhe atë e kishte ndarë në dy kapituj:' i pari - ndikimi i vendit tek banorët ,i dyti - ndikimi i vendit tek bimët dhe kafshët, kurse parathënia e tretë bën fjalë për zonat e Tokës dhe njoftimet për popujt në të shkuarën dhe biografi të shumta për ulema, sulltanë, poetë, vezirë dhe shkrimtarë.

Kështu filloi lidhja ndërmjet Perëndimit dhe Islamit, atëherë kur Perëndimi mësoi qytetërimin lindor. Pastaj (mësoi) kulturën dhe civilizimin e tij, dhe filloi të pëlqente qytetërimin islam. Qytetërimi, kultura dhe civilizimi rrjedhin nga burimi dhe barten përmes Sicilisë, Italisë dhe Endelusit, këto rrjedhin nga gjurmët e tyre të qarta në librat e letërsisë , filozofisë dhe shkencave evropiane.

Në shekullin VI h. / 12 m., filluan lëvizje kombëtare politike në Evropë. Franca, Italia dhe vende të tjera u pavarësuan nga Perandoria Romake e Lindjes dhe kështu u shtua interesimi i Perëndimit për Lindjen, dhe prandaj u përpoqën të nënshtronin vendet e shenjta, u ndez fitili i zjarrit të luftërave kryqtare. Luftërat kryqtare (Kryqëzatat) u zhvilluan në tokat e vendeve të Shamit dhe Egjiptit.

Në këto luftëra pati ndikim të drejtpërdrejt klima, dhe të dy palët u përpoqën të shfrytëzonin faktorin gjeografik në interesin e vet. Dhe vërtet bënë plane e taktika ushtarake, duke u mbështetur në natyrshmërinë gjeografike, e cila pati ndikim në disfatën e armikut.



Klima ka qenë armiku kryesor për kryqtarët – ajo kishte treguar ndikimin e vet në rrjedhën e luftës: myslimanët arritën të shumtën e rasteve ta shfrytëzonin klimën në luftërat e tyre. Për të ndjekur okupatorët evropianë myslimanët përdornin çdo resurs që kishin në dispozicion. Armë tjetër ka qenë uji dhe/ose etja; ajo ka qenë me ndikim të fortë dhe, si pasojë e këtij resursi, ka ndodhur të dorëzoheshin kala e keshtjella dhe në fushën e luftës ata (ushtarët) vraponin pas ndonjë pike që të çon te një burim uji; myslimanët këtë armë e përdornin në saje të njohurive që kishin për natyrën e vendit.Dhe, nga ana tjetër, myslimanët dëshironin të luftonin në verë, duke shfrytëzuar vapën e verës, ngase ajo ishte një kundërshtar i drejtpërdrejtë i luftëtarëve nga Perëndimi evropian gjatë luftës.

Në vitin 583 h.- 1187 m., Salahuddin Ejubi vendosi t'u dilte përballë okupatorëve evropianë, pas shumë përpjekjeve që t'i largonte pa luftë, por negociatat përfunduan pa sukses. Atëherë, i mbështetur në Allahun e Lartësuar, ai iu kundërvu kryqtarëve duke shfrytëzuar të gjithë faktorët gjeografikë që kishte në dispozicion. Ata i takoi në muajin korrik afër Hitinit, ku mbretëronte një vapë e madhe. Shfrytëzimi i faktorëve gjeografik ishte i ngjashëm me taktikat e kryqtarëve, ata, për të u mbrojtur nga shigjeta, përdornin këmisha mbrojtëse të hekurit ose të llamarinës, një veprim që ua shtonte edhe më shumë vuajtjen nga vapa që mbretëronte në atë muaj. E asaj i shtohej edhe distanca, rruga e gjatë që kishin kaluar nëpër shkretëtirë derisa kishin arritur në fushën e betejës. Më pastaj aty pati marrë flakë bari i thatë dhe erërat frynin në drejtim të ushtrisë së krishterë, që shtonte edhe më shumë vështirësitë e tyre.

Ushtrinë e krishterë e mbërthyen etja, vapa e ditës dhe vapa e luftës, sa kohë që arma e dytë që përdorën myslimanët kundër okupatorëve perëndimorë, ishte ujët. Salahud-Dini vendosi forcat e veta afër burimeve të ujit, duke u siguruar myslimanëve ujë, e nga ana tjetër, Salahud-Dini shkatërroi cisternat rrugëve nga kalonin forcat kryqtare. Këto masa që morën myslimanët, bënë që lufta të përfundonte shpejt në favor të myslimanëve. Ato luftëra të pakuptimta patën marrë fund, kryqtarët u shpërndanë, po ngelën të habitur nga sjellja e Salahud-Dinit, i cili nuk iu hakmor për krimet e papara që kishin bërë deri atëherë, kur patën hyrë në Jerusalem. Perëndimi pati rastin të shihte tolerancën, kulturën dhe civilizimin islam. (Për të mësuar më shumë ç'përfituan dhe ç'mësuan kryqtarët e Perëndimit nga myslimanët, shih: Bajrush Ahmeti, Historia islame 4).

Dhe filloi koha e shëtitjeve dhe udhëtimeve nga Perëndimi në Lindje. Një udhëtim të tillë kishte bërë Marko Bulu, lindur në Venecie në v. 1254 m. Ai kishte shkuar në Indi dhe Kinë përmes Azisë së Vogël e Veriut të Irakut dhe shkroi për këtë shëtitje, të cilën e quajti ''Udhëtimi i madh''. Më pastaj Fasko Dimaxhio nga Portugalia, në vitin 1497 m. zbuloi një rrugë tjetër, nga e cila u godit shteti Memalik në Egjipt, sepse ajo rrugë e dobësoi në masë të madhe ekonominë e Egjiptit, meqenëse u bë si rrugë tregtare drejtpërdrejt për në Evropë nga Lindja e Largët, sa kohë që më përpara tregtia bëhej kah Egjipti. Kështu Egjipti humbi doganat me të cilat mbulonte buxhetin e shtetit. Kësisoj u shtuan shëtitjet e perëndimorëve në vendet e Lindjes, sikurse u shtuan edhe shkrimet për përshkrimin e atyre vendeve. Disa perëndimor vini për të bërë pelegrinazhin në vendet e shenjta, disa të tjerë si të deleguar politikë për të vërtetuar miqësinë e mbretërve perëndimorë me sulltanët e Lindjes...

Në mesin e pelegrinëve që kishin ardhur në Lindje, ishte kalorësi gjerman Arnold fon- Haif, që kishte ardhur me synimin për të vizituar ''Bejtul-Makdis''-in në Jerusalem. Në atë shëtitje të gjatë, e cila zgjati tre vjet (1496-1499m), përveç Jerusalemit, ai vizitoi Egjiptin, Etiopinë, Palestinën dhe disa vende të tjera. Ato që vërejti në atë udhëtim, ai i përmblodhi në librin e tij në gjuhën gjermane, në dialektin e banorëve të rajonit të Rinit, dhe nga origjinali i asaj që transmetonte nga kjo shëtitje. Ai u takua me disa metalikë nga bashkëvendësit e tij, të cilët kishin ruajtur traditat e vendit të tyre dhe e kishin marrë mysafir në shtëpitë e tyre. I kishin ofruar pijebirrë të prodhuar në mënyrën gjermane.

Mirëpo nga gjenerata e gjysmës së dytë të shekullit njëzet, ka orientalistë që pranojnë të studiojnë civilizimin islam, të bëjnë studime shkencore të shtyrë nga dëshira e admirimi dhe me frymë bashkëpunimi.

*Marrë nga ''Minberul-islami'' nr.11, nëntor 2008*

*Përktheu: Bajrush Ahmeti*



Mr. Samir B. Ahmeti

# BAHREJNI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Bahrain.
- Emri zyrtar: Mbretëria e Bahrejnit.
- Sistemi i qeverisjes: Monarki e trashëguar.
- Sipërfaqja: 694 km².
- Numri i banorëve: 760,168.
- Dendësia: 1013 (banorë në 1 km²).
- Myslimanë: 100% (prej tyre 70% shiitë dhe 30% sunitë).
- Kryeqyteti: Menama, i cili llogaritet edhe qyteti më i madh në vend.
- Qytetet e tjera kryesore: El Muharrak (në të gjendet aeroporti ndërkombëtar i Bahrejnit), Errifa'a, Medinetu Isa (qytet i ri, i cili mori emrin e princit të ndjerë Isa ibn Selman Al Halife), Medinetu Hamed (qytet i ri i ndërtuar në fillim të viteve tetëdhjetë, i cili mori emrin e mbretit Hamed ibn Isa Al Halife), Medinetu Zajid (qytet i ri, i ndërtuar në vitin 2003).
- Grupet etnike: 66% arabë bahrejnas, 24% iranianë, irakianë, pakistanezë, 10% arabë të tjerë.
- Gjuhët kryesore: Arabishtja (zyrtare), anglishtja, persishtja dhe urdu.
- Njësia monetare: Dinar (1 BHD = 1, 84732 EUR.
- Data e pavarësisë: 15 gusht 1971.
- Festë kombëtare: 16 dhjetor (1971).

POZITA GJEOGRAFIKE:

Mbretëria e Bahrejnit përbëhet nga 33 – ose më shumë – ishuj, dhe shtrihet në Azinë Jugperëndimore, në jug të Gjirit Persik, në skajin perëndimor të tij, saktësisht midis bregdetit lindor të Arabisë Saudite dhe Katarit. Në lindje dhe në veri të vendit është Irani, në juglindje gjendet gadishulli i Katarit, kurse në perëndim të vendit gjendet Arabia Saudite në një distancë prej 30 km; lidhja në mes këtyre dy shteteve bëhet me anë të urës "Mbreti Fehd", e cila është e gjatë 25 km. Pothuaj në të njëjtën distancë e ka Katarin, kurse distanca nga bregdeti iranian arrin deri në 238 km. Për të lidhur marrëdhënie të mira në mes të Katarit dhe Mbretërisë së Bahrejnit, sipas njoftimit të dy shteteve, është parapare që në tremujorin e parë të vitit 2010 të fillojë ndërtimi i urës midis dy vendeve, sipas një projekti, hartimi i të cilit mori plot një dekadë. Pas përfundimit të procedurës ndërtimore, ura e gjatë, që kalon 40 km mbi ujin e Gjirit Arab, do të jetë ura më e gjatë në botë, si dhe do të ketë lidhje me rrjetin hekurudhor të Gjirit Arab. Kjo urë, e cila do të hapet në vitin 2013, do të shkurtojë udhëtimin me veturë në mes Bahrejnit dhe Katarit nga 5 orë në vetëm gjysmë ore. [2]

Bahrejni renditet në vendin e katërt në botë, me dendësinë më të madhe të popullsisë, pas Singaporit, Maltës dhe Bangladeshit, megjithëse zona të gjera nuk janë duke u përdorur për vendbanim, sidomos zonat jugore të vendit, sepse shumica e popullatës janë përqendruar në zonat veriore, qendrore dhe perëndimore. Prandaj, zonat në jug të Mbretërisë përdoren vetëm për projekte të reja, sikur janë garat sportive ndërkombëtare.[3]

Universitetet më të njohura në Bahrejn janë:

1) Universiteti i Bahrejnit,Universiteti Privat, Kolegji Universitar i Bahrejnit,Universiteti Mbretëror për Femra,Universiteti Mjekësor i Bahrejnit, Universiteti i Gjirit, Universiteti i Shkencave të Aplikuara, Universiteti Ndërkombëtar, Universiteti i Teknologjisë i Nju-Jorkut, Universiteti i Gjirit Arab, Universiteti i Hapur Arab.[4]

Bahrejni ka gjithsej 3 aeroporte dhe disa porte detare. Gjithashtu ka katër aeroporte ushtarake: aeroporti ushtarak amerikan, aeroporti Shejh Isa, aeroporti Riffa dhe aeroporti Sahir.[5]

Menama: Menama është kryeqyteti i Mbretërisë së Bahrejnit dhe qyteti më i madh në vend. Menama ndodhet në bregdetin veri-qendror të Bahrejnit, në perëndim të qytetit El Muharrak, i cili ka një urë që e lidh me Menamen. Zona diplomatike, kompanitë më të rëndësishme me bizneset e tyre dhe disa fabrika, gjenden në kryeqytet. Aty gjendet edhe porti Selman. Mename është përmendur qysh në kohën e hershme të historisë islame. Portugezët e kishin pushtuar në vitin 1521, për ta pushtuar pastaj persianët në vitin 1602. Familja Al Halife e mori Menamen nën sundimin e saj që nga viti 1783, kurse në vitin 1958 Mename u bë një port detar i lirë,

ashtu sikur do të bëhej kryeqytet i Bahrejnit në vitin 1971, në kohën kur ky shtet fitoi pavarësinë prej Mbretërisë së Bashkuar. Mename llogaritet bazë ekonomike e Bahrejnit, për shkak të pranisë së zonës diplomatike, kompanive të shumta dhe qendrave tregtare. Mename është një nga dymbëdhjetë komunat e Bahrejnit. Kryeqyteti Mename ka një sipërfaqe prej 27,48 $km^2$ dhe një popullsi prej 153.395 banorësh (bazuar në statistikën e vitit 2001).[6]

HISTORIA E BAHREJNIT:

Bahrejni ka një histori të pasur dhe të shquar që nga kohët e lashta. Nuk janë bërë zbulime të civilizimeve të lashta në vend; vetëm kohët e fundit kanë filluar kërkime nga arkeologë dhe historianë prej gjithë botës. Besohet se, para dhjetëra-mijëra vjetësh, njerëz nomadë kishin bredhur gjithandej në shkretëtirën e Bahrejnit. Kjo e vërtetë konfirmohet përmes gërmimeve historike. Gërmimet moderne kanë treguar se Bahrejni ka qenë shtëpi e civilizimit të humbur të Dilmonit – Bahrejni i sotëm, një qytetërim që i takon njëmijëvjeçarit të tretë para erës sonë. Toka e Dilmonit, për shkak të sasisë së mjaftueshme të ujit të freskët, është përmendur vazhdimisht në dorëshkrimet e gjuhëve asiriane, babilonase dhe ashuriane, si një port i rëndësishëm në Mesopotaminë e lashtë. Në vitin 600 para erës sonë, Bahrejni hyri në Perandorinë e Re Babilonase, kur do të lulëzonte përsëri, ndërsa në vitin 323 para erës sonë, dy anije të Aleksandrit të Madh kishin arritur tek brigjet e Bahrejnit, dhe ato kishin hapur rrugë të reja tregtie. Kjo prodhoi një ndikim aq të madh të Greqisë së lashtë aty, saqë emri i Bahrejnit u ndryshua nga Dilmon në Tajlos. Bahrejni gjatë periudhës paraislame është quajtur edhe Aval. Ky emër lidhej me një perëndi pagane, që e adhuronte fisi Vail, i cili banonte në Bahrejnin e periudhës paraislame. Pra, Bahrejni gjatë periudhës paraislame kishte tre emra: Dilmon, Tajlos dhe Aval. Deri në vitin 1521 Bahrejni kishte nën kontrollin e vet krahinat El Ahsa e Katif - që të dyja tani gjenden nën kufijtë e Arabisë Saudite – dhe krahinën Aval – tani ishull i Bahrejnit; të gjitha këto zona quheshin krahina të Bahrejnit. Ndërkaq, në vitin 1521, portugezët krahinën Aval – Bahrejni i sotëm – e kishin ndarë nga pjesa tjetër e krahinës së atëhershme të Bahrejnit. Ata kontrolluan Bahrejnin që nga viti 1521 e gjer në vitin 1602, në vitin kur u dëbuan nga persianët, kur këta të fundit filluan ta sundonin Bahrejnin. Por sulltani i Omanit nuk reshti përpjekjet derisa e mori Bahrejnin prej persianëve. Edhe më vonë, gjatë sundimit të Shahut Nadir, persianët do ta ripushtonin Bahrejnin, mirëpo më pastaj persianët do të ballafaqoheshin me fiset arabe, të udhëhequra nga familja Al-Khalifa, të cilat në vitin 1783 do t'i dëbonin persianët nga Bahrejni. Në vitin 1861 emiri i Bahrejnit u zotua se do të përmbahej nga lufta, pirateria dhe tregtia e skllevërve karshi ndihmës dhe mbrojtjes britanike. Kjo marrëveshje vinte nga frika e Bahrejnit prej ambicies së Iranit, si dhe nga dëshira e Britanisë për të parandaluar Francën, Rusinë dhe Gjermaninë nga përparimi i tyre në drejtim të Indisë. Në vitet 1880 e 1892 sunduesi i Bahrejnit qe zotuar përsëri se nuk do të hiqte dorë nga pjesët e tokës së tij dhe as do të lejonte që ato të ishin peng të dikujt tjetër, përveç Qeverisë Britanike, si dhe u zotua se nuk do të krijonte kurrfarë marrëdhëniesh me ndonjë qeveri të huaj pa pëlqimin e Qeverisë Britanike. Prandaj historia moderne e Bahrejnit fillon me mbështetjen që i ofruan britanikët familjes Al-Halife gjatë fundit të shekullit XVIII. Kjo mbështetje britanike kishte për synim pavarësimin e arabëve nga persianët dhe të drejtën e lëvizjes së anijeve të tyre në ujërat e Gjirit.[7]

HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË BAHREJN

Bahrejni në historinë paraislame dhe islame përfshinte Katarin e sotëm, El Ahsan – e cila quhej edhe Hixhër dhe ishte qendra e Bahrejnit të atëhershëm (ndodhet në zonën lindore të Arabisë Saudite të sotme) – dhe Kuvajtin e sotëm e gjer në Basra të Irakut; më pastaj përfshinte edhe të gjithë ishujt që sot quhen Mbretëria e Bahrejnit. Pra, Bahrejni i atëhershëm, përveç sipërfaqes së sotme që ka, përfshinte edhe brigjet e Gjirit Arab nga Omani, në jug, e gjer tek Basra, në veri.[8]

Shumica e banorëve të Bahrejnit përqafuan Islamin me dëshirë, pas ardhjes së një të dërguarit të Pejgamberit a.s. në vitin 629 m / 7 h, i cili me vete kishte sjellë aty mesazhin e Muhamedit a.s.. Asokohe vali i Bahrejnit ishte El Mundhiri dhe atij mesazhin Pejgamberit a.s. ia kishte dërguar përmes njërit prej shokëve të tij, El Ala ibn El Hadremi-un r.a.. Këtu do ta japim të plotë mesazhin që i dërgohej valiut, pas përgjigjes që kishte marrë për thirrjen e tij në Islam.



MESAZHI I TË DËRGUARIT TË ALLAHUT , DËRGUAR EL MUNDHIR IBN SAVA ET-TEMIM-IT.

(Në emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirbërësit. Nga Muhamedi, i Dërguari i Allahut, tek El Mundhir ibn Sava. Paqja qoftë mbi ty. Të bëj me dije se unë e falënderoj Allahun, që nuk ka tjetër përveç Tij. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij. Unë ta kujtoj përmendjen e Allahut xh.sh. se ai që pranon këshillën, këshillohet për veten e tij, e ai që u bindet të dërguarve të mi dhe ndjek porosinë e tyre, tashmë më është bindur. Kush ka marrë këshillën e tyre, ai ka marrë këshillën time. Të dërguarit e mi më kanë folur mirë për ty, e unë nga ti kërkoj që t'i lejosh myslimanët, që kanë pranuar Islamin, të jetojnë në paqe dhe unë i kam falur ata që kanë kërkuar falje, prano faljen e tyre. E ty, përderisa të veprosh mirë, ne nuk do të të shkarkojmë nga posti. Ata që mbesin në hebraizëm dhe mexhusije – zjarrputistë, le të paguajnë xhizjen).

Kjo letër ishte përgjigje e letrës së El Mundhirit, i cili i ishte përgjigjur mesazhit të Muhamedit a.s., kur e kishte ftuar në Islam. El Mundhiri përqafoi Islamin dhe gjendja e tij si një personalitet mysliman u përmirësua dukshëm. Ndërkaq, për sa i përket letrës së parë, pra mesazhit të Muhamedit a.s. dërguar El Mundhirit, nuk dihet teksti i tij dhe as bartësi, por, me gjasë, ishte El Alau. Në letrën e dytë, sikur shihet, Muhamedi a.s. ofron liri për ata që nuk donin të hynin në Islam, me kusht që të paguanin xhizjen. Populli i Bahrejnit të atëhershëm, para Islamit, në pikëpamjen fetare i takonin fesë mexhusije ose hebraike. Kur El Mundhiri u ofroi Islamin, ata që deshën, e përqafuan atë, e kush nuk pranoi, mbeti në fenë e tij. [9]

Populli i Bahrejnit konsiderohet nga banorët e parë në të gjitha zonat e Gadishullit Arabik, që përqafuan Islamin në fillim të thirrjes islame. Populli mysliman i Bahrejnit, qysh prej kohës kur përqafoi Islamin, ka luajtur një rol të rëndësishëm në çlirimet islame, duke u dhënë mbështetje dhe ndihmë ushtrive të shtetit islam, me përvojën dhe aftësitë e tyre në luftërat tokësore dhe detare. Bahrejni, gjithashtu, vazhdoi të luante rolin e tij kulturor dhe ekonomik, në periudha të ndryshme islame, dhe ende vazhdon të ketë një ndikim të tillë. [10]

KLIMA

Klima e Mbretërisë së Bahrejnit gjatë katër stinëve të vitit karakterizohet nga shira të pakta dhe me diell të nxehtë. Bahrejni ka dy stinë kryesore, verën dhe dimrin, në të cilat gjatë vitit temperaturat e nxehtësisë ndryshojnë. Vera është shumë e nxehtë dhe e thatë, ngase shi nuk bie. Gjatë dimrit temperaturat e larta pësojnë rënie të paktë dhe ka rënie shumë të vogla shiu. Pranvera dhe vjeshta gjatë vitit zënë hapësirë të shkurtër. Reshjet që bien në vend, mundësojnë mbirjen e bimëve të pakta natyrore, të cilat nuk ndryshojnë nga ato në shtete të tjera arabe të Gjirit. Kafshët e egra në Bahrejn, për shkak të mungesës së bimëve si pasojë e sasisë së paktë të ujit, janë të pakta. Pika më e lartë e vendit është në malin Duhan, e cila arrin lartësinë gjer në 122 m mbi nivelin e detit. [11]



GJENDJA EKONOMIKE

Në pikëpamje ekonomike Bahrejni konsiderohet shteti që është zhvilluar më së shpejti nga shtetet e Botës Arabe, ashtu siç është miratuar nga Komisioni Ekonomik dhe Social i Kombeve të Bashkuara për Azinë Perëndimore në Janar të vitit 2006. Bazuar në të dhënat e ekonomisë së lirë për vitin 2006, rezulton se shkalla e ekonomisë së lirë në Bahrejn konsiderohet më e madhja në Lindjen e Mesme. Bahrejni llogaritet qendër financiare dhe ekonomike shumë e rëndësishme, sikurse konsiderohet edhe vendpërqendrimi kryesor i bankave në Gjirin Arab dhe në Lindjen e Mesme, prandaj, me të drejtë, Bahrejni renditet shteti i dytë pas Zvicrës, nga ky aspekt.

Turizmi është një burim i rëndësishëm për ekonominë e Bahrejnit; në gjysmën e parë të vitit 2007 vendi u vizitua nga 4.8 milionë turistë, ky numër pritet të rritet edhe më shumë. Nafta dhe gazi konsiderohen dy burimet natyrore të rëndësishme dhe të vetme në Bahrejn. Nafta është zbuluar në vitin 1931. Bahrejni ka industri të zhvilluar të shkrirjes së aluminit, fabrika për prodhimin e veshjeve, fabrika të letrës dhe të prodhimeve të konsumit. Industria tradicionale mbështetet më shumë në kërkimin e margaritarëve. Përveç kësaj, Bahrejni konsiderohet shteti më i madh prodhues i ndërtimit dhe i riparimit të anijeve në Lindjen e Mesme, ashtu sikur ka portin e dytë industrial më të madh në botë, pas portit Xhebel Ali në Dubaj.

(1) - Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, Logos-a, 2009, Shkup. ATLAS islamskoga svijeta / redakcija i autori tekstova Ahmet Alibasiç ; Sarajevë, 2004. ar.wikipedia.org (2) Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, Dasara, 2007, Tiranë. bahrainforums.com, hassan2007.nireblog.com (3) bahrainforums.com (4) bahrain.khaleejed.com (5) - Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, Logos-a, 2009, Shkup. ar.wikipedia.org. (6) bahrainforums.com, ar.wikipedia.org (7) wikipedia.org/wiki/Bahraini. bahrainforums.com. (8) – Dr. Ahmed Shelebi; Mevsuatu T-tarihi -l-islami, Vëllimi i VII-të, f:. 521. Mektebetu N-nehdati El Masrijjeti. Botimi i pestë, 1992, Kajro.(9) – Muhamed Rida; Muhamedi a.s., Daru-l-Kitabi-l-Arabi, 2005 / 1425, Bejrut. Safijjurrahman El-Mubarekfuri; Nektari i vulosur i Xhennetit, Dukagjini – Pejë. 2009, Prishtinë.

# KULTURORE



Jusuf Islam

## Muzika, çështje e besimit apo thirrjes islame?

Pavarësisht nga të gjitha polemikat e panevojshme që bëhen përreth meje në këtë moment, u pikëllova shumë kur kohët e fundit dëgjova disa zëra në komunitetin mysliman që më kritikonin mua që kompanitë e ndryshme të disqeve rinxirrnin në shitje dhe reklamonin një DVD dhe albumet me muzikën e vjetër. Ata dukej se e bënin këtë një çështje besimi. Dukej se ende nuk i kishin kuptuar disa të vërteta të caktuara fondamentale rreth këtyre çështjeve. Prandaj, vendosa t'u përgjigjem dhe i lutem Allahut xh.sh. ta bëj këtë çështje të qartë.

Kur pranova Islamin më 1977, ende isha duke bërë albume dhe duke performuar. Imami kryesor[1] në Xhaminë Qendrore në Londër më inkurajoi që të vazh-

doja profesionin tim të kompozimit dhe të incizimit të këngëve. Asnjëherë nuk isha para një ultimatumi që të zgjidhja në mes muzikës dhe Islamit. Sidoqoftë, ekzistonin shumë gjëra rreth industrisë muzikore, që ishin në kundërshtim me mënyrën islame të jetesës, dhe, pasi isha i ri në fe, thjesht vendosa të hiqja dorë nga biznesi i muzikës. Kjo më ndihmoi që të koncentrohesha plotësisht në mësimin dhe praktikimin e Islamit dhe të përpiqesha t'I afrohesha më shumë Allahut xh.sh. përmes diturisë dhe adhurimit tim.

## KAM PEZULLUAR AKTIVITETET E MIA NË MUZIKË NGA FRIKA SE DO TË MË LARGOJNË NGA RRUGA E VËRTETË

Megjithatë, është interesant të citoj këtu një pjesë të intervistës së parë që i dhashë një reviste myslimane më 1980. Kur u pyeta për mendimet e mia në lidhje me muzikën, thashë: "Kam pezulluar aktivitetet e mia në muzikë nga frika se do të më largojnë nga rruga e vërtetë, por nuk do të jem dogmatik në thënien që nuk do të bëj kurrë më muzikë. Nuk mund ta thoni këtë pa shtuar insha Allah (nëse do Zoti)".[2]

Për ata që mund të mos jenë të vetëdijshëm për bazat e Islamit, gjërat që e bëjnë njeriun mysliman, fillojnë me besimin e tij të fortë në Zotin Një dhe të Vetëm, dhe Muhamedin si të Dërguarin e Fundit. Pastaj myslimani duhet të falë pesë namazet e obliguara ditore. Pastaj duhet të japë një pjesë të pasurisë së tij për çdo vit për nevojtarët. Duhet të agjërojë muajin e Ramazanit dhe, në fund, duhet të përpiqet të bëjë Haxhin në Mekë.

Është e rëndësishme të theksoj që unë së pari mësova për Islamin, jo përmes përpjekjeve të ndonjë thirrësi islam, por vetëm me Mëshirën Hyjnore të Allahut xh.sh., kur mora dhuratë një Kur'an nga vëllai im më 1976, i cili në atë kohë nuk ishte mysliman. Pastaj kuptova që Kur'ani ishte e Vërteta që kërkoja.

Mjerisht, sot shumë myslimanë nuk kanë studiuar thellë kuptimet e Kur'anit dhe shumica e tyre fenë e marrin nga lindja si identitet kulturor, dhe jo si një zgjedhje edukuese. Një shumicë e madhe nuk i përmbushin pesë shtyllat e Islamit, e disa madje as nuk dinë se si të falen!

## MESAZHI I NJË ZOTI REZONONTE NË SHPIRTIN TIM

Fatkeqësisht, ka shumë myslimanë të lindur që kanë marrë një qëndrim përjashtues dhe nganjëherë madje edhe racist. Vetëm disa janë përpjekur për të ftuar të tjerët në fe. Kjo është një pikë jashtëzakonisht e rëndësishme, pasi në të vërtetë është i njohur fakti që nëse Pasuesit e Librit, si të krishterët dhe çifutët, e mësojnë Islamin dhe bëhen myslimanë me mëshirën e Allahut, ata marrin dy herë më shumë shpërblim. Allahu xh.sh. thotë në Kur'an:

"Dhe, kur u lexohet atyre, thonë: "Ne i kemi besuar atij, ajo është e vërtetë prej Zotit tonë, ne edhe para tij kemi qenë myslimanë! Atyre u jepet shpërblimi i dyfishtë për arsye se bënë durim, dhe ata të keqen e largojnë me të mirën, e nga ajo që Ne i furnizuam, ata japin. Dhe, kur dëgjojnë ndonjë llomotitje marrëzie, i kthejnë shpinën dhe thonë: "Ne kemi veprat tona e ju tuajat, qofshi larg nesh, ne nuk na duhen injorantët". (el-Kasas: 53-55)

Kur fillova të mësoja për Islamin, ishte momenti më i rëndësishëm i jetës sime, sepse kjo më solli mesazhin e unitetit shpirtëror (tevhid). Mesazhi i Një Zoti rezononte në shpirtin tim dhe papritur arrita ta njihja atë në çdo ligj e atom të këtij universi të pafund. I Lavdëruar është Allahu!

Shumë herë, ata që udhëzohen në Islam nga Pasuesit e Librit, qofshin të krishterë apo çifutë, menjëherë ndihen si në shtëpi dhe e konsiderojnë veten tashmë myslimanë ("Edhe para se të kemi qenë prej atyre që jemi dorëzuar"). Duke treguar universalitetin dhe vazhdimësinë e mesazhit të Islamit, konsekuent me mësimet e vërteta të profetëve dhe shpalljeve të mëparshme.

"Thuaj: "Ne i kemi besuar All-llahut, edhe asaj që na u zbrit neve edhe asaj që i është zbritur Ibrahimit, Ismailit, Ishakut, Jakubit dhe pasardhësve. Edhe asaj që i është dhënë Musait dhe Isait, edhe asaj që u është zbritur të gjithë pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi në mes tyre dhe ne vetëm Atij i jemi dorëzuar". (Ali Imran: 84)

Tani t'i kthehemi temës së muzikës. Për aq kohë sa ajo është brenda kufijve të caktuar moralë dhe nuk e largon njeriun nga adhurimi, është e qartë që nuk i bën njerëzit pabesimtarë. E vërteta është që shumica e atyre që blejnë albumet e mia, si Cat Stivens, nuk janë myslimanë, por shumë prej atyre që i dëgjojnë ato këngë të vjetra, kuptojnë që ato përfaqësojnë frymëzimin poetik të një kërkuesi, të dikujt që është i etur për paqe dhe përpiqet të kuptojë misteret e pashpjeguara të jetës. Ato nuk ishin vetëm tipike "Rock&Roll". Në të vërtetë, shumica e këngëve të mia të njohura bartnin mesazhe të forta morale: "Treni i paqes", "Në rrugën e zbulimit" dhe "Era" janë disa prej tyre.

Dëgjoj erën, erën e shpirtit tim, Ku do të përfundoj? Mirë, mendoj se vetëm Zotin e di.[3]

Është e vërtetë që unë me kalimin e viteve gradualisht kam zbutur kundërshtimin tim për përdorimin e muzikës dhe për këtë ekzistojnë arsye të mira. Që nga gjenocidi kundër Bosnjës më 1992, kuptova se sa të rëndësishme janë këngët motivuese në mbajtjen shpirtërore lart gjatë kohëve të fatkeqësive të mëdha. Një prej gjërave që më ndryshoi në masë të madhe, ishte dëgjimi i audio-incizimeve që vinin nga Ballkani në atë kohë. Këto ishin këngë mjaft të pasura dhe shumë motivuese (Ilahi), që i frymëzonin boshnjakët me frymën fetare të besimit dhe sakrificës.[4]



MUZIKA NË ISLAM ËSHTË NJË DEBAT I VAZHDUESHËM NGA DIJETARË ISLAMË

Veç kësaj, nga letrat që kisha marrë në zyrën time përgjatë viteve, ishte e qartë që këngët e mia në fakt kishin ndihmuar shumë njerëz. Disa madje edhe në prag të vetëvrasjes kishin ndikuar për ta parë jetën përsëri me një dritë pozitive. Allahu xh.sh. thotë:

"…E kush shpëton jetën e një njeriu (bëhet shkak që ai të jetë gjallë) është si të kishte shpëtuar tërë njerëzimin…". (el-Maide: 32)

Gjithashtu, nëse dëgjimi i muzikës dhe këngëve do të ishte i ndaluar në Islam, atëherë shumica e myslimanëve gjatë hilafetit abasit dhe epokës së artë të Spanjës Islame, do të konsideroheshin jomyslimanë. Zoti mos e bëftë!

Është interesant fakti që në Republikën Islamike të Iranit, dijetarët (ulematë) kanë vendosur kohët e fundit që këngët që i kam kënduar si Cat Stevens, të japin një shembull të mirë për rininë, për t'i treguar disa aspekte pozitive të muzikës e artit.[5]

Ndoshta dijetarët (ulematë) në vendet e tjera duhet të bëjnë një vështrim më të ngushtë për faktin se ç'po ndodh me rininë e tyre, para se çarja në mes tyre të bëhet e pandreqshme dhe shumë e gjërë për urë. Ne duhet të jemi në gjendje të sigurojmë një alternativë islame.

Besoj sinqerisht se nuk kemi për të shkuar përtej paradigmave të Islamit për zgjedhjet tona. Nëse i kthehemi me kujdes haditheve të profetit tonë të bekuar, Muhamedit a.s., do të gjejmë argumente për lejimin e dëgjimit të fjalëve dhe këngëve të padëmshme të jomyslimanëve. Po, është e vërtetë. Njëherë Muhamedi a.s. ishte duke dëgjuar poemën e një jomyslimani, Umeje bin Sault. Pasi dëgjoi rreth 100 vargje të poemës, Muhamedi a.s. tha: "Ai (Umeje) ishte afër të pranonte Islamin".[6]

Një shembull tjetër është hadithi i njohur i transmetuar nga Buhariu, ku këngët e xhahilijetit (shoqërisë së injorancës) kishin luajtur në praninë e Muhamedit a.s. dhe ai nuk kishte kundërshtuar. Aisheja r.a. transmeton ngjarjen kur babai i saj kishte ardhur në shtëpi, derisa Muhamedi a.s. ishte duke pushuar. Dy vajza të vogla të ensarëve këndonin një këngë të njohur lufte për fiset Evs dhe Hazrexh, duke përkujtuar Ditën e Buathit, e cila kishte ndodhur para se Islami të vinte në Jethrib. Babai i saj u trondit dhe kundërshtoi: "Instrumentet muzikore të shejtanit në shtëpinë e të Dërguarit të Allahut!" Por, Muhamedi a.s. i tha: "O Ebu Bekër! Çdo popull ka festën e vet. Edhe ne kemi festën tonë".[7]

Çështja e muzikës në Islam është një debat i vazhdueshëm nga dijetarë islamë. Disa argumentojnë që ajo është tërësisht e ndaluar (haram) dhe të tjerët argumentojnë që lejimi i saj varet nga përputhshmëria e këngës me vlerat dhe normat islame. Ndërsa unë pajtohem që disa këngë dhe ndikime muzikore janë haram, ky gjykim nuk përfshin çdo këngëtar apo trill të luajtur.

Duhet të dallojmë, për shembull: Cili është mesazhi i fjalëve në këngë? Cili është konteksti moral dhe mjedisi ku është luajtur kënga? Cila është koha e ndodhjes së saj? Kush e këndon? Si është kënduar? Dhe, më e rëndësishmja, - Cili është qëllimi? Disa dijetarët thonë që, sa kohë që ajo të jetë në përputhje me normat morale dhe nuk e largon njeriun nga obligimet e tij/saj në adhurimin e Allahut, atëherë ajo zë vend në kulturën islame.

Mendimet e ndryshme rreth muzikës tregojnë që ajo nuk duhet të merret si çështje besimi (akide), por është thjesht çështje kuptimi (fikhu). Dhe, pasi këtë temë e kam studiuar për më shumë se 20 vjet, mund të them me siguri të plotë që ajo nuk është zi e bardhë ashtu siç janë përpjekur disa ta besojmë. Unë kam qenë dyshues rreth kësaj çështjeje, por tani e kuptoj që shumica e haditheve që mbështesin ndalimin e saj, janë ose të dobëta, të paqarta, ose nuk janë në drejtpeshim me hadithet e tjera specifike që tregojnë lejimin e saj. Fjala e tanishme "muzikë" kurrë nuk është përmendur në thëniet e Muhamedit a.s. dhe nuk mund të gjendet e ruajtur në gjuhën arabe të Kur'anit. Allahu di më të mirën.

ISLAMI ËSHTË ZVARRITUR PËRMES THERKËS SË MEDIES FALË VEPRIMEVE TË DISA GRUPEVE TË CAKTUARA

Natyrisht, kjo temë e muzikës nuk mund të trajtohet këtu. Ajo është shumë e thellë për ta vazhduar. Por, mjafton të themi që në këtë kohë, derisa bota është e mbushur me vdekje dhe errësirë, dhe Zoti mohohet haptazi nga shumë njerëz, ekziston argumenti mbizotërues për lënien e polemikave të tilla të vogla dhe për përqendrimin në çështje të mëdha, sikurse është thirrja e njerëzve për të adhuruar Allahun Një. Kjo duhet të marrë prioritetin më të lartë.

Meqë Islamin e kam zbuluar nëpër një huti komplekse rrugësh të ndryshme shpirtërore dhe feve, angazhimi im është që të ndaj këtë pasuri të dijes dhe kuptimit të Njëshmërisë, me të tjerët. Kjo, konsideroj, është obligim (farz) për mua. Kjo është arsyeja që bëjmë të mirën për të arritur deri tek njerëzit, të cilët kanë shumë ide të gabuara për Islamin.

"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë…". (en-Nahl: 125)

Shumë myslimanë sot janë të frustruar. Ata besojnë që asgjë nuk mund të bëhet përveçse të tërhiqemi e t'i lutemi Zotit të ndryshojë gjendjen, apo të shkojnë në ekstremitet. Natyrisht, Allahu i Lartmadhëruar mund ta ndryshojë gjendjen për një sekondë, nëse dëshiron, por ne gjithashtu duhet të përmirësojmë veten.

"…All-llahu nuk ishte ndryshues i një begatie, të cilën ia ka dhuruar një populli, derisa të ndryshojë ai vetë në vetvete (të bëhet përbuzës i së mirës)…". (el-Enfal: 53)

Ndërsa vendet myslimane janë në kaos, të shtypura nga forca ushtarake shkatërruese, dhe Islami është zvarritur përmes therkës së medies falë veprimeve të disa grupeve të caktuara ekstremiste, duhet të pyesim: Ku janë zërat e bashkuar të Ymetit, për të rregulluar figurën dhe për të ndryshuar punët e shtetit? Derisa vrasja e shpirtrave është e pranueshme si plehra rrugësh, derisa gjaku rrëkon nga viktimat e pafajshme të varfërisë dhe agresionit të padrejtë, sigurisht se kemi çka të bëjmë! Kjo nuk duhet të na shtyjë për më tepër ekstremitet. Allahu xh.sh. thotë:

"Nga ju le të jetë një grup që thërret në atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillë janë ata të shpëtuarit". (Ali Imran: 103)

Kur mësimet e qarta të Islamit, siç është besimi në Allahun xh.sh. dhe të Dërguarin e Tij, falja e namazit dhe dhënia e lëmoshës, konsiderohen të rëndësisë së dytë, atëherë çfarë lloj Islami projektojnë disa nga ne?

Prandaj, thirrja e njerëzimit që të besojnë dhe të adhurojnë Zotin Një, Zotin e Vërtetë dhe Krijuesin e Universit, dhe kujtimi i njerëzve për Ditën e Gjykimit, - kjo është çështja fundamentale në çdo kohë e vend. Moskryerja e detyrës sonë dhe injorimi i fuqisë së medies është një prej arsyeve kryesore për dështimin tonë si Komunitet Global në krijimin e një bote më paqësore dhe të drejtë.

Tani, t'u kthehemi atyre akuzave kundër meje dhe pyetjeve rreth besimit tim. Përhapësit e fjalëve të tilla duhet të kërkojnë seriozisht faljen e Allahut xh.sh. Kritikët e muzikës sime dhe da'ves duhet të jenë të vetëdijshëm që ne po përpiqemi t'u tregojmë myslimanëve dhe jomyslimanëve bukurinë e jashtëzakonshme dhe dritën e Islamit. Për këtë ne duhet të punojmë brenda medies, ose zërat tanë nuk do të dëgjohen kurrë.

Nxjerrja e DVD-së së koncertit tim më 1976 përmban një intervistë jashtëzakonisht të rëndësishme, ku unë shpjegoj arsyen se pse braktisa biznesin e muzikës. Falënderoj Zotin, që shumë janë duke parë dhe dëgjuar këtë anë, për herë të parë, pa shtrembërimin e zakonshëm gazetar. Veç kësaj, kontributi im për ato koncerte bamirëse, duke protestuar kundër luftës në Irak dhe për viktimat e AIDS-it, veçanërisht për fëmijët e pafajshëm, ishin vepra bamirësie që dëshirova t'i bëja në emër të myslimanëve, megjithëse nuk pajtohem domosdoshmërisht me disa nga paraqitjet e paturpshme të disa artistëve.

Në fund, fjalët e të Dërguarit a.s.: "Ai që beson në Allahun dhe Ditën e Fundit, duhet ose të flasë mirë, ose të heshtë",8 dhe "Mysliman është ai nga dora dhe gjuha e të cilit myslimanët e tjerë ndihen të sigurt"9 -mjafton për t'u kujtuar akuzuesve të tillë të Islamit që ne ende duhet të kuptojmë dhe të praktikojmë. Veç kësaj, megjithëse disa ende dëshirojnë të argumentojnë, përgjigjja më e mirë që mund të jap, janë fjalët që kam lexuar në Kur'an: "Thuaj: "A doni të grindeni me ne për All-llahun, e Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj dhe ne kemi veprat (shpërblimin e veprave) tona, e ju keni veprat tuaja. Por ne jemi (besimtarë) të sinqertë ndaj Tij". (el-Bekare: 139)

*Përktheu nga anglishtja: F. M.*



Hüseyin Yücel

# A ishte Gëte (Goethe) mysliman?

*Teksti i mëposhtëm përmban kryesisht pjesë nga ligjërata e 30 prillit 1964, mbajtur nga Dr. Phil. Habil. Katharina Mommsen, docente në Universitetin e Lirë të Berlinit dhe anëtare e Shoqatës Goethe në Shtutgart, që u mbajt me ftesën e Bashkësisë së Qytetit, si dhe e mbajtur në Berlin, Kajro e Aleksandri.*

Marrëdhëniet e Gëtes me Islamin dhe me Muhamedin (a.s.), kanë aq shumë anë interesante, që sigurisht ia vlen të vëzhgohen më thellësisht. Gëte për Islamin ka treguar një angazhim jashtëzakonisht të ndjeshëm, më shumë se për çdo religjion tjetër jo të krishterë. Ky angazhim vërehej në kohë të ndryshme të jetës së tij. Qysh si njëzetetrevjeçar, Gëte krijoi një këngë lavdie të mrekullueshme për Pejgamberin Muhamed (a.s.) si dhe poeti shtatëdhjetëvjeçar pranoi publikisht që me: "Përplot frikë-respekt feston çdo natë të shenjtë, kur Kur'ani iu zbrit Pejgamberit plotësisht nga lart". Në mes shtrihet një jetë e tërë, në të cilën poeti i shpreh Islamit nder e respekt, në mënyra të ndryshme. Para së gjithash, kjo ngjau në veprën që sot, përkrah "Faust"-it, njihet si vepra më me forcë e veçanti poetike: "Divani perëndim-lindor". Një nga parathëniet e shkruara nga Gëte, përmban madje këtë fjali mahnitëse: Përpiluesi i librit "nuk e mohoi faktin se ai vetë është mysliman". Në epokën e Gëtes Islami vëzhgohej më lirshëm e me më pak paragjykime, sesa kishte ndodhur shekuj me radhë. Për sa i përket Gëtes, me këtë forconte përcaktimin e vet në Islam, pra, hyrjen te Muhamedi (a.s.) dhe religjioni i tij në një marrëdhënie mjaft personale.

### GËTE KA NJË NDJESHMËRI PREKËSE PËR BUKURINË GJUHËSORE TË KUR'ANIT

Për këtë gjë, shprehjet e tij rreth Islamit tejkalojnë çdo guxim provokues që ekzistonte ndonjëherë në Gjermani. Mjaft herët ishte zgjuar te Gëte një dashuri e veçantë për botën e Orientit. Ai kërkonte mbi këtë gjë çdo informacion të mundur. Dëshmia e parë që posedojmë, lidhur me marrjen e tij me Islamin, rrjedh nga qershori i vitit 1772. Gjendet në letrën e famshme dërguar Herderit . Në fund gjendet fjalia: "Dua të lutem si Musai në Kur'an: "Zot, më bëj hapësirë në gjoksin tim". Me këtë gjë Gëte citonte suren e njëzet të Kur'anit, e se ç'mendonte në thelb, bëhet më qartë nëse lexohet vazhdimi i kësaj thënieje, që Gëte e shënonte njëkohësisht në fragmentet e tij të Kur'anit, për të cilat do të flasim më tej. Aty thuhej . "O Zoti im, më bëj hapësirë në gjoksin tim të ngushtë. Lehtësoma dhe punën time. Zgjidhma edhe nyjën në gjuhën time." Gëte ka një ndjeshmëri prekëse për bukurinë gjuhësore të Kur'anit. Edhe në moshë të shtyrë hyjnizonte këtë bukuri në notat e "Divan"-it ku thoshte: "Stili i Kur'anit është i rreptë, i lartë, i frikshëm, vërtet i madhërishëm". Nëse e njohim mënyrën e shprehjes së Gëtes, pra vihemi në dijeni se fjala "vërtet i madhërishëm" u takon predikateve më të larta, me të cilat krijonte një monument gjuhësor. Se Gëte qysh në moshën e re, në çdo kohë e studionte thelbësisht Kur'anin / dukej se i bënte dhe hapat e parë të interesimit rreth gjuhës dhe shkrimit arab / na japin të kuptojmë një grumbull letrash të tij në dorëshkrim, nga përkthimi i Megarlinit dhe nga Kur'ani latin i Maraccit, që i posedojmë edhe sot. Gëte këtu shkroi një numër të madh vargjesh nga dhjetë sure të ndryshme. Ajo që shënoi, është mjaft domethënëse. Ne njohim, për të parën herë, diçka nga ato aspekte të mësimit islam, që Gëte e konsideronte si mendim të vetin. Së pari mund të përmendet bindja themelore gëteiste që Zoti zbulohej në natyrë. Pa dyshim se me këtë qëllim Gëte shënon këto ajete të Kur'anit: "Zotit i takon lindja dhe perëndimi i diellit, dhe ngado që të ktheheni, është pamja e Zotit". "Ai ka vënë mjaft shenja, se është Një dhe mëshirëplotë, para popujve që me vëmendje duan të shikojnë." (Sure 2). Në fjalët e fundit pasqyrohet edhe mësimi rreth asaj se Zoti është një, poeti ia njeh si meritë të veçantë rreth shpalljes së këtij mësimi, Pejgamberit Muhamed (a.s.).

Gëte vendos në krye të rrymës qenien e dhuruesit të religjionit, këtij udhëheqësi shpirtëror të njerëzimit

Ajetet e tjera të Kur'anit që shkroi Gëte, sillen rreth temës që, para së gjithash, Gëten e ri e preokuponin shumë: pra, që Zoti, jo vetëm përmes një njeriu po përmes shumë të dërguarve i ka folur njerëzimit, edhe i flet më tej. (Sure 3). "Kështu edhe Mahomedi mes jush nuk është tjetër vetëm se i dërguar, edhe shumë të dërguar para tij kanë vdekur. E nëse edhe ai tash do të vdiste: a doni që të shkelni mbi thembrat tuaja?" "Zoti nuk shkon kah ajo që t'ju bëj të ditur atë që është e fshehtë, por ai zgjedh disa nga të dërguarit e vet, të cilët ai do: që ju (njerëzit), të besoni edhe në të dërguarit e tij."

Pjesët e Kur'anit të Gëtes na bëjnë të njohur interesimin e veçantë të poetit rreth mënyrës së ndikimit të Muhamedit (a.s.) dhe qëndrimit të tij mes një populli të caktuar. Kështu, shënon Gëte fjalët e mëtejme të



Kur'anit (nga Sureja 29): "Shenjat janë te Zoti, unë jam vetëm një lajmëtar i shpalljes", si dhe nga Sureja 13: "Mandej thonë ca mosbesimtarë për ty: pra nuk është zbritur mbi të asnjë shenjë mrekullie nga Zoti i tij. Po ti je vetëm një lajmëtar dhe te secili popull është dërguar nga një lajmëtar për të tërhequr vërejtjen". Për këtë ajetin e fundit të Kur'anit, Gëte kishte një dashuri të veçantë gjatë tërë jetës. Ai e citon këtë në vitin 1819 në një letër dërguar një nxënësi të ri: "Është e vërtetë se çka thotë Zoti në Kur'an: asnjë populli nuk i kemi dërguar Pejgamber, përveçse në gjuhën e vet". Dhe në një letër dërguar Carlyles në vitin 1827, është futur ky citat i Kur'anit: "Kur'ani thotë: Zoti i ka dhënë secilit popull nga një Pejgamber, në gjuhën e tij." Fjalët e njëjta i përsërit Gëte edhe në një punim në vitin 1828.

Studimet e Kur'anit të vitit 1772 lanë me të vërtetë gjurmë të pashlyeshme. E inspiruan Gëten që të merrte në sy një projekt të madh rreth një tragjedie, titulli i të cilit duhej të ishte "Mahomet". Ky plan i tragjedisë nuk u realizua, mirëpo Gëte kishte hedhur në letër kornizat e këtij projekti, që ne e posedojmë edhe sot. Lidhur me këto shënime, mund të themi lirisht se paraqesin besën më të rëndësishme, që ndonjëherë i dha një poet gjerman themeluesit të Islamit. Lidhur me hulumtimet tona, këto fragmente të tragjedisë janë të një rëndësie të veçantë, sepse në thelb të tyre me të vërtetë bëhet e dukshme fakti pse e interesonte aq shumë Islami Gëten. Dy aspekte paraqiten këtu mjaft hapur.

Së pari, ishte vetë figura e Pejgamberit Muhamed (a.s.), e mandej mësimet e thëna nga ai, të cilat qysh në rini zgjuan interesimin e Gëtes.

NË ISLAM JETOJMË TË GJITHË, NË ÇDO FORMË QË NEVE NA JEP GUXIM."

Mes fragmenteve që posedojmë, ishte e veçantë një këngë lavdie mjaft e famshme -Këndimi i Mahometit (më parë të vjershëruara si këngë në mes Aliut dhe Fatimes), që zinin vend dhe vinin në pah figurën e Muhamedit (a.s.). Gëte e shkroi në pranverën e vitit 1773, pasi kishte studiuar literaturën e mundshme mbi Muhamedin (a.s.). Në këtë këngë lavdie, Gëte vendos në krye të rrymës qenien e dhuruesit të religjionit, këtij udhëheqësi shpirtëror të njerëzimit. Krahasimi i ndihmon rreth pasqyrimit të asaj që në fillim ishte e brishtë, për t'u bërë një forcë shpirtërore gjigante në rritje, mandej shtrirja dhe shtjellimi i saj me përfundimin e madhërishëm të rrjedhjes në oqean, që këtu paraqitet si simbol i së parëndësishmes. Kësaj pamjeje i nënshtrohet fakti: gjeniu fetar i merr njerëzit e tjerë me vete sikurse vëllezërit e vet, udhëton me ta së bashku, ashtu si lumi i madh që përmbledh me vete përrenjtë e ujërat e tjera. Sidomos ky motiv është realizuar me një përshtypje të veçantë. Rreth mësimit se Zoti është Një, poeti ka pasur gjithmonë një kujdes të veçantë dhe, nëse flasim për marrëdhëniet e tij me Islamin, kështu ne do të shohim në mësimin monoteist vetëm një tregues, me të cilin shprehej simpatia e tij për Islamin.

Dhe katër javë para se të vdiste, vetë poeti 82-vjeçar shkroi në kohën kur kolera i tmerronte njerëzit: Këtu në qytet e në fshat mendohet se, për t'u mbrojtur nga e keqja, është krejt e pamundur. Po të shikohet me vëmendje, njerëzit mund të çlirohen nga frika e tmerrshme, me ndihmën e një lehtësie shëruese të mendjes, siç i mvishet Islamit, dhe të besohet në këshillat e pahulumtuara të Zotit.

Goethe disa muaj më parë ishte marrë prapë me Kur'anin, pasi që ushtarët e Weimerit i kishin sjellë nga lufta në Spanjë një fletë nga kodeksi arab. Ai e përktheu te Lorsbach, një orientalist i Universitetit të Jenës: Ishte sureja e 114, sureja e fundit e Kur'anit. Poeti mundohej që këtë fletë të bukur ta kopjonte. Shumë prova të tilla nga dora e tij kanë mbetur deri më sot. Zoti është vetëm një!: Duke u mbështetur në suren 112, Gëte mohon fare qartë birësimin e Jezusit (a.s) dhe prek përmbajtjen e besimit në Kur'an; ai shkruante:

"Zoti është veç Një,
I vetëm, i pastër.
Nuk ka lindur,
Dhe askush nuk e ka lindur."

Ka shumë shembuj të tjerë me të cilët mund të ilustrohej besimi islam i Gëtes. Këtu do të doja të citoja disa pjesë nga Divani perëndim-lindor. Te Libri i mosguximit në strofën e fundit të vjershës Prehje shpirtërore e endacakut, ndeshim këto fjalë:

"Përndryshe, kur citohej Kur'ani i shenjtë,
Sures i shtohej edhe ajeti i tij,
Dhe çdo mysliman, si e do puna vetë,
Ndërgjegjen e kishte plot respekt e qetësi."

Prapë e gjejmë shprehjen "Kur'ani i shenjtë". Kjo na tregon se Gëte Kur'anin e kishte pranuar si Fjalë të Zotit. Me këtë vjershë ai tregon trajtimin e citatit të Kur'anit.

Hamdi Thaçi

# Kur'ani dhe shkenca e multiuniversit

Shkenca flet me mendimet dhe përsiatjet e veta për botën. URTËSIA botën e sheh me zemrën e vet, e Kur'ani, që është Fjala e Krijuesit, bashkon mendimet e shkencëtarëve me zemrën e URTËSISË. Në këtë artikull, së pari do të shkelim në sferat e shkencës (do të shpjegojmë shkurt njërën nga arritjet shkencore ca më të rëndësishme); më pas do të vizitojmë një luginë të intuitës, për të parë se si vrojtonte njeriu i intuitës shëmbëlltyrat e botës në mendimet e veta, dhe, në fund, do të dëgjojmë Fjalët e ZOTIT xh.sh., që të dimë se si e ka vendosur Kur'ani lidhjen në mes këtyre dy mënyrave të të parit të botës. Shkencëtarët që merren me gjithësinë dhe me krijimin e saj, kanë arritur tash e disa vjet në njohuri të reja rreth hapësirës universale të trazuar të botës, dhe kanë mësuar nga mjetet e veta bashkëkohore, se bota rritet dhe zgjerohet vazhdimisht. Ata kanë nxjerrë përfundimin se bota do të ketë lindur si rezultat i një shpërthimi, d.m.th. i një plasjeje fort të madhe, dhe kështu ka lindur lëvizja, ndërsa nga lëvizja janë krijuar koha dhe hapësira. Ky mendim është i njohur si teoria e BIG-BEN-it-SUPERNOVA- Superylli i ri, ose shpërthimi i madh a plasja e madhe.

John Meter, shef projekti në qendrën kozmike Gudard, ka thënë se ky satelit e ka vrojtuar botën të tillë, çfarë ka qenë në fillim të krijimit, që është një ditë e madhe për njerëzimin.

1. Periudha e parë - shpërthimi shumë i madh dhe krijimi i botës ose çasti i BIG-BEN-it, Superylli i ri.

2. Periudha e dytë, njëqind milion vjet pas BIG-BEN-it, dhe krijimi i lëmshit të zjarrtë primar e kryesor, nga i cili ka lindur Gjithësia. Rezultatet e para të analizës me kompjuter të satelitit "COBE", u kanë treguar astrofizikanëve të Universitetit të Kalifornisë se lëmshi i zjarrtë primar dhe kryesor, nga i cili ka lindur Gjithësia, ka qenë në të vërtetë një plasje mjaft e qetë, e cila emetonte rrezatimet e krijuara të çdo lloji, rregullisht dhe vazhdimisht, përgjatë miliona vjetve e në të gjitha drejtimet, dhe kjo shumë qetësisht e pa kurrfarë reaksioni të fortë.

3. Periudha e tretë - pas një miliard vjetësh, për të cilën nuk kemi kurrfarë njohurish."COBE" ka gjetur një kuazar shumë të vjetër, një galaktikë të gjerë, mosha e së cilës është një miliard vjet pas BIG-BEN-it. Por, deri tash, asnjë instrument nuk ka arritur të identifikojë një diçka më të vjetër sesa ky kuazar. Shpjegimi: Shkencëtarët nuk dinë asgjë për të tri periudhat, dhe sidomos jo për periudhën e tretë, përveçqë supozojnë kohën e saj, dhe kjo në mbështetje të gjurmëve, të cilat i kanë vrojtuar në periudha vijuese. Ata nuk dinë as se si është formuar, po as se ç'kishte ndodhur në ata nëntëqind e nëntëdhjetë e nëntë milionë vjet.

4. Periudha e katërt - deri pas dy miliardë vjetëve; periudha e formimit të galaktikës, të reve në mes galaktikave dhe të kuazarëve.

Galaktika:Është një grumbull prej qindra miliona yjesh si Dielli ynë, të cilat gjatë natës janë të dukshme si pikëza xixëlluese.

5. Periudha e pestë - deri pas pesë miliardë vjetësh; periudha e formimit të galaktikës aktive dhe rrezatuese. Në këtë periudhë, bota, e cila, për shkak të nxehtësisë



së madhe, ishte e turbullt, qe kthjelluar. Grimcat filluan të lëviznin, krijoheshin galaktika rrezatuese, të cilat emitojnë radiovalë dhe hedhin grimca drejt shtresave ca më të larta të energjisë.

6. Periudha e gjashtë - deri pas 15 miliardë vjetëshe; periudha e krijimit të grupeve të galaktikave dhe të murit të gjatë galaktik. Grumbujt galaktikë pëmbajnë në vetvete një shumë galaktike, ndërsa muri galaktik i gjatë është monoformacioni kozmik më i madh. Në këtë periudhë, Gjithësia merret si një fshikë e errët e pafund, të cilën e mbulojnë galaktikat dhe bota e ndriçuar, që janë të ngjitura. Teoria e gjenezës devijuese për këtë periudhë, thotë se në botë ekzistenca, materia shfrytëzohet në thelb dhe parimisht për errësimin e gjithësisë dhe krijon pandërprerë galaktika të zeza.

BOTA E HUMBUR

Shumica e fizikanëve thonë: Nëse e njehsojmë me pajisjet e mundësitë e tashme dhe në përputhje me modelin e pranuar, peshën e përgjithshme të gjithësisë, do të na mungojnë 90% e peshës së përgjithshme të gjithësisë. Ky është një fakt, që është i vështirë për t'u kuptuar. A ekziston, vërtet, në botën e ekzistencës dhe në galaktikat një diçka lëndore dhe e fshehur, që shkencëtarët nuk kanë mundësi ta zbulojnë, po gjurmë dhe prova të së cilës janë të dukshme?

Shkencëtarët, pas kërkimeve të gjata dhe gjithëpërfshirëse, kanë arritur përfundimin se në botën e të qenit është e pranishme një masë e fshehtë, sasia e së cilës është 90% e asaj bote, ndërsa kush e arrin ta zbulojë këtë pjesë që është e padukshme për njerëzit, meriton çmimin Nobël për fizikë. Kur shikojmë me instrumente shkencore në thellësinë e një ylli në qiell, ndeshemi me zonat e errëta ndërmjet galaktikës, të cilat janë si vrima, dhe këto vrima, ndoshta, fshehin në vete 90% të botës së humbur… "Në fillimin e pafund u duk një dritë e manifestimit të bukurisë sate… u duk bukuria dhe e ndezi tërë botën."

Kjo shprehje e hadithit është në mbështetje të një tregimi të shenjtë, i cili thotë: "Unë kam qenë një thesar i fshehur, kam dëshiruar të dukem, prandaj kam krijuar popullin". Po është e qartë se hadithi me fjalinë "e ndezi tërë botën" shpjegon edhe mënyrën e krijimit të botës, që bashkëpërkon me provat shkencore.

Kjo është një shprehje, e cila ka dalë nga thellësitë e shpirtit të tij dhe është parashtruar në mbështetje të lutjes, të tregimit dhe të Kur'anit.

1. Me manifestimin e ZOTIT xh.sh. madhështor, është krijuar tërë bota, ndërsa ky manifestim dhe drita janë thelbi i së vërtetës së ekzistencës, gjë që do të thotë – "BISMI – LAH" (në emër të All-llahut) (El- FATIHA , 1)

2. Përkthimi i emrit për krijesën e ZOTIT xh.sh. është hapi i parë drejt shumësit të tyre dhe rritjes së numrit dhe llojeve të tyre. Kështu është hapur dera e



ekzistencës dhe është vendosur marrëdhënie në mes "së fshehtës" dhe "së dukshmes" (shpjegimi i lutjes së agimit), ("lutje e agimit", Felek)

3. Nëse do të largohet për një çast nga bota drita e ZOTIT xh.sh., atëherë tërë "ekzistenca do të shndërrohet në mosqenie", sepse vijimësia e ekzistencës varet nga kjo dritë (koment i sures Fatiha, 1)

SHPJEGIMI I GJASHTË FAZAVE TË KRIJIMIT NË KUR'AN

1 dhe 2 – Krijimi dhe Harmonia: All-llahu xh.sh. thotë lidhur me këto faza :

Me urdhër të Tij mori fund krijimi, pastaj ndreqte qenësinë e sendeve dhe ua përcaktoi e sqaroi kufijtë dhe caqet e tyre. (14)

Vërejtje: Faza e Harmonisë është periudha e projektimit dhe e organizimit të botës.

E dimë se secili projekt, së pari projektohet me anë të shqyrtimit të të gjitha rrethanave, pastaj përcaktohet programi, e më pastaj i hyhet realizimit. ZOTI xh.sh. Hirmadh projektin e krijimit e projekton në fazën e Harmonisë, dhe kjo në veçanti kur thotë në suren Insan = Njeriu: Ç'ndodhi me njeriun në atë periudhë të botës, kur nuk ekzistonte asgjë nga bota e jashtme, ndërsa për t'u realizuar nuk ishte realizuar asgjë ende? Zoti thotë në vazhdim dhe në suren Ahzab, 33: Ne ua dhamë qiejve, Tokës dhe maleve amanetin, e ata ngurruan dhe patën frikë ta merrnin, po e rimori njeriu – kurse ai është, me të vërtetë i padrejtë dhe mendjelehtë ndaj vetvetes.



4 – Orientimi dhe frymëzimi: Kjo do të thotë se sendet dhe lëndët venë drejt rrugës së vet evoluese dhe drejt asaj që është përcaktuar me to orientim dhe frymëzim të zotit, dhe kjo në mbështetje të një plani të përgatitur.

5 dhe 6 – Sigurimi i kushteve për krijimin e qenies së re dhe krijimi i ndërrimit dhe i trajtave të ndryshme në qenien e re: Mjerisht, madje dhe komentues të besueshëm dhe autentikë të Kur'anit, i kanë heshtur ajetet (i cili do të thotë: Edhe i cili bën që të rriten kullotat, ndërsa më pas bën që të bëhen të thata, të fishkura), dhe vetëmsa kanë shpjeguar shkurtimisht domethënien e përciptë të atyre ajeteve.

Është e qartë se këto dy ajete, ashtu si dhe tri të mëparshmet, janë të lidhura me krijimin, dhe kështu prapa domethënies së thjeshtë "bën që të rriten kullotat" mund të kërkojmë një interpretim më të gjerë dhe më gjithëpërfshirës. Kjo është shpëtim i një diçkaje të plotë nga një diçka tjetër, dhe krijim i qenies së re, gjë që nuk mund ta bëjë askush tjetër, përveç ZOTIT xh.sh. që është Një.

## KRAHASIMI DHE SHTJELLIMI

Gjashtë fazat e parimit të BIG-BEN-it – Super ylli të ri, tash do t'i krahasojmë me gjashtë periudhat e krijimit, që ka theksua Kur'ani:

Faza e parë, çasti i shpërthimit të parë ose plasja (BIG-BENI) = (dhe kur vendos për diçka, vetëm thotë për të: "Bëhu", dhe ajo bëhet).

Faza e dytë, një milion vjet pas BIG-BEN-it – Super ylli i ri = "harmoni" ose planifikim dhe organizim i botës (kjo mënyrë është e panjohur për shkencëtarët).

Faza e tretë, deri një miliard vjet pas "BIG BEN – it = përcaktimi me masë ose programimi i botës. Shkencëtarët nuk dinë asgjë për këtë fazë. Këtu shtrohet pyetja nëse është "zona e fshehtë" e njëjtë si "bota e padukshme", kurse faza pas asaj zone "bota e dukshme" e njëjtë? A nuk ngjall të parët e tillë të botës shoqërim të këtyre ajeteve: (edhe nuk ekziston asgjë, thesaret e së cilës të mos i kemi në zotërim, e prej tyre Ne japim aq sa është nevoja)? Gjithashtu edhe të kësaj pyetjeje –a është pjesa e panjohur e botës së ekzistencës, e cila përmban 90% të botës, thesari i njëjtë i padukshëm, pjesa kryesore e të cilit është te Zoti Madhështor, kurse atë pjesën e caktuar Ai na e ka dërguar për ta parë ne?

Faza e katërt, deri dy miliardë vjet pas BIG-BEN-it -= orientimi ose formimi i gjithësisë e shndërrimi i tyre në një botë të dukshme dhe fillimi i kësaj bote = formimi i galaktikës dhe krijimi i burimeve shumë të mëdha të dritës dhe të energjisë.

Siç thamë, "kuazarët" do të jenë krijuar në këtë periudhë, e është interesante të dihet se këto burime shumë të mëdha të energjisë dhe të dritës, shkencëtarët i kanë quajtur "fener kozmik". Kjo domethënë sikurndërqë fenerët e detit janë "orientues" të anijeve, ashtu dhe feneri kozmik mund të jetë "orientues" i pjesëve të tjera të botës.

Faza e pestë, deri pesë miliardë vjet pas "BIG-BEN-it =Zoti krijoi kushtet për shfaqjen e jetës = multiuniversi, njëra prej tjetrës. U krijuan galaktikat që emetojnë rrezatimin dhe grimcat, por edhe galaktikat aktive.

Faza e gjashtë, deri pesëmbëdhjetë miliardë vjet pas "BIG-BEN-it" = krijimi i ndërrimit sërishmi në gjerësi dhe shndërrimi i tyre në lëndë të thata e të fishkura = hapësira për tekstin arabisht (ndërsa pas, bën që të bëhen të thata, të fishkura)..Parimi "BIG-BEN"-Supernova përmban edhe një numër të pakufishëm çështjesh të pazgjidhshme. Për çdo ditë zbulohen fakte të reja dhe ndriçohet po aq përmbajtja e Kur'anit.

1. COBE është shkurtesë nga "Cosmic Backy roundexplorer".2. Gazeta "Abrar"-Teheran, nr. 1499, 03.01.19943. Fotografia është marrë nga revista italijane "Panoram".4. Burim paraprak, artikulli "Mini Bang".5. "Kuazarët" janë burime shumë të mëdha dritash energjetike.6 deri 9. Burim paraprak, artikulli "Mini Bang".10 dhe 11. Revista "Informacione shkencore" (origjinal "Ettele'ate elmi"), Teheran, 22.11.1987, f.10-11. 12. Revista "Shkencëtari" (origjinali "Danishmang"). Teheran maj-qershor 1987. 13. Njëzet e nëntë sure të Kur'anit fillojnë me një ose më shumë shkronja arabe. Këta tinguj në fillim të sureve të veçanta janë ajet i parë ose pjesë e ajetit të parë. Me anë të përmendjes së këtyre tingujve, u tërhiqet vëmendja atyre që e lexojnë ose e dëgjojnë Kur'anin, për atë që pason. Po ashtu këta tinguj, përkatësisht shenjat e tyre, kanë edhe një domethënie të veçantë dhe paraqesin simbole. 14. "Nahxh el belaga", fjalimi 90, pjesa 20-21. 15 dhe 16. Citate nga libri "Tefsir-el-mizan", botimi arabisht.

Sadbere Beqolli-Biçku

# Kur çlirohet Palestina

Të gjithë të rriturit e mbajnë mend shumë mirë se kur ka filluar konflikti apo, thënë më mirë, lufta në mes palestinezëve dhe izraelitëve.

Ne gjeneratat e reja kemi mësuar dhe dëgjuar se prej vitit 1967 deri në ditët e sotme nuk ka pushuar kjo luftë. Popullit tonë kjo e keqe i ndodhi dhe e përjetuam vetë, e pamë me sy dhe akoma po e vuajmë luftën.

Tek ne po bëhen 10 vjet që ka përfunduar lufta, por një lloj 'lufte' edhe tani po bëhet në pjesë të shumta të Kosovës edhe jashtë saj, duke u munduar që akoma të nxirret diçka nga ajo që nuk u takon atyre që gllabëruan dhe po mundohen të vazhdojnë ende me avazin e vjetër.

Një luftë psikologjike po bëhet edhe tani.

Derisa të gjithë në gjumë të thellë, në ëndrra ditë e natë për derisa ata fëmijë të pambrojtur po torturohen dhe masakrohen në tokën e kësaj bote të quajtur RRIPI I GAZES, - ku janë ata që paguhen dhe i referohen Mbrojtjes së të Drejtave të Fëmijëve , me grumbull rrenash, pa fije turpi për fjalët e kota, kur deklarojnë se është Konventa që u dedikohet qenieve më të bukura, më të dashura dhe të pa mbrojtura fëmijëve.

O Zot i Madh, po çfarë të drejtash na qenkan këto?! Askush nuk u del në ndihmë atyre. Askush nuk i përkrah të drejtat e myslimanëve në Palestinë.

Për çdo ditë që lind dielli, në të gjitha mediet e shkruara e elektronike shohim masakrat që bëhen mbi popullin e harruar. Masakra të cilat na e përkujtojnë Reçakun , Abrinë ,Kleçkën etj. të viteve 2008-2009.

Agojnë ditët dhe bie terri nëpër rrugët dhe gërmadhat e përgjakura , nëna dhe motra me lot në sy gjithherë, të pambrojtura dhe të harruara nga të gjithë, duke u përpjekur që t'i shpëtojnë fëmijët e vegjël, nga njëra anë e rrugës në tjetrën vrapojnë të trishtuara.

Por s'e di pse kështu, po heshtet diçka e madhe, po heshtet shumë. U janë mbyllur sytë të gjithëve dhe bëhen kinse nuk shohin ato tmerre që po u ndodhin.

Vëllezër e motra, ta dimë se ata kanë qenë me ne atëherë kur populli ynë digjej dhe vritej, kanë qenë me ne dhe fjalët dhe ndihma e tyre ishte për ne e mirëseardhur atëherë kur na duhej ajo ndihmë më së shumti.

Qyteti i tyre është i pasigurt, rrugët dhe lagjet janë çdo ditë të kapluara nga flaka. Ne ndiejmë dhembje për këtë dhe e dimë se atyre u mungon çdo gjë. As ujë as bukë, as nënë as babë,shumë fëmijë jetimë të lënë pas dore nga të gjithë. Të mbërthyer nga flaka dhe nga bombardimet e mëdha në çdo kohë, të dërrmuar nga breshëri plumbash nga të gjitha anët.

Bëj pyetje shpesh: A thua vallë se ç' po përjetojnë ata në këtë moment?.E nuk më mbetet kohë as të mendoj se jeta e tyre po shuhet para se t'u përgjigjem shqetësimeve të mia.

Përplot fjalë e data për të Drejtat dhe Liritë e Fëmijëve, të cilat, si duket, janë të ndara dhe u dedikohen vetëm disave e jo të gjithë fëmijëve të botës.

Të trajtuar si mos më keq, përderisa një shtazë në disa vende të botës jeton si mbret dhe e rrethuar me përplot të mira, sa kohë që qeniet njerëzore në Palestinë gjysmën e trupit e tërheqin zvarrë nga rrënojat e një objekti të bombarduar nga forcat izraelite.

Më 7 janar 2009 raportohej vetëm për katër orë armëpushim, sa për t'u furnizuar popullata civile me pak ujë e ushqime, po ajo kohë nuk respektohet për të filluar përsëri me vrasje të reja për të cilat as që raportohet fare, por mund të shihen vetëm në faqe islame në internet.

Edhe pse jetojmë në Kosovën e Pavarur, kërkojmë ndihmën e Allahut Fuqiplotë dhe nga njerëzit vullnetmirë që të bëjnë bile dua për vëllezërit dhe motrat myslimane, që të jenë në radhët e shehidëve të rënë për fe dhe për atdheun e tyre.

Të bëjmë dua që bota të kthejë mendjen dhe kokën pak çaste mbrapa e të shohë këtë veprim makabër që po përsëritet çdo ditë në Gazë.

Hapi sytë, o njeri, hapi sytë e mendo e puno, para se Allahu xh.sh. të veprojë me forcën e Vet, të Cilën forcë dhe Dije e ka vetëm Ai i Lartmadhëruari!



Mr. Ejup Haziri

# 61 vjet pritjeje për t'u rikthyer

Nuk kishte menduar asnjëherë se do të largohej prej shtëpisë së saj, por edhe pasi ishte larguar me forcë, gjithherë kishte shpresuar se rikthimi i saj është shumë afër, mirëpo asnjëherë nuk kishte besuar faktin se do të kalonin 61 vjet dhe ajo ende nuk do të mund të rikthehej në shtëpinë e saj.

Kjo është një histori e dhimbshme e palestinezes Amina Mahmud, e cila tanimë është në moshën 76-vjeçare, një histori me kujtime të ndryshme nga sprovat, fatkeqësitë dhe vështirësitë e jetës së saj.

Jeta është e hidhur me sprovat dhe vështirësitë e saj, por çdo njeri duhet të ballafaqohet me to në këtë botë, dikush më shumë e dikush më pak, dhe ato janë pësime prej të cilave ne mësojmë. Mësojmë se s'ka jetë pa vështirësi, s'ka njeri pa ndonjë problem, por s'ka problem pa ndonjë zgjidhje.

Ajo kujton vitin e largët 1948, vitin e katastrofës së madhe, kur u detyruan të largoheshin prej shtëpisë dhe tokës së tyre. Qan derisa rrëfen ngjarjen e kobshme të vitit 1948. Thotë ajo: "Dhjetë ditë para se të largoheshim nga tokat tona, çifutët hodhën bomba në tregun që vizitohej nga mijëra palestinezë të qyteteve Jafa dhe Tel Rrebi' (Tel Aviv) dhe të fshatrave përreth. Posa hynë njerëzit në treg në ditën e shtunë (ditë tregu), bombat shpërthyen, njerëzit i shihja të vdekur, të plagosur... E kujtoj një zonjë në mes të tregut, e cila ishte mbytur; ajo ishte shtatzënë, shikoja se si fluturonin gjymtyrët e njerëzve, madje as shtazët nuk kishin shpëtuar nga ai shkatërrim masiv."

Nëna e katër fëmijëve, vazhdon rrëfimin duke thënë: "E kujtoj kur dolëm nga shtëpia, nëna ime ishte ende gjallë, e shikoi shtëpinë dhe tha: "Allahu e di se a do të kthehemi a jo". Ishte një skenë tmerruese, shihje mijëra njerëz që iknin në mënyra të ndryshme, në këmbë, mbi shtazë…, vetëm që të shpëtonin nga tmerri çifut. Gjatë rrugës takuam edhe ushtarët tanë të rezistencës së armatosur, kurse ne vazhduam rrugën derisa iu afruam një fshati të Bregut Perëndimor."




Edhe pse e re në atë kohë, atë që kishte parë me sy asnjëherë nuk e kishte harruar: kishte parë me sytë e saj ushtarë të vrarë e të pavarrosur, gra që lindnin rrugës e që foshnja mbetej aty ku lindte, kishte parë tmerre të ndryshme me sytë e saj, të tilla që mendja e ndokujt që s'i ka përjetuar, vështirë se do t'i pranonte, por ato ishin tmerre reale që rrallëherë historia i përsërit.

Ajo kujton 22 ditët e katastrofës së vitit 1948, kur nga çifutët u vranë më shumë se 7 mijë palestinezë, mijëra të tjerë u plagosën dhe u detyruan të braktisin vendin e tyre.

Çfarë faji kishin fëmijët, gratë dhe të moshuarit që vriteshin e masakroheshin? Por, a falin ata që janë të zhveshur nga cilësitë e mëshirës, mirësisë dhe sjelljes së mirë?!

Amina Mahmud me familjen e saj dhe me shumë familje të tjera, kishin kaluar nga një vend në një tjetër për të mbijetuar masakrat çifute. Nga shtëpia e tyre, nëna e saj kishte marrë me vete vetëm çelësin dhe disa shtroja të tokës. Ato që nga ajo kohë (1948), i ruajnë me kujtime dhe nostalgji të madhe. Malli për vendin dhe shtëpinë e saj shihet në fjalët që flet dhe lotët që derdh, ndërsa vuajtjet dhe mërzia shihen në tiparet e fytyrës së saj.

Vazhdimisht ndjek me vëmendje lajmet. Ajo shprehet: "Që nga largimi ynë prej shtëpive tona, vazhdimisht i dëgjojmë dhe i shikojmë lajmet, e pas çdo lajmi që thuhej se rikthimi ynë ishte shumë afër, ne bisedonim dhe shpresonim për një rikthim të shpejtë dhe të afërt, por shpresa e një rikthimi në shtëpitë tona ishte bërë një pritje e gjatë."

Dhe në atë pritje të gjatë ajo ka humbur nënën e saj, motrën dhe shumë prej të afërmve të saj.

Edhe pse ishte bërë një pritje e gjatë, ajo asnjëherë nuk kishte humbur shpresat për një rikthim të mundshëm në tokat dhe shtëpitë e tyre. Ata ishin popull shumicë dhe u dëbuan prej shtëpive të tyre, prej vendlindjes së tyre të dashur, prej dheut të stërgjyshërve të tyre, prej tokës së bekuar, dhe jo për faktin se ishin fajtorë, kurrsesi, fajtorë ishin ata që i dëbuan, apo ata që sollën atë fajtor, që pastaj bota t'i shikonte masakrat e tmerret për 61 vjet radhazi…

Mirëpo, siç shprehet edhe ajo në fund: "Nëse ne nuk rikthehemi, atëherë në atë tokë do të rikthehen nipat tanë, ose nipat e nipave, - kjo një ditë do të ndodhë, sepse, siç thotë një fjalë e urtë popullore: "Nuk vdes haku përderisa ta kërkojë ndokush."



# FUZULI

*Hille / Irak 1480 ose 1483 - 1556*

Si poeti më i madh lirik i letërsisë së Divanit, emri i vërtetë i Fuzuliut është Mehmed, kurse emri i të atit, i cili, siç thuhet, ka qenë myfti i Hilles, është Sulejman. Fuzuliu i përket tribusë Bajat të turkmenëve Akkojunllu dhe thotë vetë se është turk i kulluar dhe se gjuhë të nënës ka turqishten.

I quajtur edhe Fuzuli Bagdati, poeti Fuzuli i mori mësimet e para nga i ati, mësoi arabishten dhe persishten, u formua, krahas tasavvufit, mistikës islame, me dituritë islame të tefsirit, hadithit dhe kelamit dhe njohu me kompetencë gjeometrinë, astronominë, filozofinë, kiminë dhe mjekësinë. U njoh me poetët e njohur të kohës, Hajali Bej dhe Tashllëxhallë Jahja Bej.

Fuzuliu vlerësohet si poeti më i madh, më i sinqertë dhe më liriku. Shprehja entuziaste, delikatesat kuptimore, asociacionet mjeshtërore dhe thjeshtësia e paarritshme janë veçori dalluese të poezisë së tij. Fuzuliu pati shfrytëzuar edhe elementët mistikë dhe, kështu, në poezitë e tij të shkruara me kujdes të madh dhe ndjeshmëri të lartë artistike, ku, në dukje, flet për dashurinë njerëzore, shpreh të fshehtat më të imta të pasionit hyjnor të formuar gradualisht në shpirt dhe të çliruar nga lënda me shfaqje nga më të ndryshmet.

Fuzuliu ndikoi pothuaj te të gjithë poetët e Divanit e të Teqes të kohës së vet e të mëvonshëm; me mënyrën origjinale të shprehjes, u bë i dashur e i përvetësuar nga masat e gjera popullore dhe një nga poetët më të njohur në botë.

Përveç Divanit të shkruar me turqishten azere, ka mesnevinë "Lejlaja dhe Mexhnuni" që është modeli më i suksesshëm i llojit të vet në letërsinë turke, si dhe vepra të tjera me titujt "Beng ü Bâde", "Hadîs-i Erb'aîn", "Hadîkatü's-Sü'edâ", "Mektuplar", "Farsça Dîvân", Heft-i Câm", "Enîsü'l-Kalb", "Risâle-i Mu'ammeyât", "Rind ü Zâhid", "Sıhhat ü Maraz", "Arapça Dîvân" dhe "Matla'u'l-Î'tikâd fî Ma'rifeti'l-Mebde' ve Me'âd".

*Selâm verdim rüşvet değildir deyü almadılar.*
*Selam dhashë, nuk e murën sepse nuk ishte ryshfet.*



***Tek unë, aftësi dashurie***
***më shumë se te Mexhnuni ka;***
***Unë jam dashnor besnik,***
***Mexhnuni vetëm emrin ka!***

***S'është çudi që syri***
***më ka aftësi të derdhë gjak;***
***Farë Kabili; si vrima e faqes tënde***
***një mjeshtër ka!***

***Edhe ti si unë krenohu***
***që ke një të dashur***
***Ashtu siç Lejlaja Mexhnunin***
***dhe Shirini Ferhatin ka!***

***O trëndafile, unë jam i qetë***
***e i matur, jo si bilbili***
***Që klith çdo çast se në mundim***
***të dashurisë durim s'ka!***

***Aq i vrarë jam sa,***
***kush më sheh, gëzohet për vete,***
***Se i duket vetja që,***
***në krahasim me mua, asgjë s'ka!***

***O zog i zemrës,***
***mos shëtit kot në qiellin pa kufi, se***
***Në rrugët e kësaj hapësire gjahtarë***
***që të presin ka!***

***O Fuzuli! Mos ua var këshillave***
***që ta presin dashurinë,***
***Sepse janë fjalë me arsye,***
***në to ndjenjë nuk ka!***

*Nga Antologji e poezise klasike turke / poezia e divanit, 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*



Abdullah Selman el-Utejjik

# Vesvesja - Sëmundja dhe shërimi

Vesvesja është hezitimi dhe luhatja në shpirt për diçka pa mundësi qetësimi dhe vendosmërie.

Ndryshe, në shqip përkthehet edhe si: ngurrim, hezitim, dyshim, shqetësim shpirtëror, luhatje, pasiguri, pamundësi për të marrë vendim për diçka, etj.

SHKAQET E SAJ

1. Dituria e paktë. Ka thënë Imam Dhehebiu: Kujt i është sëmurur zemra me dyshime dhe vesvese, le ta dijë se ato nuk largohen përveçse me mësim nga dijetarët, prandaj le të mësojë nga e vërteta atë që ia mundëson zhdukjen e tyre, dhe le të mos thellohet shumë".

Dituria flak çdo cytje që mund t'i vijë nga jashtë, sa kohë që injoranca i prodhon dhe i kultivon ato.

2. Besimi i dobët, që është pasojë e shumë shkaqeve, si: veprat e mira të pakta, mëkatet e shumta, etj.. Djalli mbisundon lehtë mëkatarin, kurse nuk ia arrin dot qëllimit me besimtarin e sinqertë.

3. Ankthi, parandjenja, dyshime, të cilat nuk sjellin ndonjë dobi, shkaktojnë vesvesen dhe depërtimin më të lehtë të djallit.

4. Neglizhenca ndaj kujtimit të Allahut të Madhëruar. Dhikri largon djallin, kurse anashkalimi i tij djallit ia mundëson depërtimin sa më të lehtë në zemër.

5. Mosshoqërimi me njerëz. Djalli e ka shumë lehtë me një njeri, por me shumë njerëz pëson disfatë.

6. Ikja nga tradicionalizmi, qoftë me ekstremizëm në shtim ose pakësim.

IMAZHET E SAJ

1. Vonimi në banjë gjatë marrjes se abdesit apo pastrimit. Këto imazhe shfaqen më së shumti tek injorantët.

2. Përsëritja e namazit nga mendimi se është i pavlefshëm. Ia merr mendja se nuk e ka bërë tekbirin me imamin, kështu që e përsërit atë përsëri. Ka thënë Ibni Tejmije: "E vërteta, të cilën e mbështet konsensusi i myslimanëve, është se kush e kryen adhurimin ashtu siç është urdhëruar dhe aq sa ka mundësi, ai nuk duhet ta përsërisë atë". Allahu i Madhëruar ka thënë: Prandaj, sa të keni mundësi, ruajuni prej dënimit të All-llahut...".[1]

Nuk është transmetuar kurrë se Pejgamberi, alejhi's selam, urdhëroi faljen e namazit dy herë, po urdhëroi përsëritjen e namazit nëse nuk është kryer ashtu siç duhet, kur, realisht, mundësitë ekzistojnë, siç i tha atij që falej me gabime: "Kthehu dhe falu, ngase ti nuk je falur".

Ose edhe siç e kishte urdhëruar ta përsëriste atë që kishte lënë safin dhe që qe falur vetëm në safin vijues. (Mexhmuu'l fetava, 21/633)

3. Përsëritja e tingullit . Ibni Kudame dhe Ibnu'l Kajjimi kanë thënë: "I prekuri nga vesvesja gjen vështirësi në shqiptim, kështu e sheh të thotë: Ekkkber, Etttttehijatu, Esssselamu, gjë kjo që ia prish namazin atij dhe atyre që falen pas tij, nëse është Imam". (E vërteta është se namazi është i vlefshëm po me mëkate.)

4. Prania e dobësisë në Ymet, e sidomos tek rinia, që është shtyllë dhe bazament i tij. Përderisa djalli të ketë mbizotëruar mbi të rinjtë, ata janë të padobishëm.

LLOJET E VESVESEVE

1. Vesveset në Akide. Djalli i bën trysni njeriut, siç qëndron në hadithin, duke pyetur: kush e krijoi këtë e atë..., derisa ta pyesë atë kush e krijoi Allahun. Shërimi i kësaj është të largohesh nga dyshimet për ato që na ka mësuar Muhammedi, a.s.,:



"Kam besuar në Allahun dhe të dërguarin e Tij, Allahu është Një, tek Allahu mbështetet çdo krijesë, As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur, dhe askush nuk është i barabartë me Të.

Pastaj pështyn në të majtë duke kërkuar mbrojtje tek Allahu i Madhëruar nga djalli i mallkuar (duke thënë: Eudhu bil-lahi mine'sh shejtani'rr rraxhim).

Ai që vepron kështu me sinqeritet, vesvesja do t'i zhduket dhe djalli do t'i largohet, ngase Pejgamberi, a.s., ka thënë: …sepse kjo ia largon atë".

2. Vesvesja në pastrim. Simptomat e vesveses më së shumti shfaqen tek pastrimi. Djalli përpiqet të mbizotërojë tek njerëzit, sidomos tek ata të padituri me dispozitat e pastrimit fetar, kështu që e sheh njeriun të bëjë përpjekje të panevojshme për nijetin, që në fakt do të mjaftonte vetëm ta kujtonte. Të tjerë sheh tek gjejnë vështirësi në shqiptimin e nijetit, gjë kjo e cilësuar si risi nga disa dijetarë...Ai e bën nijetin, por dyshon në se e ka thënë apo jo, a është bërë nijeti siç duhet apo jo? Kjo, në të vërtetë, është edhe një lloj çmendurie, ngase dituria e njeriut për vetveten është bindje e vërtetë, prandaj si të dyshojë njeriu në vetveten?!

3. Vesvesja në abdes. Kur të bëhet gati për abdes, shikon ujin dhe pyet veten: "Ky ujë, si duket, qenka vetëm i pastër, se ndryshe pastrues nuk ka gjasa të jetë." Shkak i kësaj është padituria fetare, sepse parimi esencial për ujërat është pastërtia, siç thotë Allahu:... Ne lëshuam prej qiellit ujë të pastër".[2]

Kështu, parimi bazë nuk lihet për shkak të një supozimi, dhe, nëse thellon edhe më shumë mendimin



për pastërtinë e ujit, atëherë do të bjerë në mëkat.

4. Vesveset ndaj pastërtisë e rrobave. Njeriun që vuan nga kjo sëmundje, e sheh tek i pastron rrobat e veta të pastra disa herë në ditë, për shkak të ndonjë dyshimi. Madje, ndodh që të ndikohet aq shumë, saqë vetëm po preku ndonjë mysliman, ai pastron rrobën, sikur ai nuk është i pastër apo bart me vete papastërti. Nëse vetëm një pikë i spërkat rrobën, nuk mjaftohet me pastrimin e saj, por të tërë rrobës, e po qëlloi duke marrë abdes, atëherë edhe namazi me xhemat i kalon.

5. Vesvesja në namaz dhe nijet. Kur të shqiptojë nijetin, e sheh tek përsërit: E fal këtë..këtë…vendosa ta fal këtë namaz…E ndërpret e pastaj e rifillon…Bën dhjetëra risi derisa ta marrë tekbirin fillestar…Pastaj ul kokën, kërruset dhe bërtet Allahu Ekber sikur t'u bërtiste armiqve në luftë. Ka thënë Shejhu'l Islami: "Edhe sikur ndonjëri prej tyre të jetonte sa Nuhu, alejhi's selam, kurrë nuk do të arrinte të gjente mbështetje shkencore për atë që bën, përveç nëse shpif për Pejgamberin, alejhi's selam. Sikur kjo të ishte e mirë, ata do të na e paraprinin, do të na udhëzonin për të…"

SHËRIMI

1. Kërkimi i njohurive fetare, të cilat e pengojnë njeriun nga veprat apokrife dhe të fabrikuara, duke larguar edhe djallin me gjithë cytjet dhe mashtrimet e tij. Sikur i prekuri nga vesveset të kishte njohuri fetare, atëherë nuk do të ishte kurrë pre e tyre.

2. Përforcimi i besimit, në radhë të parë me kryerjen e farzeve e pastaj edhe me adhurime fakultative (namaz, agjërim, zekat). Këto janë digë kundër djallit.

3. Vazhdimësia në të përmendurit e Allahut. Ka thënë Imami Ebu Bekr Ibnu'l Arabijj: "Allahu i Madhëruar ka fuqizuar djallin ndaj njeriut për t'ia prishur namazin – lutjen me vesvese, kurse shërim të kësaj e ka bërë dhikrin –të përmendurit e Tij…"

Dhikri është kala e pamposhtur, është digë penguese, është mbrojtës i pandarë, është armë shkatërruese kundër djallit. Ndër dhikret e veçuara janë ato në mëngjes e mbrëmje, para gjumit, hyrje-dalje nga vende të ndryshme, etj..

4. Dituria se është e vërtetë ajo që solli Pejgamberi, alejhi's selam, fjalë, vepër ose çkado qoftë tjetër, kurse rruga që ai trason, pra ajo e vesveseve, është rrugë e djallit.

5. Dituria se djalli kurrë nuk e këshillon njeriun edhe nëse ai pretendon një gjë të tillë. Allahu rrëfen tregimin e tij me Ademin dhe Havanë, alejhima's selam:

"Dhe u bëri be atyre (duke u thënë): Unë jam këshillues për ju. 22. Atëherë me mashtrim i zbriti (në nivel të palakmueshëm)...". [3]

6. Përpjekja për largimin e djallit, se përndryshe, ai ngadhënjen mbi të. Ka thënë Shejhu'l islami: "Besimtari duhet të jetë i paluhatshëm dhe të vazhdojë me vepra të mira –dhikr, namaz- ngase me këto, kurthet e djallit zhduken. ... s'ka dyshim se intriga e djallit është e dobët".[4]

Sa herë që njeriu dëshiron të kthehet nga Allahu, atij i vjen djalli me vesvese të ndryshme. Ai është sikurse grabitësit e rrugëve: sa herë që njeriu niset nga Allahu, ai del dhe e pengon në rrugë. Mu për këtë arsye, njëri nga selefi qe pyetur: "Çifutët dhe të krishterët thonë se nuk kemi vesvese". Realitet, u përgjigj ai, por atë që ka bërë djalli me shtëpinë e shkatërruar (në një transmetim nga Ibni Abbasi me zemrën e shkatërruar, /e cila bën mëkate edhe më të mëdha se kjo/ si e konsiderojnë ata)?-pyeti habitshëm ai!".

7. Kërkimi i mbrojtjes nga Allahu, siç na mëson Allahu:"E nëse të ngacmon ndonjë ngacmim prej djallit, kërko mbrojtje prej All-llahut...."

Kur të kërkosh mbrojtje tek Allahu, ai shkatërrohet, bëhet si asgjë, kështu që ti kërko mbrojtje tek Allahu prej tij, kur të këndosh Kur'an apo të kryesh lutje të tjera.

Ka thënë Sa'diu: "Istiadheja (thënia: Eudhu bil-Lahi mines'h shejtani'rr rraxhim) është ndihmë prej Allahut të Madhëruar për largimin e djallit".

8. Lutja. Duaja është mjeti më i fuqishëm i largimit të vesveseve. Le ta dijë njeriu se Allahut I vjen keq që t'ia kthejë lutjen bosh besimtarit, sepse Ai u ka premtuar përmbushje të lutjes atyre që lusin. Prandaj, shpeshtoji duatë!

*Përshtati në shqip: Sedat Islami*

(1) Et-Tegabun,16. (2) El-Furkan, 48.(3) El-A'raf, 21-22. (4) En-Nisa,76. (5) Fussilet, 36.

Mr. Ejup Haziri

# Ç'është jeta?

Ç'është jeta? A nuk ju duket një pyetje paksa e çuditshme?! Të gjithë ndoshta do të nguteshim të konstatonim se ç'është jeta në të vërtetë, por pak njerëz do të kishin mundësi ta përcaktonin atë, madje përkufizimi i jetës ka shtyrë shumë kimistë, biologë, fizikanë, psikologë, filozofë, sociologë dhe gjeologë - të bëjnë hulumtime të ndryshme rreth asaj se ç'është jeta. Ata kanë dhënë shumë përkufizime rreth jetës, shumë prej të cilave ishin të kundërta nga njëri-tjetri. Kjo pyetje e thjeshtë e kishte shtyrë edhe fizikanin modern, Ervin Shrëdinger (Erwin Schrödinger), njëri prej nobelistëve të Fizikës, që t'i përvishej punës dhe, nga kërkimet e bëra, të konstatonte ç'është jeta?! "Ç'është jeta - What is life?" - është libri i tij i titulluar kështu, një libër që mahniti shumë njerëz, por më shumë ata të shkencave ekzakte. Z. Shrëdinger në librin 'Ç'është jeta?' jep sqarime se ç'është jeta, por nga këndvështrimi i tij, nga ligjet e fizikës, që për shumë njerëz mbeten ilustrime të pazbërthyera dhe të pakuptuara. Sidoqoftë, kjo është një punë e mirë nga këndvështrimi i tij.

A është libri i tij jeta e njeriut që duhet ta jetojë atë? Nëse po, atëherë atë libër duhet ta lexojë çdokush për të parë se si është jeta! Sa libra janë shkruar për jetën e njeriut, e sa të ndryshme janë ato thënie, këshilla, sugjerime, nga një libër tek tjetri! Sa shumë njerëz kanë shkruar për jetën, dikush-dikush vetëm sa ka mbushur faqet e librit pa ndonjë dobi për jetën e njeriut, e dikush tjetër me ato faqe të shkruara u ka nxirë jetën lexuesve. A nuk ishte romani "Vuajtjet e Verterit të ri" i Gëtës (Goethe) shkaktar i një serie vetëvrasjesh?!

Dikush ka thënë se jeta i ngjan librit, ballinat e të cilit tregojnë lindjen dhe vdekjen; në atë libër shkruhen veprat e tua të mira, për të cilat shpërblehesh, dhe veprat e tua të këqija, për të cilat meriton ndëshkimin. Mundohu që në atë libër të shkruhen gjërat që janë për të mirën tënde. Dije se çdo fletë që mbyllet, të afron drejt fundit dhe, me mbylljen e saj, mbyllet edhe një pjesë e jetës sate, prandaj përpiqu që fletën e mbyllur ta mbyllësh me punë dhe vepra të mira. Dije se çdo ditë e jetës sate është një faqe e jetëshkrimit tënd. Kujdesu që atë ta shkruash mirë, ngase një faqe e atij jetëshkrimi e ndyn gjithë librin. I mirënjohuri ynë, Sami Frashëri, kishte thënë: "Çdo ditë e jetës sate është një faqe e biografisë sate, kujdesu ta shkruash mirë, sepse një faqe e keqe e ndyn gjithë librin."

Jeta i ngjan një libri, të cilit, nëse nuk i shfleton faqen tjetër, kurrë nuk do ta zbulosh se çfarë do të ndodhë më pas - kishte thënë një i ditur.

Jetën, njerëzit e shohin në mënyra të ndryshme: disa e shohin si realitet, ëndërr e zbrazët, gjëra që nuk janë ashtu siç shihen, në mes pikëllimit e gëzimit, ku fundi i destinuar i njerëzve përfundon në fushën e betejës së madhe dhe sfidës së vdekjes.

Jeta është ardhmëria e koduar, ku nuk di se çfarë të pret; shpesh ajo që pritet nuk ngjan, e ajo që s'pritet, edhe ndodh; ajo që ëndërrohet, ka mundësi të mos realizohet, e ajo që nuk imagjinohet, mund të realizohet me lehtësi.

Beteja në mes njeriut dhe jetës është e vështirë, por nuk duhet dorëzuar para pikëllimit e dëshpërimit! Ajo çfarë ndodh në të, nuk është e lehtë të pranohet, por është e përballueshme, dhe asaj që shihet si e përhershme, një ditë do t'i vijë fundi.

Jeta duhet parë si brendësia e dhomës, që, nëse qëndron shumë brenda saj, ndihesh i mërzitur, por duhet ta hapësh dritaren dhe të shikosh bukuritë fantastike dhe peizazhin e bukur të natyrës, në mënyrë që ta thyesh atë monotoni e mërzi.

Mundohu të ëndërrosh, të kesh dëshira dhe vendosi ato në vizionin tënd për ta jetuar jetën në mënyrën më të bukur, ngase, nëse i humbim qëllimet tona, atëherë ne kemi humbur vizionin tonë dhe u jemi dorëzuar sfidave ballafaquese.

Jeta është mësuesi ynë më i madh. Jetoje jetën pa marrë parasysh se çfarë vjen, sepse nëpërmjet saj mësojmë se si të jetojmë, dhe ne mundohemi që jetën ta jetojmë në mënyrën më të mirë të mundshme.

Nëse s'mund ta përkufizojmë se çfarë është jeta, atëherë mund ta kuptojmë duke e jetuar dhe shijuar atë!



Haxhi Ali M. Prebreza

# Haxhi rrugë e gjatë dhe e shenjtë

Haxhi mbetet rruga e shenjtë për njerëzit e devotshëm. Është rruga më e dashur, njëri prej kushteve të të qenit pjesëtarë të besimit islam. Rrugë e gjatë, me shumë sakrifica e sfida, rrugë shumë e dashur, rrugë e dritës, e besimit e të falmes dhe të dashuruarit për të gjithë ne. Të bekuar janë ata që u ka mbërritur lajmi nga Zoti i Madhërishëm për të marrë rrugën për vendet e shenjta. Vërtet, ata u zgjodhën dhe u thirrën për të qenë banorë të këtyre vendeve të shenjta për disa ditë, për të kryer ibadetet, për të qenë sa më afër të Lumit Allah me zemër e me shpirt. A kemi mundësi të gjithë të jemi pjesë e këtij udhëtimi, këtij qëllimi madhor, atje ku bashkohen të gjithë si një, pa dallim race e fisi, pa dallim ngjyre të lëkurës, atje ku të gjithë janë një, një edhe në qëllim edhe në mendje, një në ibadet dhe lutje?

O ju të zgjedhur për rrugë, rruga është e gjatë, në zemrat tuaja shpërthen vullkan dashurie për Allahun xh.sh., për ato vende ku ka zbritur Libri i shenjtë, Kur'ani, atje ku ka nisur çdo gjë e bekuar me Emrin e Allahut, atje ku është shkruar rruga e cila duhet ndjekur sot e mot, deri në Ditën e Fundit të kësaj bote. Allahu na ruajttë dhe na mëshiroftë!

Shtrohet një pyetje e thjeshtë: A duhet shkuar dhe a u duhet besuar gjithsekujt për rrugën dhe qëndrimin në ato vende të shenjta?

Një përgjigje do të mundohem ta jap edhe unë, si njëri prej fatlumëve që pata rastin të isha vitin e shkuar atje, falë njerëzve të vullnetit të mirë të Bashkësisë Islame të Kosovës, si njëri ndër mjekët e haxhinjve.

Ai që ka mundësi gjithsesi. Besojuni vetëm atyre që, për mëshirën e Allahut, kanë marrë atë rrugë aq të gjatë.

Atë ditë nëntori në Kosovë koha ishte shumë e ftohtë, shumë e ftohtë, me borë e akull, e në zemrat tona digjeshim si në zjarr. Ishim mbledhur në aeroport që menatë dhe prisnim lajmin nga altoparlanti që të futeshim në aeroplan. E falëm sabahun në shenjë mirënjohjeje dhe obligimi ndaj Allahut dhe falënderuam Allahun që na e mundësoi të jemi pjesë e haxhinjve të botës, atje ku mblidhen të gjithë vëllezërit nga feja. Udhëtimi ishte i gjatë, pak më shumë se 4 orë. Në Medinë dielli ende digjte. Ne u vendosëm në një hotel shumë të madh, vetëm t'i numëroje tërë ato dhoma të aq shumë kateve, do të bëje një ditë. Ne ishim vendosur në katet 4,5,6,7,8 dhe 9. Vendosja ishte shumë e rehatshme, dhomat të mëdha e me dritë të bollshme, me klimë dhe me ujë të bollshëm në banjo. Edhe Xhamia e Muhamedit a.s., ishte shumë afër, për të kryer ibadetet . Po ashtu furnizimi me ushqim ishte afër dhe i lehtë. Ujë zem-zemi kishte ngado, i pastër, i ushqyeshëm dhe shërues.

Udhëheqësit e rrugës ishin shumë korrektë, të afërt dhe përherë në dispozicion të haxhinjve për çfarëdo rasti a nevoje. Qëndruam aty 10 ditë dhe vizituam vendet e shenjta, atje ku Muhamedi a.s., me shokët e tij, kishin bërë luftërat dhe betejat për din e iman. Pastaj kaluam në Mekën e shenjtë. Mbi 4 milionë njerëz, besimtarë haxhinj të rinj e të moshuar ishin mbledhur në një vend. Dielli piqte papushuar, vapë e madhe, po ne nuk ndienim lodhje. Secili ngutej të bënte sa më shumë ibadet, t'I lutej Allahut për mëshirë, vetëm Ai është Që fal dhe mëshiron. Bashkësia Islame kishte vendosur që të kryenim haxhin temetu (me kurban), që të jemi sa më të lirë në ihrame. Ishte ky një veprim shumë i qëlluar, sepse edhe haxhinjtë më të moshuar i përballonin më lehtë sfidat. Erdhi momenti i tubimit në Arefat. U nisëm që në perëndim të diellit, të gjithë ishim të emocionuar në maksimum. Qëndruam tërë natën në tenda të vendosura në rrafshnaltën e Arefatit dhe të të nesërmen deri në perëndimin e diellit. Aty ishte një botë e tërë. Kudo shihje njerëz, të gjitha ngjyrash, të veshur njësoj – në të bardha. Kudo lutje Allahut, kudo këndim Kur'ani. Në mbrëmje, shumë të organizuar, na bartën në Myzdelife, aty ku mblodhëm edhe guralecët për të gjuajtur të keqin, shejtanin. Me agun e parë shkuam në Mina, ku me Emrin e Allahut hodhëm guralecët kundër së keqes dhe djallit. Më vonë, pas Bajramit, vajtëm në Qabe për ta kryer Tavafin, dhe më pas kryem edhe Sajin, një distancë në mes dy kodrave Safa e Merve, shkurtuam flokët, dhe kështu përfunduam obligimet për të qenë haxhinj. Në mbrëmje na sollën mish të kurbaneve që ishin prerë për haxhin tonë. Një ditë para kthimit, bëmë tavaful veda-haxhin lamtumirës. Për fundin duhen falënderuar udhëheqësit e rrugës – hoxhë Kasimi dhe hoxhë Ahmeti e hoxhallarët e tjerë, që u sollën aq mirë me ne, qenë aq të kujdesshëm dhe aq të sjellshëm. Edhe ekipet e tjera shoqëruese edhe mjekët qenë në nivelin e detyrës. Falënderojmë Zotin dhe njerëzit e vullnetit të mirë, që na mundësuan të ishim vizitorë dhe haxhinj në vendet e shenjta. Zoti na pranoftë lutjet dhe ibadetet tona!

Mr. Qemajl Morina

# Edukata fetare në Serbi

Ka disa vite që në shkollat publike në Serbi zhvillohet lënda e edukatës fetare ose mësim-besimi, siç quhet në mediet serbe. Monopolin e plotë në këtë lëndë, sipas medieve beogradase, e ka Kisha Ortodokse Serbe, si në përgatitjen e plan-programit, po ashtu edhe në caktimin e mësimdhënësve të kësaj lënde. Kisha Ortodokse Serbe propozimet e saj ia dërgon Ministrisë së fesë, e cila ia përcjell Ministrisë së Arsimit të Serbisë. Gjatë periudhës së kaluar, është vërtetuar se kjo metodë nuk ka funksionuar ashtu si duhet, prandaj në ligjin e ri, i cili është aprovuar në shtator të këtij viti, janë bërë disa ndryshime, me qëllim të kufizimit të monopolit të Kishës. Është vërtetuar se, mungesa e një kontrolli efikas të Ministrisë së Arsimit, ka bërë që lëndën e mësim-besimit ta zhvillojnë elementë ultranacionalistë, siç ishte rasti i Ivan Ivanoviçit (31), mësues i fesë në disa shkolla fillore të Arangjellovacit (Blic, 19.12.2009). Kjo është vërtetuar, pas emisionit "Insajder" të televizionit B92, pasi është verifikuar se ai është kryetar i shoqërisë djathtiste "Tanët" (Naši), e cila pothuajse merr pjesë në të gjitha tubimet, të cilat zakonisht përfundojnë me incidente, ku zakonisht këndohet: "Vraj, prej, që shqiptari të mos ekzistojë" ("Ubij, zakolji, da Šiptar ne postoji".)

Në intervistën që e përditshmja "Blic" e Beogradit zhvilloi me mësuesin e mësim-besimit, Ivan Ivanoviç, ai nuk mohon angazhimin e tij në njërën prej organizatave më ultrarnacioaliste të Serbisë, por ai shpalos edhe bashkëpunimin e saj me spektrin e gjerë politik të Serbisë, si dhe ndihmën e përkrahjen që organizata e tij merr nga Partia Radikale Serbe dhe DSS. Ai përmend edhe bashkëpunimin e organizatës së tij me organizatën rinore, me të njëjtin emër nga Rusia, e cila është pjesë e Partisë - Rusia e Bashkuar të Kryeministrit rus, Vladimir Putin.

Kurse pyetjes së gazetarit për këngët kundër shqiptarëve, me të cilën ata përfundojnë mitingjet e tyre, ai i përgjigjet duke theksuar se kjo është çështje e zakonshme për të. Ai shpalos të gjitha protestat që organizata e tij ka bërë kundër atyre vendeve që kanë njohur shtetin e Kosovës, siç janë protestat para ambasadës së Sllovenisë në Beograd, para ambasadës së ShBA-së, Holandës, Britanisë së Madhe e shteteve të tjera, po në Beograd.

Kështu, pra, në vend që edukata fetare të përdoret për të kërkuar falje nga shqiptarët, të cilët përjetuan gjenocidin e paparë në dekadën e fundit të shekullit njëzet dhe në fillim të shekullit njëzet e një, për fat të keq fëmijët dhe të rinjtë serbë mësojnë nga goja e mësuesve të fesë, si t'i urrejnë dhe t'i asgjësojnë fqinjët e tyre - shqiptarët. Ajo që është edhe më tragjike, Kisha Ortodokse Serbe, e cila është bartëse e kësaj lënde në shkollat publike të Serbisë, së paku nuk gjen kurajë për t'u distancuar nga kjo e keqe. Shtrohet pyetja: Ku janë parimet e Krishterimit autentik në Kishën Ortodokse Serbe sot?!







INTERVISTË ME PROF. TEFIK EF. GASHIN

*Intervistoi: Mr. Rexhep SUMA*

# EDHE GJATË BOMBARDIMEVE NUK IA KTHEU SHPINËN VENDIT

*Prof. Tefik ef. Gashi është njëri nga profesorët më të shquar të lëndës së Kiraetit apo Kur'anit, që punoi përgjatë 33 vjetësh në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës. Mësimdhënës i afërt, i sjellshëm me nxënës, i sinqertë. Reflektonte butësi dhe dashuri në mësimet e tij. Ishte pikëmbështetje për zgjidhjen e shumë problemeve me të cilat ballafaqoheshin nxënësit. Njeriu që në çdo muaj bën nga dy hatme. Njeriu që jeton me Kur'anin. Njeriu që asnjëherëë nuk ia ktheu shpinën vatanit, as gjatë fushatës së bombardimeve të Nato-s të vitit 1999.*

*"Dituria Islame": Prof. Tefik , ju lutemi një biografi të shkurtër të jetës suaj?*
Prof. Tefik Gashi: Jam i lindur në Majac (Podujevë) 15 02 1943. Filloren e kreva në vendlindje kurse medresenë e ulët e vazhdova në Prishtinë, kurse më pastaj kam vazhduar medresenë e mesme në Sarajevë dhe atje diplomova më 1964. Në vitin 1965 u regjistrova në degën e Orientalistikës në Beograd. Beogradin e lëshova në nëntor të 1966-s dhe u drejtova për në Bagdad, për arsye se m'u dha mundësia të shkollohesha atje. Ambasadori i Irakut në Beograd më pati pyetur nëse dëshiroja të studioja në Irak, kështu që unë pranova me gjithë dëshirë dhe pastaj u pranova në Bagdad. Gëzim më të më madh nuk ka pasur për mua përveç shkuarjes në Haxh. Edhe pse isha i martuar, e kisha djalin dy vjeç dhe kur i tregova babës, nga gëzimi filloi të qante duke thënë: " O Zot, shumë t'u kam lutur që djali im të shkojë atje e të edukohet në frymën islame".

## ME TREN NGA PRISHTINA DERI NË BAGDAD

*"Dituria Islame": Jeta studentore është jeta më e bukur e njeriut, a ishte edhe për ty kështu, edhe pse studioje në Bagdad?*
Prof. Tefik Gashi: Nuk ka dyshim se po. Sa për kuriozitet, udhëtimin me tren në relacionin Prishtinë –Bagdad e kam bërë për tri ditë vetëm, pa asnjë shok. Normalisht që 15 ditët e para ishin shumë të lodhshme për mua, saqë m'u mërzit gjithçka dhe desha të kthehesha, por një shok nga Turqia më bindi të qëndroja. Në atë kohë nuk kishte institut të gjuhës dhe u detyrova të hyja drejt në fakultet që ishte një sfidë e veçantë për mua, por me angazhim dhe punë sistematike, i përfundova studimet në afat optimal. Pra, në Irak qëndrova nga 1966 deri më 1971, kur u diplomova në fakultetin " Kulijetu esheriatu vel adab" (fakulteti i sheriatit-filologji ) dhe isha shqip-

tari i parë në Bagdad. Më pastaj, gjatë pushimeve verore pata marrë dokumentet edhe të 10 studentëve të tjerë që u pranuan në Bagdad. Unë ende kam një respekt të veçantë për popullin irakian dhe profesorët e mi, sepse vërtet kanë qenë të dashur dhe të afërt me ne. Dhe vazhdimisht kemi qenë të shoqëruar nga ana e tyre, po edhe sjelljet tona kanë qenë në përputhje të plotë me Islamin. Për çdo vërejtje që kishin ndaj ndonjë studenti shqiptar më drejtoheshih mua. Ishte vërtet një jetë e kënaqshme dhe më e ëmbëla, po dhe e vështirë në të njëjtën kohë. Më vonë mora edhe bashkëshorten time atje dhe atje më lindi vajza. Kishte vështirësi materiale, por shok të mi nga Buhara, Malajzia etj., më ndihmonin pa e ditur unë fare. Njëherë jam ndier shumë keq, saqë i pata qortuar ashpër, por ata më ndihmonin vetëm për hir të Zotit dhe në shenjë respekti për mua.

## NGA BAGDADI NË AGJENCI TURISTIKE

*"Dituria Islame": Pas kthimit tuaj nga Bagdadi si i diplomuar, tre vjet keni qëndruar i papunë, apo keni punuar atje ku nuk keni dashur?*

Prof Tefik Gashi : Po, për fat të keq, sa erdha në Prishtinë, në vitin 1971, kërkova punë në Bashkësinë Islame, por, të them të drejtën, strukturat e atëhershme nuk më pritën mirë dhe u detyrova të punoja në një agjenci turistike si kontabilist dhe për të nxjerrë viza për klientë. Por, elhamdulilah, me angazhimin e shokëve të mi, prof. Bajrushit dhe prof.Qazimit, më 15 nëntor 1974 u pranova në Medrese si edukator. Dhe pastaj në vitin 1975 si mësimdhënës i Kur'anit edhe i disa lëndëve të tjera, kur nevojitej, derisa u pensionova në vitin 2008, pra 33 vjet të plotë në arsim.

*"Dituria Islame": Si i përshkruani marrëdhëniet me kolektivin por edhe me nxënësit në ato kohë?*

Prof Tefik Gashi: Dua të them se marrëdhëniet tona në kolektiv ishin të shkëlqyera dhe kurrë me askënd, për sa kam qenë në arsim, s'kam pasur as problemin më të vogël. Medreseja për mua ka qenë shtëpia ime e dytë, dhe kam pasur një jetë e kujtime të ëmbla nga gjithë ato vite. Normalisht që gjithnjë udhëtimin nga fshati im, në fillim e bëja në këmbë, e më pastaj me autobus dhe më vonë me makinë. Kur hyja në medrese, lehtësohesha nga lodhja dhe ndieja një kënaqësi shpirtërore.

*"Dituria Islame": Jeni ndër edukatorët dhe profesorët sjellja dhe morali i të cilëve ka reflektuar vazhdimisht në formimin e personalitetit të nxënësve?*

Prof. Tefik Gashi: Puna ime si profesor kërkonte të isha vazhdimisht afër me nxënësit, ndoshta në shumë raste më i afërt se vetë prindi. Nxënësi për mua ka qenë gjithçka dhe kujtoj me ëndje gjenerata e gjenerata që kanë dalë nga duart tona. Unë vazhdimisht e konsideroja nxënësin si shok dhe kisha kënaqësinë shpirtërore, sidomos me ata që mësonin mirë dhe ishin të zellshëm. Shpeshherë me ta bisedonim edhe për gjëra private dhe ata kishin besimin tim.

Gjithmonë jam munduar të jap maksimumin tim në edukimin dhe formimin e gjeneratave të reja, ngase këtë e ndienim si obligim fetar e kombëtar.

## NË ÇDO 15 DITË BËN HATME

*Dituria Islame": Tash jeni pensionist, si e kaloni kohën dhe a merreni me diçka?*

Prof. Tefik Gashi: Për mua pensionimi është një gjë e rëndomtë dhe e kam pritur shumë i qetë pas punës prej 33 vjetësh. Më mungojnë shokët e Medresesë si dhe zhurma e nxënësve dhe hareja e tyre, edhe pse takohem shpesh me shokët e mi, po edhe me nxënës që u kam dhënë mësim. Kohën e kaloj duke lexuar Kur'ani Kerimin, që për mua është burim i pashtershëm dhe asnjëherë nuk ngopem me të. Mundohem të kuptoj disa ajete të cilat i has gjatë leximit dhe më provokojnë që të kthehem dhe të shfletoj tefsiret, për të kuptuar dhe për të pasur një pasqyrë të qartë për atë ajetin apo çështjen që jam duke e kërkuar. Por edhe në shumë hadithe. Unë lexoj shumë Kur'an, për çdo ditë lexoj nga dy xhuze (40 faqe) dhe për çdo muaj rregullisht bëj nga dy hatme.

*"Dituria Islame" : Gjatë okupimit klasik të Kosovës, në periudhën 1989-1999 keni qenë profesor. Si i kujtoni ato vite kur për çdo ditë duhej të udhëtonit nga Podujeva në Prishtinë, me gjithë vështirësitë e shumë postblloqeve serbe?*

Prof. Tefik Gashi: Të jeni të bindur se ato kohë janë të paharrueshme dhe inshalla më kurrë s'i përjeton populli ynë. Më shumë e kishim gajle për nxënësit tanë sesa për familjet tona, sepse ne kishim përgjegjësi drejtpërdrejt për ta; ata ishin emanet yni. Në atë kohë drejtor i medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës ishte Prof. Naim ef. Ternava. Ne profesorët dhe edukatorët ishim në kujdestari permanente, sepse kishim frikë mos u ndodhte ndonjë e keqe nxënësve tanë. Edhe fundi na erdhi shumë keq, u ndamë. Unë kam qenë në medrese deri në 31 mars; edhe kur e filluan bombardimet, ne kemi zhvilluar mësime në medrese. Në atë kohë me vete kisha 30 nxënës, të cilët nuk i lejonim të shkonin në shtëpitë e tyre në Drenicë, për shkak të sigurisë dhe, si përfundim, serbët hynë në Medrese, po ne dolëm prapa Medresesë dhe shpëtuam. Prof. Naimi këtë situatë e pati menaxhuar shumë mirë dhe shpeshherë ia kujtoja atij duke i thënë: "Medresenë nuk guxon kush me e prekë". Më thoshte: "Pse, nga e di ti"?

I thosha: "Medreseja është ngritur me sadaka dhe djersë të popullit, prandaj s'ka me guxue kush me e prekë as damtue".

Dhe kështu, pasi kishin filluar bombardimet e Natos mbi caqeqt serbe, më 31 Mars të vitit 1999 unë, me

familjen time dhe Naimi me familje, e lëshuam Prishtinën duke u drejtuar për Shtime, ku kemi qëndruar në shtëpinë e Ahmet Sadriut në Davidovcë, një muaj të plotë, për se e falënderoj, se kemi pasur një mikpritje bujare e vëllazërore, që asnjëherë nuk e harroj…

EDHE GJATË BOMBARDIMEVE NUK IA KTHEU SHPINËN VENDIT

*"'Dituria Islame": Më fal, sa ishte e vështirë t'ia ktheje shpinën Medresesë?*
Prof. Tefik Gashi: Unë, kur e kam lëshuar Prishtinën, kam menduar se më kurrë nuk do të ktheheshim në vendin tonë. S'e dija se ku po na çonte fati. Por, deshi i Madhi Zot, e u ktheva, se unë s'dola jashtë fare, edhe pse kisha presion prej familjes që ta lëshonim Kosovën, po unë isha i vendosur që kurrë të mos e lëshoja vendin. Prandaj, më 30 prill u ktheva në Prishtinë, e cila digjej flakë dhe kundërmonte erë baruti gjithandej, dhe u vendosa tek vëllezërit e mi në lagjen Emshir, edhe pse nuk e dija a ishin gjallë ata apo jo. Ndërkaq, të tre djemtë e mi kanë qenë në radhët e UÇK-së në rajonin e Llapit.

*"Dituria Islame":Çfarë mesazhi keni për profesorët e Medresesë?*
Prof. Tefik Gashi: Kam dëshirë të jenë të bashkuar e të unjisuar në qëndrime e punë. Të punojnë si anëtarë të një familjeje. Të ndihmojnë njëri-tjetrin. Suksesi nuk është vetëm brenda katër mureve të klasës, sepse nxënësi të përcjell edhe jashtë klase. Të kenë një dashuri mes vete fi sebililah (vetëm për Zot). Të kenë obligim moral ndaj nxënësve, edhe ndaj atyre nxënësve që janë pak problematikë, t'i ndihmojnë më shumë që edhe ata të kenë sukses. Profesorët është e pamundur që të kenë të gjithë dituri në të gjitha fushat, por duke ndihmuar dhe përkrahur njëri-tjetrin, do të korrin rezultate.

*"Dituria Islame": Nga këndi juaj si pensionist, çfarë e shihni si lëshim apo që ju ka ikur dhe keni pasur mundësi ta bënit, po nuk e keni bërë?*
Prof. Tefik Gashi: Unë kam pasur fatin që vetëm katër vjet shkollë të mësoja në gjuhën shqipe, pra në shkollën fillore, kurse më pastaj shkollimi im ka qenë në gjuhë të huaja, si serbokroatisht dhe më vonë edhe arabisht. Mua vazhdimisht më ka munguar zotërimi i gjuhës standarde shqipe. Pra, me shkrime nuk jam marrë shumë, edhe pse kam pasur mundësi. E di që kam pasur mundësi të merrem më shumë me studime dhe publicistikë islame. Tash mundohem dhe filloj të përkthej ndonjëherë, por e shoh që koha po e bën të veten.

*"Dituria Islame":Për fund çka do të dëshiroje të thoni?*
Prof. Tefik Gashi: Ju dëshiroj sukses dhe punë të mbarë. Vetëm përpara e me hapa të sigurt, se me ndihmën e Allahut nuk kanë me munguar as rezultatet.

# BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË PEJË SHPALLË:

## KONKURS
Për plotësimin e vendit të lirë të punës:
Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "haxhi Ibrahim Devolli" në Pejë.

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË VUSHTRRI SHPALLË:

## KONKURS
Për plotësimin e vendit të lirë të punës:
Imam, hatib dhe mual-lim në xhamin e fsh. Reznik.

KANDIDATI DUHET T'I PLOTËSOJË KËTO KUSHTE:
• Të ketë të kryer Medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ose jashtë vendit
• Vërtetimi i nostrifikimit të diplomës së fak. nga Kryesia e BIRK-es, për të gjithë pretendentët që kanë të kryer fakultetet në shtetet arabe.
• Të ketë aftësi komunikimi me xhematë,
• T'i përmbahet Rregullores së KBI-e dhe Kushtetutës së BIRK-ës
• Të mos ketë vërejtje në punë nëse paraprakisht ka qenë i punësuar.

DOKUMENTACIONI I NEVOJSHËM:
• Kërkesa për punësim
• Çertifikata e lindjes
• Çertifikata shëndetësore

VËREJTJE
• Dokumentet të dorëzohen në KBI.
• Dokumentet e pakompletuara nuk do të merren në shqyrtim.
• Çertifikata se nuk është nën hetime.
• Diploma e fakultetit.
• Dëshmi mbi karakteristikat e tij në punë, nëse paraprakisht ka qenë i punësuarë.
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare.
• Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në rëvistën " Dituria Islame".

FAKULTETI I STUDIMEVE ISLAME NË PRISHTINË SHPALLË:

## KONKURS PËR REFERENT
Kandidatët të cilët konkurrojnë për postin e referentit për çështje të studentëve pranë FSI-së duhet të plotësojnë kushtet si vijon:

• Të ketë kryer Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë.
• Të ketë përvojë pune së paku 3 vjeçare.
• Që përveç gjuhës shqipe të njoh mirë edhe një gjuhë të huaj, preferohet gjuha arabe.
• Të ketë njohuri për përdorimin e kompjuterit –Wordin & Exel
• Të sjellë certifikatën shëndetësore.
• Të sjellë certifikatën nga gjykata komunale .

VËREJTJE
• Dokumentet të gjitha duhet të jenë në origjinal të cilat mund të dorëzohen çdo ditë pune në FSI, në adresën: Rr. Bajram Kelmendi nr. 84, 10000 Prishtinë.
• Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e shpalljes në revistën " Dituria Islame".

Me respekt
*Doc.Dr. Rexhep Boja, dekan*



## AMBASADORI SAUDIT, ABDULLAH ABDULAZIZ AL-ABDULKERIM TAKON MYFTIUN TËRNAVA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti më 22 dhjetor 2009, Ambasadorin e Mbretërisë së Arabisë Saudite në Tiranë, Abdullah Abdulaziz Al-Abdulkerim, të cilin e falënderoi për përkrahjen që ka dhënë Mbretëria e Arabisë Saudite për Kosovën. "Zotni Ambasador, populli ynë është mirënjohës dhe falënderues ndaj Mbretërisë Suaj për njohjen e pavarësisë së shtetit tonë, gjithashtu ju falënderojmë edhe për dëshminë që bëri Mbretëria Juaj në favor të Kosovës para pak ditësh në GJND në Hagë, si dhe për kontributin që po jep diplomacia saudite në institucionet ndërkombëtare në përkrahje të Kosovës".Ambasadori i Mbretërisë së Arabisë Saudite, Abdullah Abdulaziz Al-Abdulkerim tha se ndihet i privilegjuar që për të parën herë është për vizitë zyrtare në Kosovën e lirë e të njohur ndërkombëtarisht. Ndërsa më tutje tha: "Mbretëria e Arabisë do të jetë në përkrahje të plotë të Kosovës në të gjitha institucionet ndërkombëtare". Ambasadori theksoi gjithashtu se Arabia Saudite do të vazhdojë të përdorë ndikimin e saj dhe të lobojë në Konferencën Islamike dhe në Ligën Arabe tek ato shtete që ende s'e kanë njohur Kosovën, që një gjë të tillë ta bëjnë sa më parë.Ambasadori saudit, në takim me Myftiun u interesua edhe për gjendjen dhe rrjedhat e Bashkësisë Islame. Ambasadori i Mbretërisë së Arabisë Saudite, Abdullah Abdulaziz Al-Abdulkerim, tani është emëruar ambasador jorezident edhe për Kosovën.(R.Shkodra)

## TRAJNIM PËR ARKËTARËT E KËSHILLAVE TË BI-SË TË KOSOVËS

Kryesia e BI-së të Kosovës, respektivisht drejtorati i financave, organizoi trajnim njëditor për arkëtarët e këshillave të BI-së të Kosovës me temën "Unifikimi dhe standardizimi i punës në sektorin financiar të BI-së të Kosovës".Kasim ef. Gërguri-drejtor financiar i Kryesisë së BI-së të Kosovës, në hapje të trajnimit tha se, krahas zhvillimit të gjithanshëm, Kryesia e BI një kujdes të posaçëm, i kushtohet ecjes me trendet e kohës, avancimit dhe profesionalizimit të administratës në Bashkësinë Islame të Kosovës.

Drejtori financiar Gërguri para arkëtarëve prezantoi edhe programin kompjuterik enkas për mbajtjen e librave të arkës, si dhe për përgatitjen e llogarisë përfundimtare dhe përgatitjen e planifikimit të buxhetit. Në këtë trajnim morën pjesë 25 arkëtarë të këshillave të BI-së të Kosovës. Në fund të trajnimit u mor vendimi që programi i ri kompjuterik për mbajtjen e financave, të vihet në zbatim nga 1 janar 2010. (R.Shkodra)





## MANIFESTIM ME RASTIN E VITIT TË RI XHIXHRI 1431

Më 19.12.2009, në sallën e kulturës në Podujevë, organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Podujevës dhe Kosova Aid and Development – KAD, u mbajt tribunë manifestive me rastin e vitit të ri hixhrij 1431. Me gjithë motin e ftohtë që mbretëronte, salla e kulturës ishte e vogël të nxinte të gjithë të interesuarit për të marrë pjesë në këtë manifestim. Lexuesi i Kur'anit Hakim Ilazi, e hapi tribunën me ajete kur'anore. Në emër të organizatorëve të pranishmit i përshëndeti dhe u shprehu mirëseardhje z. Idriz Bilalli, kryetar i KBI-së të Podujevës, duke thënë se tribuna po organizohej në vazhdën e aktiviteteve të larmishme që organizojnë për xhematlijntë. Ai më tutje tha: "Më lejoni që njëkohësisht të përshëndes edhe bashkorganizatorin e kësaj tribune, KAD, gjegjësisht drejtorin z. Rachid Djaroum, i cili gjithherë na ndihmon në arritjen e synimeve tona, duke mos kursyer asnjëherë, për se meriton një falënderim të veçantë". Më pas, të pranishmit patën rastin të dëgjonin kumtesën e parë "Historia e Hixhretit" nga kryeimami i Bashkësinë Islame të Republikës së Kosovës, Sabri Bajgora, i cili, duke përcjellë përshëndetjet e përzemërta nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, luti Allahun xh.sh. për pranimin e veprave tona. "Në histori, - theksoi ai, - ndodhin gjëra të cilat i mbulon pluhuri i harresës, por ka edhe gjëra madhore, që pa dyshim mbesin të gdhendura në mendjet tona, siç është edhe hixhreti – shpërngulja e Muhamedit a.s., e që pa dyshim ndërroi rrjedhën e mëtejme të historisë". Më pastaj ai bëri një elaborim të disa sekuencave nga hixhreti i pejgamberëve të mëhershëm, duke përfunduar me fjalët: "Hixhreti ka edhe simbolikën e tij: largim nga mëkatet në vepra të mira-sevape". Në kumtesën e dytë "Rëndësia dhe dobitë e hixhretit", z. Muharrem Tërnava, profesor në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, diskutoi rëndësinë e hixhretit dhe dobitë e tij."S'do mend, - thksoi ai, - se Allahu xh.sh. deshi që gjërat në Islam të shkruhen me shkronja të arta, e edhe hixhreti mbeti ngjarje e pashlyer në histori. Nga hixhreti kuptojmë përpjekjet e Muhamedit a.s. që të gjejë fushëveprim për të mbjellë da'vetin-thirrjen hyjnore.". (E. Qerimi)





## ORGANIZATA TIKA DHE IHH DHUROJNË DY AUTOMJETE KBI-SË NË PRIZREN

Shoqata turke, IHH (International Humanitare Hilfsorganisation) me seli në Vien – Austri, ia dhuroi gratis KBI-së në Prizren një kombi – bus transporter për nevojat e besimtarëve të Komunës së Prizrenit. Dorëzimi dhe pranimi i kombi – busit transporter u bë në zyret e KBI-së në Prizren, ku ishte i pranishëm edhe vetë Vahit Toy – drejtor i IHH për Austri.Nga ana tjetër edhe Organizata ndërkombëtare turke për bashkëpunim dhe zhvillim "TIKA",zyreja në Kosovë, ia dhuron KBI-së në Prizren një veturë të tipit Nissan Pathfinder, diesel, 2.5, automatik, 5+2 ulëse. Dorëzimi dhe pranimi i kësaj veture u bë solemnisht në qendrën e qytetit të Prizrenit në Shadërvan, pranë xhamisë "Sinan Pasha". Me këtë rast, koordinatori i TIKA-së, Kürşad Mahmat tha se ndihet shumë i lumtur që po e dhuron këtë veturë, pasiqë nëpërmjet saj KBI-së në Prizren, do të ofrojë shërbime edhe më të mira ndaj besimtarëve. Po kështu edhe Kryetari i KBI-së në Prizren, Lutfi ef. Ballëk, i cili i pranoi çelësat e veturës tha se është kënaqësi e veçantë që sot po e pranojmë këtë veturë. Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren ka patur shumë nevojë për një veturë të këtillë, dhe këtë zbrazëti sot po e plotësojmë falë këtij donacioni, të cilin Organizata "TIKA", ia dhuron KBI-së Prizren. Në emër të KBI në Prizren, e falënderojmë TIKA-n jo vetëm për këtë veturë, por edhe për të gjitha investimet që i ka bërë dhe po i bën në qytetin e Prizrenit, nënvizoi kryetari i Këshillit të KBI-së. Ndërsa kryeimami i KBI-së së Prizrenit, Ali ef. Vezaj duke e falënderuar TIKA-n tha se marrëdhëniet e Turqisë me Kosovë kanë një lidhje vëllazërore dhe të sinqertë. (O. Bislimaj)




## OKB E KA PËRSHKRUAR NDALIMIN E NDËRTIMIT TË MINAREVE SI RACISTE NË ZVICËR

Kombet e Bashkuara e kanë dënuar ndalimin e ndërtimit të minareve në Zvicër dhe këtë e quajtën si raciste dhe mosmarrëveshje në mes njerëzve. Sipas Associated Press, Navi Pillay, Komisioneri i Lartë për të Drejtat e Njeriut, më 1 dhjetor, tha në një deklaratë se "Mbajtja e një referendumi për ndalimin e ndërtimit të minareve në vend, shpreh ekzistencën e ksenofobisë në mes anëtarëve të shoqërisë zvicerane". Ai deklaroi që ky veprim është në kundërshtim me të drejtat e njeriut.



## UNIVERSITETI OKSFORD MBAN GARA NË KUR'AN

Universiteti Oksford në Britaninë e Madhe do të organizojë një konkurs kombëtar të recitimit të Kur'anit në qershor të 2010-s. Garat organizohen nga Federata e Shoqatave Studentore Islamike (FOSIS). Themeluar në vitin 1962, FOSIS kujdeset për nevojat e studentëve myslimanë në arsimin e mëtejshëm dhe të lartë në Mbretërinë e Bashkuar dhe në Irlandë. Konkursi, i cili është planifikuar të zhvillohet njëkohësisht me konferencën vjetore të FOSIS, është i hapur për të gjithë studentët myslimanë që janë duke studiuar në qendrat britanike të Arsimit të Lartë. Për informacione të mëtejshme dhe regjistrim, vizitoni faqen e internetit www.fosis.org.uk.



## 17 LOJTARË FRANCEZË KALUAN NË ISLAM VETËM GJATË DY SEZONEVE

Shumë nga yjet e futbollit në Ligën e Francës, pasi kishin përqafuar Islamin, kanë vizituar Vendet e Shenjta. Ata kanë theksuar se Islami po përhapet me të shpajtë në radhët e ekipeve evropiane. Mbrojtësi i skuadrës Sochaux, Frederick Dobles, i cili para dy vjetësh kishte kaluar në Islam, tha se, me rastin e vizitës së Vendeve të Shenjta, ndihet shumë i relaksuar nga ana psikologjike dhe ndien një rehati shpirtërore shumë më të madhe sesa më përpara. Omar Daf, kapiten i skuadrës së Senegalit në Mondialin 2002, ka cekur se jeta e tij ndryshoi në mënyrë dramatike pasi kaloi në Islam dhe se dëshiron të vazhdojë karrierën e tij me sukses me ekipin Brest të Francës. "Janë 17 lojtarë eminentë në skuadrat e Evropës, që tanimë kanë pranuar Islamin gjatë dy sezoneve të shkuara, duke përfshirë Trezegue- në, yllin frëng dhe të tjerët, dhe emrat nga Byroja që kanë qenë më parë, i shoqëruar nga lojtarët kryesorë për të kryer Umrën dhe Haxhin, të tillë si sulmuesi i Chelsea-it, Anelka , dhe ylli francez Ribery, momentalisht lojtar i Bayern-it të Munihut".

## ISESCO MERR PJESË NË KONFERENCËN E GJASHTË NDËRKOMBËTARE MBI ARSIMIMIN E TË RRITURVE NË BRAZIL

Organizata Arsimore Islame, Shkencore dhe Kulturore (ISESCO), mori pjesë në Konferencën e gjashtë ndërkombëtare mbi Arsimimin e të Rriturve (CONFINTEA VI), mbajtur në Belem, Brazil, me iniciativën e Organizatës së Kombeve të Bashkuara Arsimore, Shkencore dhe Kulturore (UNESCO). Objektivi kryesor i 'CONFINTEA VI', ishte të theksohej se si të mësuarit dhe arsimimi i të rriturve janë të lidhura me zhvillimin e qëndrueshëm dhe me kontribim në të gjitha aspektet: sociale, ekonomike, ekologjike dhe kulturore. Konferenca ka shqyrtuar çështje të lidhura me të mësuarit dhe arsimimit të të rriturve sot, duke përfshirë politikat, strukturat dhe fondet, përfshirjen dhe pjesëmarrjen, cilësinë, leximi,etj.



## NJË VEPËR NË TRI VËLLIME MBI JETËN E PROFETIT A.S.

Tefik Ibrahimi, Drejtor i Shoqërisë së dijetarëve rusë të Islamit në Universitetin Islam në këtë vend, ka botuar në tri vëllime një vepër mbi jetën e Profetit a.s.. Ebu Zarr Ibrahimi Torkaman që përfaqëson kulturën e vendit tonë në Rusi, tha se vepra është publikuar përmes bashkëpunimit midis Universitetit Islamik Rus dhe Universitetit të Shkencave Islame të Tataristanit. Kjo vepër është shkruar për 15 vjet dhe, si pjesë e një projekti për studime të thella mbi historinë dhe kulturën e Islamit, përmban traditat, interpretimet e Kur'anit të shenjtë dhe monumenteve historike.



## ERDOGAN :TURQIA NDIHMON EVROPËN PËR PAQE, HARMONI DHE PROSPERITET NË MBARË BOTËN

Kryeministri turk, Rexhep Tajip Erdogan, ka deklaruar se pranimi i plotë i Turqisë në BE”do të ndihmojë Evropën që të kontribuojë më shumë për paqen, harmoninë dhe prosperitetin në mbarë botën”. Ai bëri thirrje për të mbajtur hapur kanalet, për të hequr dallimet në luftën kundër “terrorizmit”, me pohimin se “terrorizmi” përbën një kërcënim për njerëzimin, kudo që është. Ai këto komente i bëri në një konferencë të përbashkët shtypi me homologun e tij belg, Yves Leterme, në Ankara, i bindur se Belgjika do t’u përmbahet parimeve të barazisë gjatë presidencës së saj të Bashkimit Evropian. Belgjika do të marrë presidencën e radhës të Bashkimit Evropian në korrik të këtij viti.Erdogan po ashtu foli për rëndësinë e marrëdhënieve me Belgjikën si një anëtare e NATO-s dhe e BE-së, dhe shfaqi dëshirën e Ankarasë për lidhje më të ngushta me ta.



## DIJETARËT NË INDONEZI DËNOJNË ISLAMOFOBINË E SHFRENUAR NË ZVICËR

Shoqata e Myslimanëve Indonezianë dhe Lëvizja e Ulemave kanë dënuar ndalimin e ndërtimit të xhamive në Zvicër, dhe ato i kanë konsideruar si një shenjë të islamofobisë. Kjo shoqatë është organizata më e madhe islamike në Indonezi, e cila, duke denoncuar këtë akt diskriminimi, ka kritikuar mungesën e tolerancës në këtë vend evropian. Meshkur Abdallah-ut, nënkryetari i shoqatës për marrëdhënie me Jashtë, i vjen keq sepse votat tregojnë ekzistencën e diskriminimit ndërmjet banorëve të këtij vendi dhe shtoi se Zvicra nuk njeh ekzistencën e Islamit. Ambasadori zviceran është thirrur për t’iu përgjigjur ulemave libanezë.

Pas shpalljes së rezultateve të një referendumi për ndalimin e ndërtimit të minareve të xhamive në Zvicër, ambasadori zviceran është thirrur nga myftiu i Libanit, për t’u takuar me të dhe atij i janë shtruar disa pyetje. Në Liban gjatë takimit me Francis Baras, myftiu libanez Muhamed Rashid Kabban, përmendi ndikimin e ndalimit në ndërtimin e minareve të xhamive në Zvicër, duke shprehur keqardhje për një vendim të tillë. Muftiu i Libanit ka thënë: “Ky vendim racist shkon kundër lirisë së shprehjes dhe parimeve të të drejtave të njeriut, që është e bazuar në Kushtetutën zvicerane dhe ai nuk do të dëmtojë vetëm dialogun e qytetërimeve, por do të intensifikojë përplasjen e qytetërimeve”.



## KONFERENCA NDËRKOMBËTARE ME TEMË “ISLAMI DHE PERËNDIMI” NË MAROK

Një konferencë ndërkombëtare me temën “Islami dhe Perëndimi” u mbajt më 6 dhjetor në Rabat të Marokut, nga Qendra Tarik Bin Zijad në bashkëpunim me Institutin Gjerman Konrad-Adenauer. Takimi kishte për qëllim hetimin e perspektivave të marrëdhënieve në mes Islamit dhe Perëndimit në kuadrin e zhvillimeve të fundit në botë dhe dialogut të kryer nga pasuesit e Islamit dhe feve të tjera. Duke folur në një takim me përfaqësues nga Egjipti, Tunizia, Gjermania, Franca, Maroku dhe nga Amerika e Veriut, Hasan Hafidi , kreu i qendrës, tha: “Programi është mbajtur si një përgjigje për ata që kërkojnë të krijojnë përçarje midis myslimanëve dhe të krishterëve në Evropë, përmes strategjive që përdori Profeti a.s. dhe detyrime të shenjta islamike.



## KUVAJTI DO TË MBAJË GARAT NDËRKOMBËTARE NË KUR’AN

Kuvajti, ka në plan të mbajë një garë ndërkombëtare të Kur’anit në muajin mars 2010. Sponsorizuar nga Emiri i vendit, gara do të mbahet në kategoritë e mësimit përmendsh të Kur’anit, Tertil, Tahkik, dhe recitim me texhvid të Kur’anit. Është planifikuar që gara të fillojë më 11 mars, 2010. Komiteti ekzekutiv i garave ka mbajtur një seancë për të diskutuar mbi procedurat e gjykimit të jurisë, sloganin e garave, dhe fondet e nevojshme për organizimin e garave. Kjo seancë u kryesua nga Abdullah Mehdi Barak, përfaqësues i Kur’anit dhe studimeve islame pranë Ministrisë së Kuvajtit për Bamirësi dhe Çështje Islamike. Krijimi i një atmosfere garimi ndërmjet hafizëve e recituesve të Kur’anit dhe promovimi i mësimeve islame në mesin e të rinjve, janë përmendur si objektivat e kësaj gare.

| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| AUTOR AGIM GASHI | QYTETI KU GJENDET XHAMIA E MUHAMEDIT a.s. | I EPSHËM, I THYESHËM | VEPËR E KADARESË | MANITOBA FEDERATION of LABOR | VRULLE | PJATË (huaj) | FADIL MURIQI | EMNAKU I AMIRES | DIKTATOR | LLOJ DELFINI | HIDROGJENI | | BESIM | PJESË E SHQUAR E XHAMISË (sh.shq.) |
| EMRI I XHAMISË SË MADHE TË PRISHTINËS (foto) | | | | | | | | | | | | ILIR META / PËREMËR VETOR | | |
| SURE E KUR'ANIT FAMËLARTË | | | | | | | | | | | SHOK (fr.) / LUMI MË I GJATË NË BOTË | | | |
| THURIMË PËR TË ZËNË PESHQ | | | | | | | BANOR I NJË SHTETI SHIIT / TELEMETRI | | | | | | | |
| NJË NGA PROFETËT E ALLAHUT | | | | KRIPA E ACIDIT NITRIK / SEKTET FETARE | | | | | | | | NATRIUMI / E QESHURA TALLËSE | | |
| NAIM TËRNAVA | | | PJESË E DOGANËS / AR, FLORI | | | | | | | | | | REOMIRI / THIRRJE PAS EZANIT E PARA FARZIT | |
| OPERË E VERDIT | | | | | | | | | | | LIHTEN-SHTAJNI / VETA | | | |
| | NË ÇKOHË? / SURE E KUR'ANIT FAMËLARTË | | | | | | | | | KOHË NAMAZI | | | | |
| XHAULI | | ÇELËS MUZIKOR / NINULLA | | | | | | | | EPOKA | | | | BOTA E PËRJETSHME |
| ANËÇAK | | | | | | | | | | TË LASHTA | | | | |
| SHOSHA | | | | | | | | | | | ANA E MPREHTË E THIKËS / ZHIVA | | | |
| NË (ang.) | | | TONI / E ZONËS | | | | | | | ISMETI (dim.) | | | | |
| OJNË | | | | | | | | | | EDHE (lat.) | | | RADIOJA / LUAN (Fig.) | |
| | SPORT UJI / SHTYLLË E BESIMIT ISLAM | | | | ULJE ÇMIMI | FABRIKA INDU-STRIALE | MODEL, YRNEK, MOSTËR | ASTATI | REPUBLIKA | CEREMONI (sh.pashq.) / BURIMI, GURRA | | | | |
| VEND NË TAJLANDË | | | | BANOR I NJË KRAHINE SHQIPTARE / REGJISORI, FATMIR | | | | | | | | RADIO TELEVIZIONI / MOSHË E RE | | |
| TËHOLLIMET | | | | | | | | | PJESË NDËRTESE / PARAGUAI | | | | | ZEMËRIMI |
| I MALARIES | | | | | | | | RREGULLI THEMELOR / JO PO | | | | | | |
| AUSTRIA | | EMRI I NËNËS SË PROFETIT MUHAMED a.s. / A? | | | | | | | | INDIUMI / ITALIA | | | RADIUSI / METRI | |
| KAP ME DORË | | | DILETANTI | | | | | | | | GRIMCOVA | | | |






**Ai është All-llahu, nuk ka zot tjetër pos Tij.**
**Dijetari i të fshehtës dhe të dukshmes,**
**Ai është Rrahman (Mëshiruesi), Rrahim (Mëshirëbërësi)!**

**EL-HASHR, 22**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA... AL-A'RAF, 180**




KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË KA NXJERRUR NGA SHTYPI LIBRIN

TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E BI TË KOSOVËS